# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 354 • VITI 33 • MAJ 2020 • RAMAZAN-SHEVVAL 1441 • ÇMIMI 1 €

Komentimi i sures Llukman

Leximi i Kuranit për të vdekurin

Kontributi i Shqipërisë në përkujdesjen për të dëbuarit nga Kosova



Mesazhi i Myftiut të Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava me rastin e festës së Fitër-Bajramit

**Gjatë prezencës në xhami të vazhdohet me respektimin e masave të marra nga Ministria e Shëndetësisë dhe IKSHPK - ja në koordinim me Bashkësinë Islame të Kosovës për parandalim të përhapjes së mëtejme të virusit, i cili edhe më tej vazhdon të jetë prezent në Kosovë.**

# REKOMANDIME

- Të merret abdes në shtëpi
- Të vendosen maskat
- Të përdoret dezinfektuesi për duar
- Të ruhet distanca sociale në mes të besimtarëve
- Ligjërata e xhumasë të mos zgjatet më tepër se 10 minuta
- Të mos shfrytëzohen abdes-hanet dhe toaletet e përbashkëta
- Besimtarët e shtyrë në moshë, ata me sëmundje kronike si dhe ata që kanë simptoma të virusit të mos shkojnë në xhami
- Të mos ketë tubime të tjera përveçse për falje të namazit (jo tubime në grup para dhe pas namazit, jo tubime me vijues të mësimbesimit, jo mukabele, jo ligjërata me përjashtim të hytbes ditën e xhuma)

**Në rast eventual të ndryshimit të rrethanave gjatë ditëve në vijim, Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës do t'ju njoftojë paraprakisht.**

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, dr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

“Nga ju le të jetë një grup që do të thërrasë në atë që është e mirë dhe urdhëron të bëhen punë të mira dhe ndalon nga veprat e këqija. Ata do të jenë të shpëtuar.”
(Ali Imran, 104)

# Të menduarit materialist

*Të menduarit materialist është mashtrim sepse njeriu ka natyrë hyjnore dhe tokësore. Mendimi antik grek e shihte njeriun si pjesë të natyrës, të ndarë nga Zoti.*

*Ndërkaq, të krijuarit e njeriut prej dheu nga ana e Zotit përfaqëson dimensionin profan-tokësor, dhënia e shpirtit atë transcendental-hyjnor, kurse mësimi i emrave të sendeve Ademit a.s. paraqet aftësinë e njeriut për të mësuar dhe për t’u pajisur me dije.*

*Me gjithë zhvillimin marramendës të teknologjisë bashkëkohore, me gjithë rritjen e standardit ekonomik, njerëzimi e ka humbur çelësin e kasafortës së lumturisë njerëzore. Lëkundjet dhe problemet aktuale që kanë pllakosur shoqërinë, agonia shpirtërore, degjenerimet, dhuna dhe padrejtësia kanë shkaktuar negativitete që kanë marrë hov dhe po e shtyjnë njeriun e sotëm drejt humnerës, drejt dekadencës dhe kolapsit moral.*

*Njeriu i sotëm, nën invazionin e mentalitetit materialist, është bërë një qenie e izoluar. I kurthuar nga dëshira të ulëta dhe primitive shtazarake, ai dëshiron të jetojë në vetmi dhe vetëm për veten e tij. Individualizmi egoist ka filluar ta degradojë njeriun e kohës sonë. Ai duke qenë plot dëshira të ethshme, lakmitare dhe ziliqare, po tregohet i pangopur, ambicioz, narcist dhe posesiv për çdo gjë.*

*Demokracia liberale po e shpie shoqërinë drejt nihilizmit dhe shoqëria e bollëkut të kapitalizmit liberal, nga shumë kritikë të saj, vlerësohet se përmban në vete farën e destruksionit dhe vetëshkatërrimit. Njeriu, në vend që të jetë shërbyes/rob dhe mëkëmbës i Allahut, Krijuesit të natyrës, e ka shpallur veten e tij për zot të natyrës.*

*Ideologjitë materialiste kanë zvetënuar çdo gjë të shenjtë dhe të vlefshme te njeriu, duke e trajtuar atë si një krijesë pa shpirt, thjesht një makinë, një robot. Sipas shekullarizmit dhe mendësisë profane ‘asgjë nuk mund të njihet me siguri dhe çdo gjë është e lejuar.’*

*Duke u treguar mospërfillës ndaj vlerave hyjnore, virtyteve dhe moralitetit, si rezultat i influencës së ideologjive të ndryshme ateiste, viktimë e së cilës është bërë shoqëria bashkëkohore, madje që nga momenti kur ajo prezencën e Zotit filloi ta shohë si të tepërt, njerëzit janë bërë peng i ëndjeve të tyre egoiste.*

*Prirjet e këtilla kërcënojnë vlerat e mirëfillta kulturore dhe fetare që janë të nevojshme për të gjithë njerëzit dhe që mundësojnë ruajtjen e familjes dhe funksionimin e shoqërisë. Si rrjedhim familjes dhe gjithë shoqërisë po i kanoset rreziku i shkatërrimit. Synimi ynë duhet të jetë ndreqja e çrregullimeve kulturore që ka pësuar shoqëria jonë gjatë kohës së monizmit dhe evitimi i destruktiviteteve, nga të cilat ajo po kërcënohet thellësisht në kohën e sotme moderne.*

*Prandaj, është detyrë e njerëzve të ditur që t’i këshillojnë masat e gjëra, që janë të dhëna pas dëshirave të tyre egoiste, duke punuar në nxjerrjen e tyre nga errësirat e shumta në dritën e Islamit. “Nga ju le të jetë një grup që do të thërrasë në atë që është e mirë dhe urdhëron të bëhen punë të mira dhe ndalon nga veprat e këqija. Ata do të jenë të shpëtuar.” (Ali Imran, 104).*

*Masat e gjëra kanë nevojë jo vetëm të këshillohen, por edhe të udhëhiqen nga një grup njerëzish të drejtë, që do t’i ruanin vlerat morale dhe fetare. Kjo kërkon që t’u jemi besnikë vlerave morale e fetare dhe të kapemi pas rrënjëve tona. Elita udhëheqëse e një populli duhet të jetë e pastër, jashtë kornizave të realitetit të prishur, në mënyrë që të punojë jo vetëm për prosperitetin material, por edhe për atë shpirtëror të tij. Për ta arritur këtë, shëmbëlltyrë për ne duhet të jetë jeta dhe e vepra e Muhamedit a.s. dhe e shokëve të tij.*

*Largimi nga feja e çon shoqërinë drejt rënies së vazhdueshme në aspektin e vlerave dhe të virtyteve dhe drejt degradimit moral e material.*

*Dr. Ajni Sinani*

*Mesazhi i Myftiut të Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava me rastin e festës së Fitër-Bajramit*

# Besimtari ka arsye që të ndihet i lumtur e i gëzuar për Fitër Bajram

*Bismil-lahirr Rrahmanirr Rrahim*

*Me emrin e Zotit, Mëshirëbërësit, Mëshirëplotit*

*Hamdi e lavdi i pakufishëm i takojnë Zotit të botëve,*

*Ai është Një dhe i pashoq dhe vetëm Atij i takojnë sundimi e Madhëria.*

*Salatet e selamet tona të përzemërta ia dërgojmë më të mirit të njerëzimit, shefatgjiut në ditë të mahsherit – Muhamedit a.s., familjes së tij të pastër e fisnike dhe shokëve të tij besnikë.*

*Të dashur besimtarë,*

*Të nderuar vëllezër e motra,*

*Të nderuar qytetarë të Kosovës,*

Sot, jam para jush me ndenja të përziera si asnjëherë më parë, ngase është hera e parë që në ditën e Fitër-Bajramit, nga xhamia kryesore e Kosovës po ju drejtohem në vaktin e Bajramit pa xhemat e edhe pa falur namazin e Fitër-Bajramit.

Megjithatë sot, besimtarët myslimanë të vendit tonë, të trojeve tona dhe besimtarët myslimanë në tërë botën, kanë arsye të ndihen të gëzuar, sepse festojnë njërën prej dy festave më të rëndësishme në islam - Festën e Fitër-Bajramit, e cila vjen pas përfundimit të ibadetit të agjërimit dhe Ramazanit.

Agjërimi i muajit Ramazan, për besimtarët është një nga themelet e besimit islam që bëhet vetëm për hir të Krijuesit të gjithësisë.

Përmes këtij ibadeti që në vete përmban sakrificën, manifestohet bindshëm përkushtimi ndaj Krijuesit, manifestohet po ashtu ndjenja e fortë e Imanit si dhe dalin në pah përkushtimi e devocioni mbi nefsin dhe egon.

Gjatë muajit të agjërimit, ne shtuam ibadetin, lutjet, bamirësinë, mbështetjen dhe solidaritetin. Qemë më të urtë e më fisnikë, qemë më të afruar me njeri-tjetrin dhe më të dashur.

Kultivuam më shumë respekt, dashuri, mirëkuptim e solidarizim, virtyte këto që individit e shoqërisë i japin vlerën dhe peshën e merituar.

Agjërimi, ndryshe nga ibadetet e tjera që kryen besimtari, është i fshehtë dhe vetëm besimtari e Zoti e dinë, dhe pikërisht kjo e bën të veçantë këtë adhurim, për të cilin Krijuesi ka premtuar shpërblim të veçantë.

Pas kryerjes së këtij ibadeti, besimtari ka arsye që të ndihet i lumtur e i gëzuar, dhe ka arsye që të festojë në formën më të mirë, me familjen, me miqtë e me tërë besimtarët, sepse ka kryer një urdhër të Allahut.

Andaj në këtë ditë feste kërkohet nga ne që të kemi kujdesin e duhur për fqinjin tonë në nevojë, për vëllezërit tanë në vështirësi, dhe nuk mund të quhet festa e plotë kur fqinji apo vëllai ynë është në vështirësi.

*Vëllezër e motra!*

Agjërimi i sivjetmë ishte më i ndryshëm nga agjërimet e viteve të tjera, e më e veçantë është edhe vetë festa e Bajramit që po përjetojmë sot, për shkak të pandemisë që ka shkaktuar virusi COVID-19, i cili na ka privuar nga shumë aktivitete në organizimin e jetës fetare.



Besimtari gjatë këtij muaji ka bërë namaz, lutje e vepra të mira, ibadete këto të cilat duan përkushtim e sakrificë, duan vullnet e gatishmëri, e mbi të gjitha duan bindje e besim, ngase imani i besimtarit është i kultivuar dhe i dëshmuar me veprime e sjellje konkrete.

Festa e Fitër-Bajramit në vete ka edhe aspektin e solidaritetit e bamirësisë, që kërkon kujdes ndaj atyre që kanë nevojë për mbështetjen e ndihmën tonë.

Kujdesi ndaj tjetrit e sidomos ndaj kategorive që kanë nevojë është obligim për ata që kanë mundësi të kontribuojnë.

*Vëllezër të dashur!*

Qe një kohë, për shkak të pandemisë, respektivisht për shkak të rrezikut që paraqet ky virus, jemi detyruar që të jemi të izoluar në familjet tona, të pezullojmë faljet e organizuara të namazit në xhamitë tona, të heqim dorë nga manifestimet publike, ashtu siç kemi hequr dorë edhe nga manifestimi dhe falja e namazit të Fitër-Bajramit.

Të gjitha këto vendime, jo të lehta, janë marrë në të mirë të komunitetit tonë, në të mirë të ruajtjes së shëndetit



publik, sepse këtë edhe e kemi obligim e parim në fenë tonë - është urdhër nga Zoti i Madhëruar, i Cili në Kuranin fisnik në mënyrë urdhërore na drejtohet duke thënë “... dhe assesi mos e futni veten dhe jetën tuaj në rrezik” (El Bekare, 195), ndërsa Pejgamberi a.s. na udhëzon duke thënë: “Nëse në një vend paraqiten sëmundjet vdekjeprurëse, mos shkoni aty e, nëse gjendeni aty, mos u largoni nga ai vend”, e kështu na këshilluan edhe mjekët e hershëm myslimanë.

Unë e kuptoj ndjesinë e besimtarëve pse sot nuk janë në xhami për të madhëruar Krijuesin e gjithësisë, nuk janë në manifestim anekënd Kosovës për të përjetuar kënaqësinë që ofron festa e Bajramit, nuk janë në këtë kohë pranë njëri-tjetrit për t'i uruar e për t'i përgëzuar për festën gjithëpopullore, jo vetëm ndër ne, por edhe në tërë botën myslimane.

Ky realitet pa dyshim se paraqet një ndjesi jo të këndshme, por megjithatë përbën domosdoshmëri për të mirën tonë dhe për të mirën e shëndetit publik.

Edhe pse kemi arsye për festë, kur është fjala për shëndetin publik dhe kur përballemi me rreziqe të përgjithshme, duhet vepruar e punuar përgjegjshëm dhe ndërgjegjshëm ashtu siç kërkojnë institucionet tona profesionale.

Në përballje me pandeminë, institucionet tonë brenda mundësive kanë bërë më të mirën e mundshme për ta ruajtur shëndetin e popullatës sonë, për çfarë meritojnë mirënjohjen e respektin tonë. Ata Zoti i shpërbleftë, ndërsa ne edhe në këtë ditë feste, i përgëzojmë për punën e mundin që kanë bërë.

Falënderim të veçantë në këtë ditë të madhe festive, pa dyshim meriton populli ynë i mrekullueshëm, i cili në shkallë të lartë dhe me përgjegjësi zbatoi udhëzimet e rekomandimet e institucioneve tona përgjegjëse e profesionale.

Me këtë sjellje, shoqëria jonë ka treguar një pjekuri dhe kulturë të lartë të përgjegjësisë, ndërsa institucionet tona kanë treguar efikasitet e profesionalizëm përballë rrezikut më të cilin po përballemi.

Ky bashkëveprim i shoqërisë dhe i institucioneve tona, secili në kuadër të fushëveprimeve të tij, është treguesi më i mirë dhe më shpresëdhënës për një të ardhme të mirë të vendit e të popullit tonë, dhe e radhit popullin tonë në familjen e popujve dhe vendeve të konsoliduara me vetëdije të lartë institucionale e shtetformuese.

*Vëllezër e motra!*

Në këtë ditë Bajrami, ju ftoj që të keni durim edhe për pak kohë, derisa ta kalojmë rrezikun nga virusi Covid-19, ju ftoj që të shmangni vizitat te njëri-tjetri, te miqtë dhe te farefisi, me qëllimin e vetëm të ruajtjes së shëndetit tonë.

Lusim Zotin e Madhërishëm në këtë ditë feste që sa më parë të kalojë pandemia, e derisa të jetë kështu, lutuni në shtëpitë tuaja, bëni namazin në shtëpitë tuaja, festoni në shtëpitë tuaja, uroni e përgëzoni njëri-tjetrin me mjete të komunikimit të cilat sot fatbardhësisht i kemi.

Dashtë Zoti që sa më parë t'i kthehemi normalitetit, t'u kthehemi shkollave, universiteteve, xhamive dhe vendeve të punës.

Duke ju uruar për Fitër-Bajramin, ju përshëndes të gjithë në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të institucioneve e të organeve të saj dhe në emrin tim personal, gjithherë duke ju dëshiruar shëndet, mbarësi, lumturi, ngrohtësi e harmoni në familjet tuaja.

Për hajr na qoftë të gjithëve festa e Fitër-Bajramit!

*Myftiu Naim ef. Tërnava*
*24.05.2020*

Sabri Bajgora

# Komentimi i sures Llukman – (8)

## Argumentet e Allahut dhe ftesa për besim

أَلَمْ تَرَ أَنَّ اللَّـهَ يُولِجُ اللَّيْلَ فِي النَّهَارِ وَيُولِجُ النَّهَارَ فِي
اللَّيْلِ وَسَخَّرَ الشَّمْسَ وَالْقَمَرَ كُلٌّ يَجْرِي إِلَىٰ أَجَلٍ مُّسَمًّى
وَأَنَّ اللَّـهَ بِمَا تَعْمَلُونَ خَبِيرٌ ﴿29﴾ ذَٰلِكَ بِأَنَّ اللَّـهَ هُوَ
الْحَقُّ وَأَنَّ مَا يَدْعُونَ مِن دُونِهِ الْبَاطِلُ وَأَنَّ اللَّـهَ هُوَ
الْعَلِيُّ الْكَبِيرُ ﴿30﴾ أَلَمْ تَرَ أَنَّ الْفُلْكَ تَجْرِي فِي الْبَحْرِ
بِنِعْمَتِ اللَّـهِ لِيُرِيَكُم مِّنْ آيَاتِهِ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَآيَاتٍ لِّكُلِّ
صَبَّارٍ شَكُورٍ ﴿31﴾ وَإِذَا غَشِيَهُم مَّوْجٌ كَالظُّلَلِ دَعَوُا
اللَّـهَ مُخْلِصِينَ لَهُ الدِّينَ فَلَمَّا نَجَّاهُمْ إِلَى الْبَرِّ فَمِنْهُم
مُّقْتَصِدٌ وَمَا يَجْحَدُ بِآيَاتِنَا إِلَّا كُلُّ خَتَّارٍ كَفُورٍ ﴿32﴾

*"A nuk e shihni se Allahu e fut (kthen) natën në ditë dhe ditën në natë, se e ka nënshtruar Diellin dhe Hënën dhe secili lëviz deri në një afat të caktuar dhe se Allahu hollësisht është i njohur me atë që veproni ju! Kjo (argumenton) se Allahu është e Vërteta, kurse ajo çfarë adhurojnë në vend të Tij është gënjeshtër, e Allahu është i Lartësuar dhe i Madhërishëm. A nuk e shihni se anijet lundrojnë nëpër det në saje të mirësisë së Allahut, për t'ju treguar disa nga argumentet e Veta? Vërtet, në këtë ka mësim për secilin që është i durueshëm dhe mirënjohës. E kur ata i mbulon ndonjë valë (e madhe) sikur reja (apo bjeshka), i luten Allahut me sinqeritet e besim të plotë, ndërsa kur i shpëton (dhe dalin) në tokë, ka që i mbesin mirënjohës. Argumentet tona i mohon vetëm i pabesi dhe mosmirënjohësi" – (Llukman, 29-32).*

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Këto ajete janë vazhdimësi e sjelljes së argumenteve nga ana e Allahut të Gjithëpushtetshëm, për madhështinë e Tij krijuese. Në ajetet paraprake u vërtetua në mënyrë të përgjithësuar se qiejt dhe Toka, me tërë çka ekziston në to, i janë nënshtruar vetëm Allahut, kurse tash në këto ajete kemi të bëjmë me disa specifikime të këtij nënshtrimi, siç janë f.v. procesi i errësirës së natës dhe zbardhëllimit të ditës, nënshtrimi i diellit dhe i hënës, të cilat ndjekin trajektoren e tyre të lëvizjes, ashtu siç ua ka caktuar i Lartmadhërishmi deri në Ditën e Gjykimit. Si shenjë e këtij nënshtrimi ndaj fuqisë absolute të Allahut është edhe lundrimi i anijeve në det të hapur, nëpërmjet të cilave njerëzve u lehtësohet jetesa, qoftë për sigurimin e ushqimit qoftë për tregti dhe bartje të mallrave.

> **Proces i zëvendësimit të ditës dhe natës nga njëra-tjetra, është dëshmi se Toka jonë ashtu sikur edhe Dielli dhe planetët e tjerë, kanë forma sferike apo eliptike dhe vazhdimisht janë në lëvizje.**

## Koment:

*29. A nuk e shihni se Allahu e fut (kthen) natën në ditë dhe ditën në natë, se e ka nënshtruar Diellin dhe Hënën dhe secili lëviz deri në një afat të caktuar dhe se Allahu hollësisht është i njohur me atë që veproni ju!*

Në shumë vende në Kuran, Allahu xh.sh. u drejtohet jobesimtarëve dhe atyre që kanë dyshime në ekzistencës e Tij, nëpërmjet argumenteve të shumta lëndore, të cilat mund të shihen edhe me sy, për t'ua bërë me dije se vetëm Ai është krijues i tyre dhe njëkohësisht është edhe mbikëqyrës i tërë proceseve që zhvillohen në këtë gjithësi. Në këtë grup ajetesh, ndër argumentet e para është procesi i natës dhe i ditës. Ku proces i zëvendësimit të ditës dhe natës nga njëra-tjetra, është dëshmi se Toka jonë ashtu sikur edhe Dielli dhe planetët e tjerë, kanë forma sferike apo eliptike dhe vazhdimisht janë në lëvizje. Kjo lëvizje e tokës rreth boshtit të saj po edhe rreth diellit, krijon procesin e natës dhe të ditës. Vetëm meditimi rreth këtij procesi, do të duhet të ishte shkak i udhëzimit të këtyre njerëzve të pabindur. Shumë prej komentatorëve të Kuranit, këtë ajet e kanë shpjeguar edhe me faktin

se Allahu i Madhërishëm gjatë stinës së dimrit e zgjat natën dhe e shkurton ditën, kurse verës, e zgjat ditën ndërsa e shkurton natën.[1] Ky proces mund të vërehet më së miri në hemisferën tonë, kur ne i përjetojmë të katër stinët e vitit.

Pastaj Allahu xh.sh. na tregon se i ka nënshtruar Diellin dhe Hënën dhe i ka vënë në funksion për të mirën e njeriut. Në bazë të lëvizjes së Diellit dhe të Hënës, njeriu ka arritur të përpilojë kalendarë për njehsimin e kohës dhe të viteve. Nëpërmjet lëvizjes dhe fazave të hënës, myslimanët i kanë përcaktuar fillimet dhe përfundimet e muajve të shenjtë, ndërsa me lëvizjen e diellit nëpër horizont, i kanë përcaktuar kohët e namazit. Allahu xh.sh. thotë: *"Ne i bëmë natën dhe ditën dy argumente (që dëshmojnë për fuqinë Tonë). Natën e mbështollëm me errësirë, kurse ditës i dhamë ndriçim, që ju të kërkoni begati nga Zoti juaj e që të mësoni numërimin e viteve dhe njehsimin e kohës. Çdo gjë e kemi sqaruar hollësisht" – (El-Israë, 12).*

Ndërsa lëvizja e këtyre dy trupave qiellorë në orbitat e përcaktuara nga Krijuesi fuqiplotë, është një argument dhe dëshmi tjetër shtesë për idhujtarët dhe jobesimtarët, që të udhëzohen e të binden për ekzistencën e Krijuesit të tyre.

Ajeti përfundon me fjalët se: të gjithë ju o njerëz të pabindur, do të ballafaqoheni me veprat tuaja në Ditën e Gjykimit, ngase Allahu është hollësisht i njohur me atë çfarë keni punuar në këtë botë, andaj mos e fajësoni askënd tjetër përveç vetvetes, kur nesër do ta merrni ndëshkimin meritor në Ahiret.

*30. Kjo (argumenton) se Allahu është e Vërteta, kurse ajo çfarë adhurojnë në vend të Tij është gënjeshtër, e Allahu është i Lartësuar dhe i Madhërishëm..*

Pothuajse shumica e ajeteve kuranore janë përqendruar në thirrjen në besimin në Allahun nëpërmjet argumenteve të shumta lëndore dhe logjike, duke ua argumentuar njerëzve Njëshmërinë absolute të Krijuesit fuqiplotë e të Gjithëpushtetshëm. Këto ajete thërrasin në besim në Zotin Një, sqarojnë cilësitë e Allahut, diturinë, vullnetin, mëshirën, dhembshurinë, premtimin dhe kërcënimin, por mbi të gjitha thërrasin në besimin e drejtë dhe në largimin nga e kota.[2] Edhe nëpërmjet këtij ajeti të cilin jemi duke e komentuar, sqarohet sjellja e të gjitha argumenteve paraprake rreth krijimit të qiejve, futjes së natës në ditë dhe ditës në natë, nënshtrimit të Diellit dhe Hënës etj., nëpërmjet të cilave dëshmohet se Allahu xh.sh. është Krijuesi absolut, Një, i Vetëm dhe i Pashoq në sundim, planifikim dhe përcaktim të proceseve në këtë gjithësi. Argumenton se Allahu është i vërtetë, ndërsa të gjithë idhujt që idhujtarët u përuleshin e i madhëronin janë gënjeshtër, shpifje dhe sajesa injorantësh.[3] Mbase, misioni i fesë islame ishte ky, që njerëzit të largohen nga e kota dhe të kthehen në natyrshmërinë në të cilën i ka krijuar Allahu i Lartmadhërishëm, i Cili është i vetmi që meriton adhurimin dhe nënshtrimin.

**Pothuajse shumica e ajeteve kuranore janë përqendruar në thirrjen në besimin në Allahun nëpërmjet argumenteve të shumta lëndore dhe logjike, duke ua argumentuar njerëzve Njëshmërinë absolute të Krijuesit fuqiplotë e të Gjithëpushtetshëm.**

*31. A nuk e shihni se anijet lundrojnë nëpër det në saje të mirësisë së Allahut, për t'ju treguar disa nga argumentet e Veta? Vërtet, në këtë ka mësim për secilin që është i durueshëm dhe mirënjohës.*

Pasi në ajetet e mëparshme Allahu xh.sh. përmendi disa nga argumentet qiellore që dëshmojnë për madhështinë dhe Njëshmërinë e Tij, tash në këtë ajet, ai e sjell një argument tokësor, që ndërlidhet me anijet të cilat lundrojnë në det me mirësitë dhe bekimin e Allahut. Në ta kaluarën, para së njerëzit të shpiknin teknologjinë moderne, anijet ishin pothuajse mjeti më i leverdishëm për transportimin e mallrave për tregti dhe çështje që kishin të bënin me ekzistencën e tyre, në distanca të gjata. Ato lundronin me ndihmën e velave, në varësi të erërave që frynin në det. Por edhe tash në kohët tona,



dituria me të cilën i ka pajisur Allahu njerëzit, është mirësi sepse ka mundësuar që këta të shpikin motorë të fuqishëm, të cilët mundësojnë lëvizjen e anijeve të mëdha tejoqeanike, me anë të të cilave sot barten mallra tregtare etj. Mjafton vetëm uji i detit si mirësi që i mban këto anije të mos fundosen, por të qenë në shërbim të njeriut dhe mirëqenies së tij. Prandaj, Allahu xh.sh. e ka quajtur lundrimin e tyre mirësi dhe bereqet, si shenjë për falënderim nga të gjithë ata që janë të durueshëm dhe falënderues ndaj Tij.[4]

*32. E kur ata i mbulon ndonjë valë (e madhe) sikur reja (apo bjeshka), i luten Allahut me sinqeritet e besim të plotë, ndërsa kur i shpëton (dhe dalin) në tokë, ka që mbesin mirënjohës. Argumentet tona i mohon vetëm i pabesi mosmirënjohës".*

Ky ajet shpërfaq më së miri natyrën dhe karakterin e disa njerëzve, të cilët kur i kaplon ndonjë shqetësim, rrezik apo trishtim, menjëherë kthehen te Zoti dhe i luten Atij që t'u ndihmojë e t'i shpëtojë, kurse sapo ta kalojnë atë rrezik, sërish i kthehen kryeneçësisë dhe arrogancës së tyre, duke u larguar nga të përmendurit e Zotit, e madje edhe duke i bërë Atij shirk në adhurim. Simbolika e këtij ajeti është e qartë, meqë ajeti paraprak fliste për anijet që lundrojnë në det me mirësitë e Allahut, ndërkohë që lundërtarët dhe udhëtarët që udhëtojnë me anije, shpeshherë ballafaqohen me shtrëngata të mëdha detare, uragane apo edhe lloj *cunami* shkatërrues, me dallgë të mëdha sa bjeshkët. Përderisa janë në det në mes këtyre shtrëngatash, shumë prej tyre i luten Zotit dhe bëhen të devotshëm, kurse sapo të dalin në cekëtinë-breg, shumë prej tyre harrojnë lutjet e tyre që i bënin te Zoti, ndërsa vetëm një pjesë e vogël e tyre i mbesin besnikë besimit të drejtë.[5]

Në lidhje me këtë ajet, Shejh Sharavi thotë: Arsyeja pse idhujtarët dhe jobesimtarët kur ballafaqohen me sprova e vështirësi, të cilat i çojnë në buzë të vdekjes, i drejtohen Zotit që t'i shpëtojë, është se ndjenja e natyrshme fetare vazhdon të jetë e pranishme diku e strukur në thellësitë më të skajshme të shpirtit të tyre. Kjo ndjenjë e fetarisë, vazhdon të qëndrojë në gjenet, indet dhe qelizat e secilit njeri, prej kur Allahu i Madhërishëm e krijoi Ademin a.s., dhe pastaj iu drejtua të gjithë pasardhësve të tij duke u thënë: *"(Kujtoje) Kur Zoti yt nxori nga kurrizi i bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmitarë të vetes së tyre, (duke u thënë): "A nuk jam Unë Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmojmë (se Ti je)." Që të mos thoni në Ditën e Kiametit: "Ne për këtë (dëshmim) ishim të painformuar." - (El-A'raf, 172)*

Pra, secili prej nesh, bart me vete këtë grimcë që e ka dëshmuar atë besatim me Zotin, e kjo grimcë imanore është burim i të gjitha shkëndijave rrezatuese në shpirtin e secilit besimtar, shkëndijë e cila duhet ruajtur që drita e saj të mos venitet apo të fiket duke kundërshtuar ligjin hyjnor,[6] ashtu siç na e ka përshkruar Allahu xh.sh.: *"E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të mjeruar dhe në Ditën e Kiametit do ta ringjallim të verbër." – (Ta Ha, 124)*

Ndërkohë që këtë çështje e ka sqaruar shumë mirë edhe i Dërguari a.s. kur thotë: *"Çdo fëmijë lind në natyrshmërinë e tij (në fenë e pastër të Allahut-Fitre), e pastaj prindërit e tij e bëjnë hebre, të krishterë apo zjarrputist"*[7]

Fundi i këtij ajeti: *"Pra, argumentet tona i mohon vetëm i pabesi mosmirënjohës"* është një tërheqje e vërejtjes nga ana e Allahut për të gjithë mohuesit e Tij, se janë të mjerë ata që harrojnë Zotin e tyre dhe ia kthejnë shpinën udhëzimit hyjnor, sepse këto argumente nuk i refuzon askush tjetër përpos atij që është i pabesë, tradhtar dhe përbuzës ndaj dhuntive të Tij.

## Porosia e ajeteve (29-32)

- Argumentet e shumta kozmologjike, siç janë nata dhe di ta, të cilat varësisht nga stinët, shkurtohen apo zgjaten, pastaj nënshtrimi i Diellit dhe i Hënës, të cilat lëvizin me urdhër të Allahut nëpër orbitat e tyre, janë shenja hyjnore për Fuqinë absolute të Allahut xh.sh. si krijues i tyre, i Cili me urtësinë dhe përcaktimin e Tij, i ka nënshtruar që të jenë në shërbim të njerëzimit.

- Çdo gjë tjetër që adhurohet përpos Allahut, është shirk-idhujtari, që njeriun e shpie në zjarrin e Xhehenemit, ndërsa vetëm adhurimi i Allahut si Krijues të lartë e të pashoq në Madhështinë e Tij, është e rruga e drejtë dhe e Vërteta.

- Edhe anijet që lundrojnë në det, të cilat shërbejnë për bartjen e njerëzve dhe të mallrave, janë argument tjetër për madhështinë e Allahut, prandaj njerëzit duhet të jenë të durueshëm, nëse i godet ndonjë sprovë e njëkohësisht edhe falënderues për çdo të mirë që e gëzojnë në jetën e kësaj bote.

- Të kundërtën e kësaj e veprojnë idhujtarët dhe jobesimtarët, të cilët kur janë në pozitë të palakmueshme, i drejtohen Allahut duke kërkuar prej Tij ndihmë dhe largim të vështirësive, kur janë në mirëqenie, e harrojnë fare Krijuesin e tyre dhe bëhen mosmirënjohës!

*- vijon -*

*1. Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXI, f. 187. 2. Abdulhamid Kishk, Fi Rihabi-t-Tefsir, vëll. XXI, f. 4027. 3.Imam Ebu-t-Tajjib Siddik Han bin Hasen el-Kinuxhi en-Nexhari, Fet'hu-l Bejan fi mekasidi-l Kuran, Bejrut, 1992, vëll. X, f. 299. 4. Et-Tefsiru-l mevdui li suveri-l Kuran, vëll. VI, f. 42.5. Muhamed Izzet Druzeh, Et-Tefsiru-l hadithu - tertibu-s-suveri hasebe-n-nuzuli, Kajro, 2000, vëll. IV, f. 261.6. Muhamed Mutevel-li esh-Sharavi, Havatiri havle-l Kurani-l Kerim, vëll. 19, f. 11753.7. Transmetojnë nga Ebu Hurejra, Buhariu (4775); Muslimi (2658).*

Dr. Ajni Sinani

# Islami – akide dhe sheriat

"Thuaj: 'Me të vërtetë, Zoti im më ka udhëzuar në rrugë të drejtë, në fenë e vërtetë, në fenë e pastër të Ibrahimit besimplotë, i cili nuk ka qenë adhurues i idhujve." (El En'am, 161).

Drita që shkëlqeu në Mekë, për pak kohë, filloi të ndriçojë kudo. Spanja myslimane arriti një shkallë të tillë të zhvillimit kulturor që nuk e kishte arritur as më parë e as më pas. Nxitësi kryesor për Evropën që të jepej pas shkencës ishte Spanja islame. Ndërkaq, kur myslimanët u larguan nga disiplina dhe rendi islam, nga dija dhe shkenca, ata, nga sundues të botës, u bënë të paaftë të sundojnë madje edhe veten e tyre.

Në kontekstin leksikologjik fjala arabe "Islam" do të thotë nënshtrim dhe bindje. Kuptimi terminologjik i fjalës e definon Islamin si: të dorëzuarit Zotit Një e absolut dhe të bindurit ligjit të Tij, duke iu shmangur politeizmit apo çfarëdo adhurimi të kotë. Kjo do të thotë se myslimani nuk e përul kokën para askujt përveç para Zotit, dhe askënd dhe asgjë nuk e konsideron rival apo të barabartë me Të.

Besimtari nuk lejohet që të jetë i varur apo të bëhet rob i epshit, i pasionit, i lakmisë apo i çfarëdo idhulli apo krijese. Feja që të gjithë pejgamberët kanë marrë prej Zotit dhe ua kanë kumtuar njerëzve është e njëjta fe – Islami: "Feja e pranueshme tek Allahu është Islami." (Ali Imran, 19)

Përkatësia islame është atribut që çdo njeri, pa marrë parasysh se cilit popull, race apo vendi i përket, nëse e zotëron atë atribut është pjesë e umetit musliman.

Të shprehurit e përkatësisë islame bëhet përmes dëshmisë: "Nuk ka zot tjetër përveç Allahut, Muhamedi është rob dhe pejgamber i Tij". Kjo dëshmi është fjalëkalimi



për në Islam dhe çelësi i xhenetit. Përmes saj myslimani pohon se e pranon vetëm Allahun për Zot, formësues, furnizues, udhëzues, programues të jetës, përcaktues të vdekjes dhe udhëheqës së jetës së tij. Kjo e dallon myslimanin nga të tjerët. Kurani na tregon se i pari që e përdori termin mysliman ishte Ibrahimi a.s.: "Ai ju ka zgjedhur dhe nuk ju ka vënë asnjë barrë në fenë tuaj, fenë e babait tuaj, Ibrahimit. Ai ju ka quajtur juve myslimanë qysh më parë..." (El Haxhxh, 78).

Islami përbehet prej akides dhe sheriatit. Akidja përfshin çështjet besimore, kurse sheriati përfshin veprat e njeriut. Në një nga ajetet e tij, Kurani bën dallimin ndërmjet besimtarit/mu'minit dhe muslimanit: "Beduinët thanë: 'Ne kemi besuar!' Thuaj: 'ju nuk keni besuar ende, por thoni: ne jemi dorëzuar, pasi besimi ende nuk ka hyrë në zemrat tuaja..." (El Huxhurat, 14).

Besimtar (mu'min) është ai që beson fuqishëm njëshmërinë e Zotit, engjëjt, librat, pejgamberët, paracaktimin dhe ringjalljen. Kurse, mysliman është ai që i përmbahet kushteve të Islamit: që dëshmon se nuk ka zot pos Allahut dhe se Muhammedi është i dërguar i Zotit, që fal namazin, agjëron ramazanin, jep zeqatin dhe kryen haxhin.

Përcillet nga Enes b. Maliku se Pejgamberi a.s. i tha Muadhit, që i ishte i hipur bashkë me të në kafshë: "O Muadh b. Xhebel!" Muadhi iu përgjigj: "Urdhëro o i Dërguari i Allahut, urdhëro!" Pejgamberi a.s. iu drejtua prapë: "O Muadh", Muadhi ia ktheu përsëri: "Urdhëro o i Dërguari i Allahut, urdhëro!" Kjo u përsërit tri herë. Më pas, Pejgambri a.s. tha: "Ai që e verifikon me zemër dhe dëshmon

se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, dhe se Muhamedi është i dërguari i Allahut, Allahu ia ndalon hyrjen në xhehenem...” (Buhariu, Ilm, 49)

Gjithsesi besimi duhet të manifestohej në përditshmërinë e njerëzve? Madje, sa do të kishte vlerë të njëmendtë një vepër që nuk bëhet në emër të Zotit?! Mu për këtë, në shume vende imani dhe vepra e mirë përmenden në Kuran përkrah njëri-tjetrit: “ata që besojnë dhe bëjnë punë të mira”. Si rrjedhim, besimi dhe nënshtrimi ndaj Zotit janë të lidhur mes tyre si puna e pemës dhe farës. Ashtu sikurse që nuk mund të mbijë dhe të rritet druri pa farë, ashtu nuk mund të kemi islam pa besim (iman).

Besimi në rend të parë është çështje e zemrës, e ndijimit dhe e bindjes. Por feja e Allahut nuk është vetëm besim (iman- akide), prandaj shqiptimi i dëshmisë (shehadetit) duhet të shkojë përtej deklarimit verbal të përkatësisë islame, duke reflektuar në aspektin fetar, shoqëror dhe shpirtëror të besimtarit. Sepse, Zoti kërkon që imani të manifestohet dhe përditësohet përmes dispozitave islame, duke vepruar në harmoni me to, përndryshe besimi do të ishte si pema pa fruta.

Kjo, ngase adhurimi në Islam ka kuptim gjithëpërfshirës dhe ai ngërthen çdo aktivitet të njeriut që bëhet në emër të Zotit dhe për të mirën e shoqërisë. Myslimani nuk i ndan punët e kësaj bote nga bota tjetër sepse dynjaja dhe ahireti nuk janë dy realitete të ndara. Madje, çdo vepër jo vetëm që ka pasojat e saj në këtë botë, por gjithashtu bërësi i saj do të merret në llogari në botën tjetër.

Për rrjedhojë, Islami ynë nuk është i mjaftueshëm nëse reduktohet vetëm në të lindurit tonë nga prindër myslimanë dhe të rriturit mes myslimanëve. Njeriu edhe pse lind si mysliman dhe në një familje myslimane, nëse nuk e pranon ekzistencën e Zotit nuk mund të jetë mysliman. Që myslimani ta bartë me krenari dhe të jetë i denjë për përkatësinë e tij fetare, kërkohet që veprat e tij të jenë në përputhje me ligjin e Zotit. Myslimani i mirë

**Të nxitur nga ajete të shumta kuranore që nxisin për lexim, kërkim, meditim, soditje, punë intelektuale dhe marrjen me shkencë, myslimanët i dhanë një kontribut të pallogaritshëm njerëzimit. Islami solli një revolucion kulturor të pashembullt.**

nuk mund të jetë vetëm me qëllime të mira, pa i shoqëruar ato me vepra të mira.

Njeriu konsiderohet musliman i plotë kur ai i praktikon dhe i jetëson mësimet islame në botën reale, sepse Islami është një sistem hyjnor për jetën njerëzore. Shpirti, zemra, vetëdija, imagjinata, meditimi, mendimi, adhurimi, veprimet, pasuria, trupi, çdo frymëmarrje, madje çdo atom dhe qelizë e besimtarit duhet t’i përkushtohet Zotit absolut: “Thuaj në të vërtetë, namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime, i përkasin vetëm Allahut, Zotit të botëve.” (El En’am, 162). Pra, e gjithë jeta duhet të jetë adhurim, përndryshe sa do të ishte adhurimi nëse reduktohet vetëm në disa momente të caktuara, përballë shpërblimit në botën e amshueshme?

Secili besimtar/mumin duhet të ndiejë se çdo gjë që ekziston, që nga thërrmijat më të imta e deri tek yjet, galaktikat e panumërta dhe i gjithë universi, është manifestim i fuqisë së Allahut, ashtu sikurse shprehet Ebu Bekër Sidiku: “Para çdo gjëje shoh Allahun, në çdo gjë shoh Allahun dhe pas çdo gjëje shoh Allahun”.

Vetëm kështu zemra e myslimanit mumin mund të jetë në paqe dhe qetësi, sepse ai e adhuron Atë që e adhuron e tërë gjithësia. “... Atij i përulen të gjithë që gjenden në qiej dhe në Tokë...” (Ali Imran: 83). Duke vepruar brenda sistemit hyjnor, njeriu është i denjë të jetë mëkëmbës i Zotit mbi Tokë.

Zoti ka bërë që ndikimi dhe influenca e mësimeve islame të jetë rezultat i përpjekjeve të myslimanit për një gjë të tillë: “Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë, ndërsa kushdo që e shtyp atë (me punë të këqija), do të dështojë.” (Esh Shems: 9-10).

Pra, Islami, duke qenë se është i shpallur nga Zoti, nuk ndikon vetvetiu: “Me të vërtetë, Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç’kanë në vetvete.” (Er R’ad: 11). Kjo lë të kuptohet se natyrës njerëzore i është mundësuar të veprojë në mënyrë permanente dhe të mos jetë e përjashtuar nga aksioni dhe veprimi.

Myslimani duhet të punojë që të japë kontributin e tij që të ruhet Islami në hapësirën ku ai jeton dhe vepron dhe duhet t’iu mundësojë myslimanëve të tjerë të njohin fenë e tyre. Ai duhet të jetë ashtu si merimanga që thuri rrjetin e saj për ta mbrojtur të Dërguarin e Zotit, një rrjetë dije dhe drite që ta mbrojë bashkësinë myslimane nga armiqtë e saj. Prandaj, kërkohet që myslimanët ta njohin sa më shumë fenë e tyre, sepse sa më thellë që e njohin atë, aq më shumë do ta shtojnë bindjen e tyre, duke përulur kokat e tyre në sexhde në shenjë falënderimi ndaj Krijuesit.

Të pajisur me forcën e moralit dhe të shpirtit, myslimanët e parë arritën që për gjysmëshekulli të merrnin gjysmën e botës, duke qëndruar shumë lart në aspektin shkencor, politik dhe kulturor ndaj të gjithë popujve të botës. Ata bënë përparime të papara në të gjitha fushat e veprimtarisë njerëzore. Të nxitur nga ajete të shumta kuranore që nxisin për lexim, kërkim, meditim, soditje, punë intelektuale dhe marrjen me shkencë, myslimanët i dhanë një kontribut të pallogaritshëm njerëzimit. Islami solli një revolucion kulturor të pashembullt. Nga një popull i pa- shkolluar dhe beduin dolën sahabët, gjenerata më e mirë e gjithë

gjinisë njerëzore, prej të cilëve dolën udhëheqësit e mëdhenj që qeverisën një pjesë të madhe të botës. Ata në luftë ishin luanë të vërtetë, kurse në raportet mes tyre ishin vëllezër dhe njerëz të urtë.

Drita që shkëlqeu në Mekë, për pak kohë, filloi të ndriçojë kudo. Spanja myslimane arriti një shkallë të tillë të zhvillimit kulturor që nuk e kishte arritur as më parë e as më pas. Nxitësi kryesor për Evropën që të jepej pas shkencës ishte Spanja islame. Ndërkaq, kur myslimanët u larguan nga disiplina dhe rendi islam, nga dija dhe shkenca, ata nga sundues të botës u bënë të paaftë të sundojnë madje edhe veten e tyre.

Zbehja e ndikimit të fesë islame në praktikën e besimtarëve ka rezultuar vazhdimisht me degradim. Çdo për parim i myslimanëve fillon me afirmimin e mësimeve kuranore. Ka shekuj e shekuj që bota islame po jeton në dekadencë! Pse sot pothuajse asgjë nga bota islame nuk mund të matet me kërkimin shkencor në Perëndim? A mundet që pa shkencë, njeriu të plotësojë amanetin që e refuzuan qiejt dhe toka? A mundet që pa dije fetare e shkencore njeriu të bëhet mëkëmbës në tokë?

Prandaj, është imperativ fetar që myslimanët t'i kthehen me forcë dijes fetare dhe shkencore, sepse myslimani i mirë është edhe besimtar edhe shkencëtar i mirë. Pikërisht për këtë ne duhet të marrim nga të tjerët arritjet shkencore dhe teknologjike, por duhet t'i flakim tutje të gjitha idetë që janë të huaja për mendimin islam dhe të kultivojmë me besnikëri konceptin tonë për botën, duke ruajtur traditën dhe thesarin tonë shpirtëror.

Ka myslimanë që për të qenë trendi dhe të "pranuar" nga të tjerët tregohen indiferentë ndaj fesë së tyre. Prej njerëzve të tillë nuk ka dobi vendi. Ka disa në mesin e myslimanëve të cilët mbase do të dëshironin një zhvillim tjetër që do të na largonte nga feja jonë e madhërishme. Por ne nuk duhet të lejojmë që të kthehemi përsëri në terr dhe errësirë, pasi Islami na ka shpëtuar prej tyre. Në jetën tonë, ne duhet të kapemi pas fesë tonë të bukur duke u treguar besnikë ndaj saj, sepse vetëm ajo na shpëton nga stuhitë dhe shtrëngatat që e kanë përfshirë shoqërinë njerëzore. Vetëm kështu mund të jetojmë me nder dhe të fitojmë shpërblimin nga Krijuesi.

**Islami urdhëron që besimtari ta ndërtojë jetën e tij në bindje ndaj Allahut dhe nënshtrim ndaj ligjit të Tij, të kontrollojë sjelljet e jashtme dhe veprat, fjalët, mendimet, ndjenjat dhe qëllimet e tij të jenë në përputhje me të drejtën dhe të vërtetën (sheriatin).**

Të parët tanë kanë qenë shumë të përkushtuar për të ruajtur përkatësinë islame. Kështu duhet të veprojmë edhe ne sot, edhe në të ardhmen. Të mos jemi me përkrahësit e së shtrembrës që përpiqen të shkatërrojnë gjërat e shenjta të shoqërisë, gjoja në emër të përparimit të saj. Allahu i gjithëfuqishëm thotë: "Dhe mos bëni çrregullime në Tokë, pasi është vënë rregulli, ndërsa Atij lutjuni me frikë e shpresë. Vërtet, mëshira e Allahut është afër punëmirëve." (El A'raf, 56).

Tokën që e ka rregulluar Allahu e çrregullojnë njerëzit. Prandaj myslimanët duhet të venë rregull në të, duke i ftuar familjet dhe shoqërinë e tyre, madje gjithë njerëzimin në fenë e Zotit, duke përhapur dije dhe drejtësi, duke promovuar virtyte me urdhërimin e veprave të mira dhe ndalimit nga veset dhe e keqja.

Jeta është amanet nga Zoti dhe ne duhet ta trajtojmë atë me kujdes dhe përgjegjshmëri. Pejgamberi a.s. ka thënë "shfrytëzo pesë gjëra para pesë gjërave të tjera: Rininë tënde para se të plakesh, shëndetin tënd para se të sëmuresh, pasurinë tënde para se të varfërohesh, kohën tënde të lirë para se të jesh i zënë dhe jetën tënde para se të të vijë vdekja".

Myslimani duhet të jetë i pajisur me virtyte dhe me ndjenjat më të larta fisnike njerëzore. Islami urdhëron që besimtari ta ndërtojë jetën e tij në bindje ndaj Allahut dhe nënshtrim ndaj ligjit të Tij, të kontrollojë sjelljet e jashtme dhe veprat, fjalët, mendimet, ndjenjat dhe qëllimet e tij të jenë në përputhje me të drejtën dhe të vërtetën (sheriatin).

Myslimanët duhet të kenë rol aktiv në rrjedhat e përgjithshme të shoqërisë. Ata duhet ta jetojnë jetën me ndershmëri dhe nuk guxojnë të tregohen të shurdhër ndaj nevojave të kohës dhe as t'ia kthejnë shpinën jetës së këtaj bote, apo të tregohen indiferentë ndaj saj. Myslimanët duhet të ndjekin rrugën e mesme, të mos e ndrydhin deri në ekstrem instinktin, sikurse është murgëria, por as të jepen pas lirisë së pakufizuar të pasioneve duke u bërë robër të tyre: "Kush, përveç Allahut, mund ta udhëzojë atë njeri që dëshirat e veta i ka bërë zot?..." (El Xhathije: 23).

Islami, si program hyjnor, i përgjigjet plotësisht nevojave shpirtërore dhe materiale të njeriut. Ai nuk e ngujon besimtarin në limite të ngushta por ia zgjeron horizontet e studimit, të meditimit, të së mirës dhe të së vërtetës. Prandaj muslimanët nuk guxojnë të jenë formalistë, por duhet ta kuptojnë thelbin dhe esencën e fesë së tyre.

Si rrjedhim, kërkohet që të kemi një inteligjencë që mendon dhe vepron në mënyrë islame, që do të bartë flamurin e rilindjes islame. Kjo, sepse ndikimi i Islamit nuk realizohet në mënyrë imponuese. Ndikimi i Islamit në shoqëri realizohet aq sa njerëzit besojnë në të dhe aq sa ata punojnë për realizimin e tij. Në suksesin e muslimanëve ndihma e Allahut është vendimtare, por ajo ndihmë do të vijë vetëm nëse besimtarët e japin mundin e tyre dhe e synojnë atë.

Prof. dr. Hajredin Hoxha

# Lidershipi: rëndësia dhe modelet e tij sipas Kuranit fisnik

Historia njerëzore është përplot shembuj dhe modele lidershipi të suksesshëm dhe aso të dështuar dhe kjo vlen jo vetëm për një fushë të caktuar. Regjistrimi i tyre në histori ka ndodhur natyrshëm për shkak të efekteve që kanë pasur në shoqëri. Më saktë, njerëzimi ka përjetuar tmerrin në disa epoka kur protagonistë lidershipi kanë qenë dështakë e mjeranë, sikur që ka përjetuar ditë të lumtura kur liderët kanë qenë njerëz me vlera dhe virtyte.

Kurani fisnik ka regjistruar dy modele lidershipi: i pari, model që thërret për të mirën dhe përfill programin hyjnor, dhe modeli i dytë që thërret për të keqen dhe shpërfill programin hyjnor. Përkitazi me të parin, sa për ilustrim, Kurani na rrëfen: "Ne i bëmë ata udhëheqës që udhëzonin sipas urdhrit Tonë dhe i frymëzuam që të bënin vepra të mira, të kryenin faljet dhe të jepnin zeqatin, dhe ata vetëm Ne na adhuruan." [El Enbija, 73]; "Ne zgjodhëm prej tyre prijës, të cilët udhëzonin me urdhrat Tanë, për sa kohë që ishin të durueshëm dhe besonin bindshëm." [Es Sexhde, 24]

Ndërsa sa i përket modelit të dytë, atij të dështuar pra, Kurani na rrëfen dhe ne po përmendim këtu tre shembuj vetëm sa për ilustrim: "...Na e kemi dërguar Musanë me argumentet Tona dhe me dokumentet e qarta te Faraoni dhe paria e tij, por paria shkoi pas urdhrit të Faraonit, ndonëse urdhri i Faraonit nuk ishte i drejtë." [Hud, 97]; "Kjo, sepse ata pasuan atë që shkakton zemërimin e Allahut dhe urryen pëlqimin e Tij e kështu, Ai ua zhvlerësoi atyre veprat." [Muhammed, 28]; "Ja, ky ishte fisi Ad. Ai i mohonte shenjat e Zotit të tij, nuk i dëgjonte të dërguarit e Tij dhe shkonte pas urdhrit të çdo keqbërësi kokëfortë." [Hud: 59]

Kështu duken me pak fjalë këto dy lloje lidershipi, detaje të të cilave janë rrahur në Kuranin fisnik.

Ajo që konsideroj se ka rëndësi të përmendet këtu është se studimet bashkëkohore, pavarësisht përmbajtjes së mirë që kanë, nuk është se kanë sjellë diçka të re më shumë për lidershipin e suksesshëm se që Kurani fisnik dhe Sunneti i Pejgamberit Muhammed a.s. kanë sjellë. Studimet në fjalë në fokus kanë rëndësinë e mesazhit që bartin liderët dhe i cili i shtyn të lëvizin drejt realizimit të tij, vetëbesimin dhe aftësinë për të çuar përpara gjërat, personalitetin karizmatik, guximin për të marrë vendime dhe për të sakrifikuar, sinqeritetin, pjekurinë dhe nivelin e lartë të vetëdijes, aftësinë e menaxhimit të suksesshëm, shkathtësitë e komunikimit etj.

Që të mos keqkuptohemi, ne nuk është se nuk e çmojmë kontributin e dhënë në këtë lëmë. Assesi. Ajo që ne duam apriori ka të bëjë me prezantimin e fakteve dhe të vërtetave të mahnitshme kuranore dhe të atyre profetike përkitazi me lidershipin, duke synuar, fillimisht dhe para së gjithash, përvetësimin e Kuranit dhe Synetit si referenca për të projektuar jetën tonë fetare dhe shoqërore, si dhe për t'u vetëmjaftuar me këto referenca, të cilat, për hir të së vërtetës dhe korrektësisë, nuk ka çështje që trajtohet në botën e lidershipit e që të mos e kenë trajtuar nga një ose aspekt tjetër. Rrjedhimisht, ne besojmë se çdokush që nuk niset nga ky shteg, do t'i ekspozohet lëshimeve dhe gabimeve sa i përket masës (popullit) dhe pasuesve, sepse, askush më mirë se Allahu xh.sh. nuk e di çfarë u duhet dhe u bën dobi më shumë njerëzve. Allahu xh.sh., thotë: "...Vetëm Atij i përkasin krijimi dhe urdhërimi. Qoftë bekuar Allahu, Zoti i botëve!" [El A'rafë, 54]; "A mos kërkojnë ata gjykimin (me ligjin) e (kohës së) injorancës (paganizmit paraislamik)?! E kush është gjykatës më i mirë se Allahu për njerëzit që besojnë bindshëm?" [El Maide, 50]

Nëse e marrim dhe e shfletojmë Librin e Allahut xh.sh., Kuranin fisnik, do të gjejmë se ai përmban instruksione të rëndësishme të cilat meritojnë të shkruhen madje me ngjyrë ari. Ato janë si shenjat në rrugë të cilat aludojnë në rëndësinë qenësore për kthim te referencat islame (Kurani dhe Synet), për të shmangur kështu animin e liderit kah epshet ose përfshirjen e tij nga mangësia njerëzore. Allahu xh.sh., thotë: "Ne të kemi zbritur ty (o Muhamed) Librin me të vërtetën, si përmbushës të shkrimeve të

**...lideri model është ai që starton dhe lëviz, jo nga dashuria për t'u shfaqur dhe për t'u reklamuar, por nga përgjegjësia dhe detyrimet që rëndojnë mbi supet e tij.**



mëparshme dhe mbrojtës të tyre. Prandaj gjykoji ata sipas asaj që të ka zbritur Allahu dhe mos ndiq dëshirat e tyre, duke u shmangur kështu nga e Vërteta që të është shpallur. Ne për secilin nga ju kemi sjellë një ligj dhe një rrugë të qartë. Sikur të donte Allahu, do t'ju kishte bërë një popull të vetëm, por Ai kërkon që t'ju provojë në atë që ju ka dhënë, andaj bëni gara për punë të mira! Të gjithë do të ktheheni te Allahu e Ai do t'ju lajmërojë për çështjet, rreth të cilave kishit kundërshti. Prandaj gjykoji sipas asaj që të ka shpallur Allahu e mos ndiq dëshirat e tyre të kota! Ki kujdes që ata mos të të nxisin të largohesh nga një pjesë e asaj që të ka shpallur Allahu! Nëse ata të kthejnë kurrizin e nuk dëgjojnë gjykimin tënd, atëherë ta dish se Allahu do vetëm që t'i dënojë për disa gjynahe të tyre. Në të vërtetë, shumë njerëz janë të pabindur." [El Maide, 48-49]

Lideri i suksesshëm sipas Kuranit është ai që thërret për të vërtetën dhe udhëzon njerëzit për të, duke ua sqaruar dhe shpjeguar atë, sepse, tek kjo është dhe pjesë e detyrave dhe obligimeve të tij. Allahu xh.sh., thotë: "Ne i bëmë ata udhëheqës që udhëzonin sipas urdhrit Tonë dhe i frymëzuam që të bënin vepra të mira, të kryenin faljet dhe të jepnin zeqatin dhe ata vetëm Ne na adhuruan." [El Enbija, 73]

Pra, lideri model është ai që starton dhe lëviz, jo nga dashuria për t'u shfaqur dhe për t'u reklamuar, por nga përgjegjësia dhe detyrimet që rëndojnë mbi supet e tij. Kushdo që shfleton biografitë e pejgamberëve a.s. dhe të personaliteteve të dalluara, do të gjejë këtë kod udhëheqjeje të mishëruar në veprimet dhe sjelljet e tyre. lideri, sipas perceptimit kuranor dhe pejgamberik, u nënshtrohet kontrollit dhe mbikëqyrjes hyjnore dhe shoqërore. Allahu xh.sh., thotë: "Ndalni ata, se do të pyeten." [Saffat, 24]

Këtë e gjejmë të shprehur qartë dhe tekstualisht edhe në hadithin e saktë të përcjellë nga sahabiu i nderuar, Abdullah b. Umeri r.a.: "Të gjithë ju jeni kujdestarë dhe të gjithë do të merreni në pyetje për atë që ju është lënë nën përgjegjësi: sundimtari është kujdestar dhe do të pyetet për popullin; kryefamiljari është kujdestar dhe do të pyetet për familjen; e zonja e shtëpisë është kujdestare në shtëpinë e burrit dhe do të pyetet për familjen; shërbëtori është kujdestar dhe do të pyetet për pasurinë e zotërisë së tij dhe për ata që i ka nën kujdestari." (Vazhdon Abdullah b. Umeri r.a) Të gjitha këto i kam dëgjuar nga Pejgamberi a.s., dhe kujtoj se e kam dëgjuar edhe duke thënë: "I biri është përgjegjës për pasurinë e të atit dhe për atë që ka nën përgjegjësi. Kështu, ju të gjithë jeni kujdestarë dhe të gjithë do të jepni llogari për ata që ju janë lënë në përgjegjësi."[1]

Ndjenja e përgjegjësisë së liderit karshi shoqërisë mbikëqyret nga dy forca, të cilat kanë pushtet shpirtëror dhe fizik mbi liderin:

Pushteti i Kuranit, i cili e orienton liderin drejt vendimeve të mëdha dhe të rëndësishme pa u ndikuar aspak nga cytjet e epshit dhe interesat personale, dhe

Pushteti i urdhërimit për të mirë dhe kundër së keqes, i cili është instrument në dorën e shoqërisë, që aktivizohet me rastin e lajthitjes së liderit nga e vërteta. Fakti se është pushtet shoqëror nuk nënkupton ekzekutimin e tij në formë të brishtë dhe të shthurur. Ekziston Këshilli i Lartë, i cili e ushtron këtë pushtet dhe i cili ka të drejtën madje edhe të përdorimit të forcës në mënyrë që liderin ta kthejë nën pushtetin e Kuranit dhe urdhërimit për të mirë dhe kundër së keqes. Në hadithin e sahabiut të nderuar, Temim Dariut, qëndron se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Feja është nasihat[2], feja është nasihat, feja është nasihat!! Për kë, o i Dërguari i Allahut? –e pyetën. Tha: Për Allahun, Librin e Tij, të Dërguarin e Tij, prijësit dhe masat e myslimanëve."[3]

Kurani fisnik na ka ofruar shembullin e një lideri të suksesshëm dhe dinamik, të fortë dhe të aftë

për t'u ballafaquar me problemet dhe sfidat e çdo fushe dhe sfere. Është ky mbreti Talut, modeli i nevojshëm për lidership deri në Ditën e Kiametit. Ishte përzgjedhur nga Allahu xh.sh., që t'i udhëhiqte izraelitët, pikërisht për shkak të cilësive dhe tipareve që disponontë, e të cilat janë ato që aq fort po i diskutojmë e dëshirojmë për liderët e kohës sonë. Allahu xh.sh., na rrëfen për të e thotë: "Profeti i tyre u tha: 'Allahu ka dërguar Talutin si mbretin tuaj.' Ata thanë: 'Si mund të bëhet ai mbreti ynë, kur ne kemi më tepër merita se ai për të sunduar?! Përveç kësaj, ai nuk ka ndonjë pasuri të madhe.' Ai u përgjigj: 'Allahu e ka zgjedhur atë për mbretin tuaj dhe e ka pajisur me dijeni të gjerë dhe me fuqi trupore. Allahu ia jep pushtetin e Vet kujt të dojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm.'." [El Bekare, 247]

Modeli i liderit kuranor duhet të jetë personalitet me dituri dhe me përvojë, të jetë në rrjedhë me ngjarjet dhe të dijë se si ta trajtojë aktualitetin dhe të aplikojë vendimet dhe urdhëresat.

Izraelitët protestuan përzgjedhjen e Talutit me pretekstin se nuk ishte i pasur. Përgjigjja hyjnore ua bëri me dije se sekreti i përzgjedhjes së tij qëndronte në diturinë dhe fuqinë fizike dhe se ai nuk kishte të bënte me statusin financiar, siç ata e mendonin. Me dije të mirëfilltë lideri mund t'u qaset sfidave dhe problemeve të jetës dhe t'i gjejë mënyrat përkatëse të trajtimit të tyre. Me fuqi fizike mund të udhëheqë në arenën e mposhtjes dhe kundërshtarëve dhe kreshnikëve. Natyrisht, sot, kjo formë e ballafaqimit nuk ekziston, kështu që rimodelohet duke ngelur fuqia fizike si strumbullar. Më saktë, mund të kërkohet nga ushtria që zhvillimit fizik të ushtarëve t'i kushtohet vëmendje e veçantë, t'u mësohen artet marciale, të përgatiten intelektualisht për t'u ballafaquar me të tjerët dhe për të

**Për ne shpirtërorja ka rëndësi të madhe por rruga për të arritur atje i bie kah materialja. Ose, më ndryshe, për ta fituar Xhenetin, na duhet të kalojmë në testin e dynjasë. Ndryshe, do të dështojmë në të dyja botët.**

diskutuar për problemet aktuale veçmas ato që kanë të bëjnë me sigurinë dhe politikën, etj.

Pra janë dy armë që i duhen një lideri të fuqishëm: dituria dhe fuqia fizike. Nga injoranti dhe i dobëti nuk mund të priten ndryshime dhe reforma dhe ne nuk duam t'i shohim të tillët të marrin timonin e institucioneve tona fetare, politike apo çfarëdo qofshin. Gjatë shfletimit të literaturës, kam gjetur fjalë të mëdha dhe shumë kuptimplote të Sejjid Kutbit, të thëna me rastin e shpjegimit të ajetit të lartcituar (El Bekare, 247), Kutbi thotë: "Pejgamberi i tyre ua zbuloi përparësinë dhe meritat e Talutit, sikur që u foli edhe për urtësinë pse Allahu xh.sh. e kishte zgjedhur lider të tyre, e tha: "Allahu e ka zgje-dhur atë për mbretin tuaj dhe e ka pajisur me dijeni të gjerë dhe me fuqi trupore. Allahu ia jep pushtetin e Vet kujt të dojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm." Ai është përzgjedhur nga Allahu, dhe kjo është arsyeja e parë. E dyta: I ka dhënë dituri dhe fuqi fizike...Allahu i jep pushtet kujt të dojë sepse i tërë pushteti i takon Atij dhe Ai kë të dojë nga robërit e përzgjedh. "Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm" në kuptim të asaj se mirësia e Tij është me bollëk, ndërsa shpërblimeve të Tij askush nuk mund t'u vërë limit. Ai e di të mirën dhe di si t'i vendosë gjërat në vendet e tyre..."[4]

Lideri i suksesshëm sipas Kuranit e ndërton shtetin e tij mbi bazën e konsultimit, bashkëpjesëmarrjes, transparencës, të qenit i hapur dhe i drejtë me Këshillin e Lartë Shtetëror dhe me ekspertët e fushave përkatëse, në mënyrë që të jetësojë objektiven hyjnore dhe programin pejgamberik të themelimit të një shteti të dëshiruar dhe një institucioni shkencor të suksesshëm. Ja çfarë na mëson Kurani: "Për ata që i përgjigjen thirrjes së Zotit të tyre, e falin namazin rregullisht dhe këshillohen për punët e veta me njëri-tjetrin; për ata që ndajnë lëmoshë prej asaj që u kemi dhënë Ne." [Esh Shura, 38]; "Në sajë të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta (o Muhamed). Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje. Prandaj falua atyre gabimin, kërkoi falje Allahut për ata dhe këshillohu me ata për çështje të ndryshme. Kur të vendosësh për diçka, mbështetu tek Allahu. Vërtet, Allahu i do ata që mbështeten tek Ai." [Al Imran, 159]

Koncepti kuranor për liderin kuranor nuk nënkupton fokusimin në një aspekt në dëm të aspektit tjetër. Më qartë, nuk përkushtohet vetëm për zhvillimin e aspektit fizik, siç hasim p.sh., në qytetërimit e vjetra e të reja të Perëndimit, ku anës shpirtërore dhe vlerave morale i kushtohet fare pak rëndësi për të mos thënë hiç. Jo. Lideri kuranor duhet të bëjë balancimin ndërmjet materiales dhe shpirtërores, ose më saktë, atë që mund ta quajmë kombinim trediagonalësh: men-djen, shpirtin dhe trupin.

Kështu, me një vizion të këtillë të kompletuar, ne mund të kemi liderin që dëshirojmë. Qytetërimet e mëhershme na kanë ofruar prova



se ndarja e këtyre tre elementeve rezulton me një model monstruoz të liderit. Ndarja e këtyre tre elementeve shkakton një çrregullim dhe prishje të balancit duke i sjellë këto tri elemente (mendjen, shpirtin, trupin) nga një harmoni e përkryer në një përballje të ashpër me njëra-tjetrën, dhe jo rrallë shpirti, që i është mohuar e drejta e lidhjes me Allahun, di të hakmerret. Shikoni fenomenin e vetëvrasjes në shoqëritë perëndimore (dhe të tjerat që ndjekin kursin e tyre) dhe binduni për këtë që po themi.

Kurani, duke na folur për modelin e liderit të suksesshëm, na e ofron shembullin e Muhammedit a.s. në lidershipin e të cilit këto tri elemente kanë qenë të koordinuara dhe në përputhshmëri të përsosur me njëra-tjetrën. Ja si na e përsh-kruan Kurani këtë model: "Tashmë ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët." [Et Teube, 128]

Pejgamberi a.s., ka qenë kureshtar që:

- të ruajë mendjet nga çfarëdo elementi që mohon besimin,
- të ruajë trupin nga tejngopja, dobësimi, përtacia dhe plogështia, dhe
- të ruajë shpirtin dhe ta shtyjë drejt mbështetjes në Allahun xh.sh., në pajtimin me caktimin e Tij, ta falënderojë e madhërojë, ta do e të favorizojë nga çdokujt dhe çdo gjëje[5].

Lidershipi i suksesshëm sipas Kuranit fisnik nuk bën dallim ndërmjet shpirtërores dhe materiales, personales dhe publikes, teorikes dhe praktikes. Të gjitha këto punë që kryen besimtari, pavarësisht pozitës që ka a postit që mban, klasifikohen si pjesë e kësaj feje dhe asaj që parasheh ajo, kuptohet me dy kushte paraprake: që të jenë thjesht për Allahun, dhe, që të jenë në përputhje me fenë e Tij, ose pikën referuese të kësaj feje (Kur'anin dhe Sunnetin). Nëse liderit ndjek këtë kurs në veprimtarinë e tij, çfarëdo qoftë ajo, atëherë sukseset nuk do të mungojnë. Për ne shpirtërorja ka rëndësi të madhe por rruga për të arritur atje i bie kah materialja. Ose, më ndryshe, për ta fituar Xhenetin, na duhet të kalojmë në testin e dynjasë. Ndryshe, do të dështojmë në të dyja botët. Rrjedhimisht, nuk lejohet të bëjmë ndarje ndërmjet fesë dhe dynjasë (shpirtërores dhe materiales) sepse Allahu na ka dhënë mundësi të artë që, duke qenë në këtë dynja, të fitojmë kënaqësinë e Tij. Kjo pra ndodh duke qenë i përkushtuar me tërë qenien për Allahun, duke synuar të vërtetën dhe duke iu mbajtur rendit fetar. Lideri i suksesshëm marshon me krenari në sheshe bamirësie dhe me bindje ndaj Allahut xh.sh. Ai është shembull praktik i lëvizjes, programit dhe synimit që Allahu xh.sh., dëshiron prej tij t'i realizojë në tokë, për t'i bërë vend së mirës dhe për ta përcjellë atë tek të tjerët. Allahu xh.sh., thotë: "Ne i bëmë ata udhëheqës që udhëzonin sipas urdhrit Tonë dhe i frymëzuam që të bënin vepra të mira, të kryenin faljet dhe të jepnin zeqatin, dhe ata vetëm Ne na adhuruan." [El Enbija, 73]

*Përktheu: Dr. Sedat Islami*

*1. Hadithin e shënojnë Buhariu (2558) dhe Muslimi (1829). 2. Në tekst preferuam ta përdorim në origjinal fjalën nasihat, ndryshe, si shprehje, nasihati nënkupton sjelljen korrekte, të sinqertë, të çiltër, pa mashtrime. Pra, nuk përkthehet këshillë, siç e gjejmë rëndom. Edhe pse mund të interpretohet edhe me këtë kuptim ndaj liderit dhe popullatës masive. 3. Hadithin e shënojnë Ebu Davudi (4944), Ibn Hibbani në Sahih (4575), Sahih et-Tergib (1776), Musnedi i Imam Ahmedit (16945). Shuajb Arnauti thotë se hadithi përmbush kriteret e saktësisë të kushtëzuara nga Buhariu dhe Muslimi. 4. Sejid Kutb, Fi dhilal el-Kur'an, 1/267. 5. Për më shumë rreth sëmundjeve të zemrës dhe trajtimit të tyre përkatës ua rekomandoj autorët e njohur dhe ekspertët e mëdhenj të kësaj fushe, si: Imam Gazaliun dhe veprën e tij kolosale Ihjau Ulumi ed-Din; Ibn Tejmijen dhe veprat e tij, veçmas shpjegimet e ofruara në përmbledhjen e fetvave; Ibn Kajjimin, nxënësin e Ibn Tejmijes dhe veprën e tij madhështore Medarixhu essalikinë bejne ijjake na'budu ve ijjake neste'in.*

Azmir Jusufi (PhDc)

# Komentimi i sures “Ez-Zelzele” (Dridhja-Tërmeti)

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshiruesit![1] “Kur të dridhet toka me dridhjen e saj të fuqishme”(1)“dhe të nxjerrë toka atë që ka në brendinë e saj (barrën nga brenda)”(2)“dhe njeriu të thotë: “ç’ka kjo (që bën këtë dridhje)?”(3)“atë ditë ajo i rrëfen tregimet e veta”(4)“ngase Zoti yt e ka urdhëruar atë.”(5)“atë ditë njerëzit shfaqen të ndarë në grupe që të shpërblehen për veprat e tyre.”(6)“e kush punoi ndonjë të mirë, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë.”(7)“dhe kush punoi ndonjë të keqe, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë.”(8)[2]*

Ibni Kethiri[3] në tefsirin e tij, duke hyrë në komentimin e sures ez-Zelzele[4], shënon thënien e Ibni Abasit r.a., i cili thotë se fjalët e Zotit xh.sh.: “Kur të dridhet toka me dridhjen e saj të fuqishme”, do të thotë: kur ta lëvizë nga fundi, dhe “...dhe të nxjerrë toka atë që ka në brendinë e saj (barrën nga brenda)”, kur t'i nxjerrë të vdekurit nga brendia e saj. Këtë mendim e përfaqësojnë shumica e dijetarëve të hershëm (selef). Në këtë kuptim, i Plotfuqishmi në një vend tjetër në Kuran thotë: "Dhe kur të shtrihet toka dhe të nxjerrë jashtë atë që ka në brendësi dhe plotësisht të zbrazet."[5]

Në Sahihun e Muslimit transmetohet nga Ebu Hurejre r.a., i cili thotë se i Dërguari i Allahut s.a.v.s., ka thënë: "Toka xhevahiret e vet do t'i nxjerrë në formë të shtyllave të arit dhe të argjendit. Vrasësi do të vijë dhe do të thotë: 'Për këtë arsye kam vrarë.' "Pastaj do të vijë ai që i ka shkëputur lidhjet familjare dhe do të thotë: 'Për shkak të kësaj janë shkëputur lidhjet e mia familjare.' Pastaj do të vijë vjedhësi dhe do të thotë: 'Për këtë më janë prerë duart, kjo është arsyeja e prerjes së duarve të mia.' Atëherë ata do të thirren, por askush nuk do të marrë ndonjë gjë."[6]

Taberiu[7], në tefsirin e tij Xhamiu-l-bejan an te'vili-l-Kuran[8], për fjalët e Allahut xh.sh.: "Dhe kur të shtrihet toka dhe të nxjerrë jashtë atë që ka në brendësi dhe plotësisht të zbrazet", transmeton nga komentuesi i shquar i Kuranit, Muxhahidi, i cili thotë: "Allahu do të urdhëron atë (tokën) që të nxjerr gjithçka jashtë dhe të shkarkohet."

Taberiu, gjithashtu shënon thënien që e transmeton nga Xhaferi r.a, e ky nga Seidi r.a. se kishte thënë: “Në Ditën e Kiametit toka do të qesë jashtë gjithçka ka në brendësi të saj (nga të vdekurit)”.

"...dhe njeriu të thotë: “ç’ka kjo (që bën këtë dridhje)?”, d.m.th. njeriu do të habitet, se si, pasi që ishte e qetë dhe e palëvizshme, u bë e lëvizshme. Pastaj nga brendësia e saj do të qesë jashtë të gjitha trupat e të vdekurve.

Taberiu për fjalët e Allahut xh.sh.: "... dhe njeriu të thotë: “ç’ka kjo (që bën këtë dridhje)?, e përmend thënien e Ibni Abbasit r.a. se kishte thënë: “Kjo u referohet jobesimtarëve (qafirëve)."



"...atë ditë ajo i rrëfen tregimet e veta ", atë ditë ajo do të tregojë për gjithçka që kishte ndodhur në të.[9]

Imam Ahmedi shënon nga Ebu Hurejre r.a. se kishte thënë që i Dërguari i Zotit s.a.v.s., duke e lexuar ajetin: "...atë ditë ajo i rrëfen tregimet e veta", ka thënë: 'A e dini se çka janë lajmet e saj?' Ata thanë: 'Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më së miri', kështu që ai tha: 'Lajmet e saj do të jenë që çdo burri dhe gruaje do t'u dëshmojë rreth asaj se çka kanë bërë në sipërfaqen e saj, dhe do thotë: 'Ai dhe ai atëherë dhe atëherë ka bërë këtë dhe këtë'. Pra, këto do të jenë lajmet e saj."[10]

Taberiu për fjalët e Allahut xh.sh. "...atë ditë ajo i rrëfen tregimet e veta", shënon thënien e Ebu Sufjanit se kishte thënë: "Njeriu do të informohet për veprat e kryera në këtë botë."

"...ngase Zoti yt e ka urdhëruar atë ", d.m.th. do të urdhërojë atë që të ndahen kështu që ajo do të ndahet, dhe të flasë dhe do të flasë.

Taberiu për fjalët e Allahut xh.sh.: "...ngase Zoti yt e ka urdhëruar atë", shënon, gjithashtu, thënien e Ebu Sufjanit të ketë thënë: "Toka do të marrë një urdhër nga Zoti xh.sh., që të tregon lajmet e saj."

"...atë ditë njerëzit shfaqen të ndarë në grupe që të shpërblehen për veprat e tyre", d.m.th. në grupe të ndryshme, të lumtur dhe të pakënaqur", "... që të shpërblehen për veprat e tyre", d.m.th. për të parë se çfarë kishin vepruar dhe të shpërblehen për veprat e mira: "...e kush punoi ndonjë të mirë, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë" dhe "...dhe kush punoi ndonjë të keqe, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë", të dënohen për veprat e këqija.

Imam Ahmedi transmeton nga Hasani se Sa'saa Ibni Muaviu, xhaxhai i El-Ferezdekit kishte shkuar te i Dërguari i Zotit s.a.v.s., dhe i kishte lexuar: "E kush punoi ndonjë të mirë, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë dhe kush punoi ndonjë të keqe, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë", dhe tha: "Do të më mjaftonte kjo edhe po të mos kisha dëgjuar tjetër gjë".

Taberiu për fjalët e Allahut xh.sh.: "...E kush punoi ndonjë të mirë, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë dhe kush punoi ndonjë të keqe, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë", shënon duke transmetuar nga Muhamed Ibni Ka'bi, se këto ajete i kishte komentuar kështu: "Kush punon sa grimca nga punët e mira, pa marrë parasysh se a është jobesimtar, do i sheh punët e veta të mira që i bënë në këtë botë, për vete, familjen e vetë, pasurinë e vetë, për derisa nuk largohet nga kjo botë kurse nuk do ketë të mira (kur të largohet nga kjo botë). E nëse bënë ndonjë të keqe, e që ishte besimtar, do e sheh atë të keqe në këtë botë, në familjen e tij, në veten e tij, në pasurinë dhe fëmijët e tij, derisa nuk largohet nga kjo botë, kur nuk do të ketë asgjë."[11]

Në Sahihun e Buhariut, gjendet hadithi në të cilin thuhet: "Në asnjë mënyre mos e nënvlerëso punën e mirë e bërë, sado që të jetë e imët; të paktën nëse e derdh kovën e ujit në kovën e atij që kërkon ujë, ose ta takosh vëllanë me fytyrë të ndritur dhe të qeshur."

Imam Ahmedi transmeton nga Aishja r.a., se i Dërguari i Allahut s.a.v.s., kishte shprehi të thoshte: „O Aishe, në asnjë mënyrë mos i nënvlerëso gjynahet e vogla! Edhe për ato dikush do të kërkon të drejtën e vetë."[12]

Imam Ahmedi, po ashtu, transmeton nga Abdullah Ibni Mesudi r.a., se i Dërguari i Allahut a.s., kishte thënë: "Ruajuni nga nënvlerësimi i gjynaheve të vogla. Ato grumbullohen përderisa njeriun nuk e shkatërrojnë..."[13]

*1. Ajetin e Besmeles e kemi përkthyer kështu, për arsye se sipas mendimit të shumicës së dijetarëve islamë, emri dhe sifati (atributi) i Allahut xh.sh., Er-Rahman i referohet Mëshirës gjithëpërfshirëse të Tij në këtë botë - Dynja (ndaj të gjithë njerëzve pa marrë parasysh se a i besojnë Allahut apo janë jobesimtarë), ndërsa Er-Rahim i referohet Mëshirës së Allahut xh.sh., në Ahiret (botën e amshueshme) e cila Mëshirë do të kaplojë vetëm besimtarët dhe besimtaret. 2. Surja ez-Zelzele. Përkthimi i sures sipas përkthimit të Kuranit nga Sherif Ahmeti. Shih: Sherif Ahmeti, Kuran-i përkthim me komentim në gjuhën shqipe, Medinetu-l-Munevvere, Arabia Saudite, 1413. h., 1993. 3. Ibni Kethiri ka qenë imam dhe hafëz i famshëm, i biri i dijetarit dhe vaizit të famshëm Ebu Hafsit Umer Shihabit, i cili ishte vaiz i shquar në vendin e vet dhe më gjerë, Ai ka lindur në një vend afër Basrës, në lindje të Damaskut, në vitin 701 hixhri. Babai i tij vdiq kur ky kishte vetëm katër vjet. Ai pastaj në vitin 706. hixhri u shpërngul në Damask ku pranohet dhe edukohet nga vëllai i tij Abdul – Vehhabi. Në Damask dëgjon muhaddithin më të famshëm të Shamit, Behauddin el- Kasim Ibni Asakirin, i cili vdiq në vitin 723 hixhri. Ai dëgjoi ligjëratat e Shejh Dhahiriut dhe Tekijjuddin Ahmed Ibni Tejmijën. Fitoi diploma nga këta dijetarë të Egjiptit: Ebul - Fet'h Ed - Debbusi, Ali Ibni el- Umer Vaniahu, Jusuf el- Hateni, Ebu Musa el- Kirafijj, El - Husejniu dhe të tjerët. Ibni Kethiri nga mosha e hershme e fëmijërisë ka treguar shenja të inteligjencës dhe kujtesës së jashtëzakonshme. I arsimuar në frymën tradicionale islame, ai si shumë i ri e mësoi përmendsh jo vetëm Kuranin, por edhe një numër të veprave të njohura nga shkenca të ndryshme islame. Tefsiri i tij është shkruar në një stil të thjeshtë. Ai karakterizohet, ndër të tjerash, edhe nga qëndrimin kritik të autorit ndaj transmetuesve të hadithit. Shih: Jusuf Ramić, Tefsir: historija i metodologija, FIN, Sarajevë, 2001, f. 156. 4. Është zbritur pas sures En-Nisa'. 5. El-Inshikak, 3-4. Ibni Kethir, Et-Tefsiru l-Kurāni l-'Adhim, Vëllimi 8, Darul kitabi-l- alemijjeti, Bejrut - Liban, 1998, fq. 441. Po ashtu: Ibni Kethir, Muhtesar tefsir Ibni Kethir, përmblodhi dhe shpjegoi: Muhammed Ali Es-Sabuni, Daru-l-Kurani-l-Kerim, Bejrut, 1981, f. 665-666. 6. Hadithin e shënon imam Muslimi në Sahihun e tij, Kapitulli i zekatit, hadithi 2, Vëllimi 6. 7. Taberiu është i lindur në vitin 224 sipas hixhretit, gjegjësisht 839 sipas Isait a.s., në krahinën Amul të Taberistanit, sipas së cilës edhe morri emirin. Taberiu tregon ëndrrën e së atit, si shenjë tek biri i tij (Taberiu) derisa ishte fëmijë se do të bëhet dijetar i shquar: "Babai im më ëndërroi para të Dërguarit të Zotit s.a.v.s., me koshin përplot me gur, duke gjuajtur ato gurrëz para tij. Këtë ia tregoi komentuesit të ëndrrave, i cili i tha: Nëse rritet, djali, yt do t'i japë kontribut të madh islamit dhe sheriatit. Kjo i ndihmoi babait tim që të më ndihmonte në rrugën e kërkimit të dijes islame edhe pse atëherë isha ende fëmijë." Kuranin e mësoi përmendsh kur kishte shtatë vjet, njerëzve u priu në namaz kur kishte tetë vjet, kurse hadithet i shkruante kur kishte dhjetë vjet. Në moshën dymbëdhjetë-vjeçare e lë vendin e vet duke u drejtuar rrugës në kërkim të dijes islame. Vdiq në vitin 310 sipas hixhretit, gjegjësisht 923, sipas Isait a.s. Shih: Mehmed Handžić, Uvod u tefsirske i hadiske znanosti..., po ashtu: Mehmed Handžić, Islamske teme (Izabrana djela) Vëllimi III, f.58-59.*

*8. Taberi, Et-Tefsir Taberi (Xhamiu-l- bejan an te'vili-l-Kuran), shpjegoi: Dr. Abdullah Ibni Abdu-l-Muhsin et-Turki, Daru-l-Hixhri, pa vend dhe vitin e botimit. 9. Taberi, Et-Tefsiru Taberi (Xhamiu-l-bejan an te'vili-l-Kuran), op. cit., f. 558-559.*

*10. Musnedi i Ahmedit, 2/374. Këtë hadith e transmeton dhe shënon edhe imam Tirmidhiu me numër rendor: 3589, në kapitullin e komentimit të Kuranit, i cili në lidhje me të thotë: "Ky hadith është hasen, sahih dhe garib." Shih: Ebu Isa Muhammed et-Tirmidhi, Tirmizijin Džami' –Sunen (Tirmizijina zbirka hadisa), Vëllimi II, Novi Pazar, 2013, f. 512-513. 11. Taberi, Et-Tefsiru Taberi (Xhamiu-l- bejan an te'vili-l-Kuran), op. cit., f. 563-564. 12. Musnedi i Ahmedit, 6/151. 13. Ibni Kethir, Muhtesar tefsir Ibni Kethir, op. cit., f. 667.*

Imam Muhamed B. Sytari

# Bëhu lehtësues, dhuro myzhde!

Ndër hadithet më shpresëdhënëse, që përkufizojnë thelbin e Thirrjes Islame dhe tabanin në të cilin përkundet, është edhe dëshmia shekullore, që vërteton se: "Kur (Resulullahu) dërgonte ndonjërin prej shokëve të tij në ndonjë mision, i thoshte: "Jepni sihariq dhe mos i largoni njerëzit, lehtësoni dhe mos vështirësoni!".[1]

Hadithi në fjalë na mëson se kur të flasim në emër të fesë, duhet të japim myzhde, të dhurojmë qetësi, prehje dhe shpresë! Pra, njerëzit të kënaqen dhe të gëzohen prej thirrjes së besimit dhe fesë, jo të ngushtohen, të lodhen e të ndihen keq!

Në komentin e këtij hadithi, Imam Mennavi, ndër të tjera thotë: "D.m.th., lehtësoni çështjet e fesë dhe mos i vështirësoni ato. Mos i largoni njerëzit nga feja duke ua vështirësuar atë…".[2]

Pra, qëllimi i këtij hadithi dhe i shumë haditheve të ngjashme me thelbin e tij, është nxitja e lehtësimit si frymë, në mesin e myslimanëve. Pra, nuk është e nevojshme që disa koncepte fetare, thirrje të saj a mësime të ndryshme, t'ua vështirësojmë njerëzve, përkundrazi!

Allahu i Madhëruar urdhëron në Kuranin Famëlartë: "Allahu dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju..."[3], sikurse porosit: "Allahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij…"[4], poashtu urdhëron: "Nuk ju obligoi në fé me ndonjë vështirësi…"[5], ose: "Allahu dëshiron t'ju lehtësojë (dispozitat)…"[6].

Ai na mëson se këtë fe e ka bërë të lehtë për njerëzit. Nga këtu, kur flasim për adhurimet në Islam, për të gjitha prej tyre ka lehtësime të mëdha për praktikimin e tyre, sipas rrethanave a mundësive, me të cilat edhe mund të përballemi në jetë.

**...rreth kapitujve të shtyllave kryesore të fesë islame ka nëntituj të shumtë, që në tërësinë e tyre janë vendosur për të lehtësuar praktikimin e këtyre adhurimeve...**

Pra, nuk ka ngushtim prej adhurimeve në Islam, porse besimtari është ftuar t'i kryejë ato në rehati të plotë! "Argumentet që vërtetojnë se ky sheriat është ndërtuar mbi bazën e largimit të vështirësisë dhe sikletit janë të shumta!".[7]

Për shembull, po të kthehemi tek librat e jurisprudencës islame (fikhut islam), ose tek librat e hadithit, do të gjejmë se rreth kapitujve të shtyllave kryesore të fesë islame ka nëntituj të shumtë, që në tërësinë e tyre janë vendosur për të lehtësuar praktikimin e këtyre adhurimeve, ose për të treguar se, edhe në të gjallë të Resulullahut (a.s.), njerëzit janë përballur me vështirësi dhe situata të ndryshme, për të cilat i Dërguari i Allahut a.s ka dhënë udhëzimin e tij se si duhen kryer këto adhurime në kushtet e tyre.

Fjala bie, le të lexojmë disa nga nëntemat e kapitullit të namazit, në "Umde-në" e Imam Bedruddin Ajniut, në shpjegimin e veprës "Es-Sahih" të Imam Bukhariut në hadith:

Vëllimi i 4-t, 7-Libri (kapitulli) i Tejemmumit: Nëse nuk gjen as ujë, as dhé (për tejemmum)…

8- Libri (kapitulli) i Namazit: Falja e namazit në një rrobë të vetme, mbështjellur me të. – Nëse rroba është e ngushtë – Sa është masa e rrobës së gruas në namaz? – Namazi në shtrat – Namazi mbi rrobë në një ditë shumë të nxehtë – Namazi me shapka – Falja në shtëpi – Papëlqyeshmëria e namazit në varreza – Namazi kur mbërrin nga udhëtimi – Hyrja e idhujtarit në xhami – Ngritja e zërit në xhami – Mbartja në krah e vajzës së vogël në namaz…[8]

Natyrshëm, këto janë disa shembuj të thjeshtë nga tituj pa fund, që trajtojnë situata e gjendje të ndryshme, me të cilat mund të përballemi në jetë dhe, si mund të kryejmë adhurimet tona në ato gjendje, edhe pse mund të jenë të përkohshme, ose edhe mund të mos përballemi me asnjërën prej tyre.

Allahu i Madhëruar na udhëzon në Kuran për kryerjen e disa adhurimeve, si: agjërimi, namazi, haxhi, etj. Për secilin prej tyre, si në Kuran, ashtu edhe në hadithe të shumta, besimtari gjen lehtësime, për situata e gjendje, me të cilat mund të

**Resulullahu a.s. thoshte: ‘Feja është lehtësim, jo vështirësim!”, ‘O njerëz, prej jush ka që i largojnë njerëzit, prandaj kush të falet imam në mesin e njerëzve, le ta lehtësojë, sepse pas jush është i madhi, i vogli dhe nevojtari!’…”.**

përballet a sprovohet. Sepse jo të gjithë njerëzit janë njësoj. Jo të gjithë mund të falen në këmbë, sikurse dikë e zë koha e namazit në udhëtim. Udhëtimi mund të jetë me avion dhe për orë të gjata.

Mund të qëllojë që ta nisë ditën e agjërimit në udhëtim të gjatë, si të veprojë? Mund të jetë grua shtatëzënë, ose gjidhënëse, si të veprojë me agjërimin? Mund të jetë i sëmurë kronik, ose i shtruar në spital për një ndërhyrje a kurim, ndërkohë që ka hyrë muaji i agjërimit. Si të veprojë? A ka zgjidhje?

Mund të jetë nisur për të kryer haxhin dhe rrugës merr një plagë, që e detyron të fashohet, ose të veshë ndonjë rrobë të brendshme, ndërkohë që është në kohën e veshjes së detyrueshme të ihramit. Si të veprojë? A i prishet rituali? A ka dëmshpërblim?

Të gjitha këto, e shumë e shumë të tjera të ngjashme, janë çështje, për të cilat individi gjen zgjidhje dhe merr përgjigje, nëpërmjet këtij rregulli të artë: “Lehtësoni dhe mos vështirësoni!”.



Prandaj kanë thënë: “Dije se Allahu i Madhëruar e ka bërë fenë islame të përshtatshme për ymetin dhe çdo brez të njerëzimit, në çdo kohë dhe kohë, deri në kiamet. Dhe pa dyshim, një fe me këto përmasa, duhet të jetë tolerante, e lehtë për atë që merr në dorë vendimet e saj dhe për nxënësin e bazave dhe degëve të saj.” Resulullahu a.s. thoshte: ‘Feja është lehtësim, jo vështirësim!”, ‘O njerëz, prej jush ka që i largojnë njerëzit, prandaj kush të falet imam në mesin e njerëzve, le ta lehtësojë, sepse pas jush është i madhi, i vogli dhe nevojtari!’…”.[9]

Feja ka ekuilibra, të dashurit e mi! Dhe, këta ekuilibra janë të ndërtuar mbi bazën e lehtësimit! Pra, si e si feja të vijë sa më e lehtë, e dashur dhe praktike për besimtarin!

Prandaj sot, është e domosdoshme që imamët, thirrësit islamë, myftinjtë dhe krejt myslimanët, ta kuptojmë drejt fenë tonë, të kuptojmë thelbin e saj dhe të jemi lehtësues! T’i japim myzhde njerëzve, që njerëzit të gëzohen e të lehtësohen nga feja, jo të frikësohen prej saj!

Teksa lexojmë këtë hadith, ka shumë rëndësi të kuptojmë se Resulullahu (a.s.) erdhi në mesin tonë si i Dërguar i Zotit të gjithësisë, si mëshirë për gjithësinë! Ai është dërguar mëshirë për gjithësinë, patjetër që feja e tij dhe udhëzimi i tij është lehtësimi! Për këtë, Nëna e jonë, Hz. Aishe r.a. thoshte: “Sa herë që Resulullahu a.s. kishte mundësi të përzgjidhte në mes dy gjërash, zgjidhte më të lehtën, përderisa nuk ishte e ndëshkueshme…”.[10] Sepse ishte dërguar me lehtësimin!

Me këtë nuk duhet të kuptojmë neglizhencën, papërgjegjshmërinë a indiferencën në marrëdhëniet me fenë dhe adhurimet obligative, kurrsesi! Lehtësimi ka të bëjë me kuptimin e thelbit të asaj çfarë Zoti i gjithësisë kërkon prej nesh!

Resulullahu (a.s.) u dërgua me lehtësimin! Lutju Allahut të Madhëruar të të dhurojë sekretin e lehtësimit dhe të qenët myzhde për të tjerët në jetë, duke nisur nga familja, njerëzit përreth dhe shoqëria mbarë!

*1. Hadithi nr. 6612, f. 411, prej hadítheve të “El-Xhamius-sagir”, të Imam Sujutit. Transmetuar nga Muslimi dhe Ebu Davudi, nga Ebu Musai (r.a.). 2. Imam Muhammed Abdurrauf El-Mennavi, Fejdul-Kadir, Darul-Fikr, Bejrut, 1996, botimi i parë, vëll. 5, f.136. 3. Kur’ani, El-Bekare: 185. 4. Kur’ani, El-Bekare: 286. 5. Kur’ani, El-Haxh: 78. 6. Kur’ani, En-Nisa: 28. 7. Shejkh Muhammed El-Khudari, Tarikh et-Teshri el-Islami, Darul-Kutubil-Ilmijje, Bejrut, 1994, botimi i dytë, f. 12. 8. Me përshtatje dhe përzgjedhje, nga: Imam Bedruddin El-Ajni (v. 855 h.), në Umde-në e tij, (shpjegimi i Sahihul-Bukhariut), botimi i dytë, Liban, 2009, vëll. i 4-t, f. 449-453. 9. Shejkh Ali Ahmed El-Xherxhavi, Darul-Fikr, Bejrut, 1997, vëll. i parë, f. 197. 10. Transmetuar nga Bukhariu.*

Hajrullah Hoxha

# Pastërtia dhe mbrojtja e shëndetit sipas Islamit

Pastërtia është një nder kushtet kryesore për mbrojtjen e shëndetit. Zoti i madhërishëm në Kuran a.sh. ka thënë: " Me të vërtetë Zoti i do ata që pendohen (nga mëkatet), dhe i do ata që i kushtojnë rëndësi pastërtisë".

Mjekësia në vendet myslimane ka qenë në nivel të lartë dhe qysh në shekullin e 9-të fillojnë të formohen shoqatat e mjekëve për hulumtimin dhe zbulimin e barnave kundër sëmundjeve të ndryshme, ndërsa nëpër qendrat kryesore themelohen spitalet për sëmundjet e përgjithshme si dhe spitalet e veçanta për sëmundje ngjitëse.

Feja Islame i ka kushtuar rëndësi të madhe si edukimit shpirtëror ashtu edhe atij trupor. Në bazë të principeve të saj, jemi të detyruar që ta ruajmë shpirtin nga mëkatet – gjynahet, kurse trupin nga ndyrësirat e ndryshme. Pastërtia është një nder kushtet kryesore për mbrojtjen e shëndetit. Zoti i madhërishëm në Kuran a.sh. ka thënë: " Me të vërtetë Zoti i do ata që pendohen (nga mëkatet), dhe i do ata që i kushtojnë rëndësi pastërtisë''. Ndërsa Muhamedi a.s. pastërtinë e ka numëruar si pjesë përbërëse të fesë, në lidhje me këtë ai ka thënë: " Pastërtia është pjesë e besimit – fesë" dhe: " Pastërtia është gjysma e besimit..'' ngase ai që nuk është i pastër nuk mund të falë namaz, të këndojë Kuran etj.

Çdo mysliman dhe myslimane janë të obliguar për t'i falur pesë kohë të namazit brenda 24 orëve. Nder kushtet kryesore pa të cilat nuk mund të hyhet në namaz janë: Marrja e abdesit dhe duhet t'i kemi të pastra trupin, rrobat dhe vendin ku falemi. Zoti xh.sh. ka thënë: "O ju besimtarë kur të ngriheni për të falur namazin, lajini fytyrat tuaja dhe duart deri në bërryl, lëmojeni kokën dhe lani këmbët deri në zog, kurse, nëse jeni të papastër, pastrohuni (tërë trupin)." (El Maide, 6).

Përveç zbatimit të një detyre të rëndësishme fetare; pastrimi i trupit ka një dobi të madhe për shëndetin e njeriut. Prandaj çdo besimtar e besimtare pas marrëdhënieve intime bashkëshortore janë të obliguar që t'i pastrojnë mirë gojën, hundën dhe tërë trupin. Ndryshe, së paku një herë në javë është sunet të pastrojmë trupin; posaçërisht ditën e xhumasë-të premten. Në lidhje me këtë, Muhamedi a.s. ka thënë :"Çdo mysliman e ka për obligim ndaj Zotit për t'u pastruar në çdo 7 ditë duke larë kryet dhe trupin e tij". Me një rast tjetër ai ka thënë: "Të larët ditën e xhuma është obligim për çdo mysliman që është moshërritur".

Ndërkaq femrat janë të detyruara që të pastrohen edhe pas zakoneve mujore dhe atyre pas lindjes se fëmijës. Me rastin e marrjes se abdesit duhet t'i pastrojmë duart duke i fërkuar në mes gishtave, gojën, duke i pastruar dhëmbët me misvak- brushë ose së paku me gishta, hundën deri në brendësi, fytyrën, krahët deri mbi bërryla dhe duhet t'i jepet mes'h kokës duke e përshkuar me dorë të lagur, duhen pastruar veshët, qafa dhe këmbët deri mbi nyje. Prandaj në marrjen e abdesit janë përfshirë të gjitha ato gjymtyrë të trupit të cilat janë të zbuluara dhe janë në kontakt me objekte të ndryshme gjatë punës dhe që njëkohësisht edhe përlyhen shpesh.



Muhamedi a.s. higjienës i ka kushtuar kujdes të posaçëm, ai përveçqë ka qenë shembull vetë, me shumë hadithe ka këshilluar se si duhet të mbahet pastërtia. Mes të tjerash, Pejgamberi a.s. ka thënë: 'Rregullat e natyrshme janë dhjetë: prerja e mustaqeve, lëshuarja e mjekrës, të bërët synet, të përdorurit e misvakut- brushës, pastrimi i hundës, prerja e thonjve, pastrimi mes gishtave, pastrimi i nënsqetullave, të rruarit e vendeve të turpshme, marrja taharet-pastrimt me ujë pas kryerjes së nevojave fiziologjike.

Muhamedi a.s. ka pasur mustaqe dhe mjekër, njëkohësisht ai është interesuar për mirëmbajtjen e tyre. Mustaqet i ka prerë rregullisht dhe nuk ka lejuar qe t'i kalojnë buzën e epërme domethënë i ka prere sa i është parë të kuqtë e buzës, kurse mjekrën e ka pasur të gjatë sa e kap me grusht, tepricën e ka shkurtuar. Shokët e tij tregojnë se ai e ka pasur zakon që të mbajë me vete krehër, pasqyrë, gërshërë dhe erë të mirë-misk. Me një rast kur ka parë njërin me flokë të çrregulluara ka thënë: a thua ky nuk ka pasur me çka t'i rregullonte flokët e tij?!

Islami çështjes se synetisë i ka kushtuar rëndësi të madhe. Edhe pse është një akt fetar në përgjithësi, ajo ka karakter higjienik andaj është e dobishme për mbrojtjen e shëndetit të njeriut nga sëmundjet e ndryshme. Mjekësia e kohëve të fundit është duke i kushtuar asaj rëndësi të posaçme saqë në disa vende të Perëndimit kanë filluar për t'i bërë synet fëmijët e porsalindur nëpër spitale. Pastrimi i dhëmbëve ka një rëndësi të posaçme për shëndetin e njeriut, sepse nga mbeturinat e ushqimit mes dhëmbëve mund të formohen mikrobe të ndryshme, të cilat i shkatërrojnë dhëmbët dhe i sjellin edhe pasoja të tjera të dëmshme. Muhamedi a.s. pastrimit të dhëmbëve me misvak që sot mund të zëvendësohet me brushë, i ka dhënë rëndësi të veçantë andaj në lidhje me këtë ai ka thënë: "Sikur të mos e rëndoja ymetin tim, kisha për t'i urdhëruar që ta përdorin misvakun

**Muhamedi a.s. ka qenë shume preciz, asnjëherë nuk ka ngrënë para se të jetë i uritur dhe kur ka ngrënë nuk është ngopur. Ai ka porositur që 1/3 e lukthit të plotësohet me bukë, 1/3 me ujë dhe 1/3 të rezervohet për frymëmarrje të lirë.**

për pastrimin e dhëmbëve me rastin e çdo namazi".

Si në punë, si për nevoja të tjera njeriu më së tepërmi shërbehet me anë të duarve, prandaj edhe më së shumti përlyhet, edhe mund të infektohet me anën e tyre e sidomos me rastin e të ushqyerit. Në lidhje me këtë Muhamedi a.s. ka urdhëruar për t'i larë duart para ngrënies së bukës dhe pas saj. Në pastrimin e duarve hyn edhe prerja e thonjve, ngase mosprerja e tyre shkakton grumbullimin e mbeturinave dhe formimin e mikrobeve te ndryshme. Thonjtë jemi të obliguar që t'i presim një herë në javë. Nder masat për mbajtjen e higjienës personale që u theksuan më lart në hadithin e Pejgamberit a.s janë edhe mënjanimi i qimeve nga nënsqetullat dhe vendet e turpshme në çdo 40 ditë, si dhe pastrimi me ujë (të marrët taharet) pas kryerjes se nevojave fiziologjike.

Përveç pastërtisë së trupit, Islami na ka urdhëruar që t'i mbajmë të pastra edhe rrobat. Zoti xh.sh ka thënë: "Dhe rrobat tuaja pastroj". Muhamedi a.s. në veshmbathje ka qenë modest, por gjithnjë i rregulluar dhe i pastër. Rrobat duhen ruajtur sidomos me rastin e urinimit, ngase Muhamedi a.s ka thënë:" Ruajuni me rastin e urinimit, se shumica e ndëshkimit në varr rrjedh prej tij". Me një rast Muhamedi a.s kur e ka parë një njeri me rroba të përlyera ka thënë: A thua ky nuk ka pasur ujë që ti pastroj rrobat e veta?! Pastrimi i trupit dhe i rrobave sipas udhëzimeve të Islamit nuk duhet të behet vetëm formalisht me përdorimin e ujit, por duhen fërkuar mirë duke përdorur mjetet pastruese përkatëse p.sh. sapun, shampon etj.

Shëndeti për njeriun është një begati shumë e vlefshme, andaj e kemi për detyrë që ta çmojmë dhe ta ruajmë nga të gjitha ato gjëra që shkaktojnë dëmtimin dhe shkatërrimin e tij. Zoti xh.sh në Kuran a.sh. ka thënë: "Mos e hidhni vetveten në rrezik…" (El Bekare, 195).

Islami na ka lejuar përdorimin e të gjitha llojeve të ushqimeve dhe të pijeve që janë të pastra dhe të dobishme për organizmin tonë, kurse na i ka ndaluar ato që janë të ndyra dhe të dëmshme për shëndetin tonë. Nder gjërat e ndaluara rreptësisht janë: pijet alkoolike, droga, mishi derrit, mishi i shtazëve të ngordhura etj. Mbi dëmet e mëdha që i shkaktojnë njeriut pijet alkoolike dhe mishi i derrit, atë që e ka thënë feja Islame para 14 shekuj e gjysmë sot mjekësia shkencërisht është duke vërtetuar. Edhe përdorimi i pijeve të lejueshme duhet të jetë me masë për shkak se edhe nga teprimi i tyre organizmi i njeriut mund të pësoj dëme. Andaj nëse dëshirojmë që të jemi të freskët shpirtërisht dhe të shëndoshë fizikisht, duhet të jemi të matur gjatë përdorimit të ushqimit. Zoti xh.sh. me këto fjalë të Kuranit ka thënë: "Dhe hani e pini (nga gjerat e lejueshme), por mos e teproni se me të vërtetë Zoti nuk i do ata që e teprojnë (që hanë e pinë tepër)". (El Araf, 31).

Në lidhje me këtë, Muhamedi a.s. ka qenë shume preciz, asnjëherë nuk ka ngrënë para se të jetë i uritur dhe kur ka ngrënë nuk është ngopur. Ai ka porositur që 1/3 e lukthit të plotësohet me bukë, 1/3 me ujë dhe 1/3 të rezervohet për frymëmarrje të lirë. Me një rast, gjithashtu ai ka thënë: "Ftohni ushqimin, se ka më tepër bereqet ". Prandaj ushqimi i nxehtë, jo vetëm që është i papëlqyeshëm, por

është edhe i dëmshëm për organizmin.

Sëmundja është armiku më i madh i shëndetit të njeriut, andaj, nëse ajo paraqitet, duhet të merren masa sa më urgjente për evitimin e saj. Nga aspekti fetar, me rastin e sëmurjes, jemi të obliguar që të bëjmë kontrollimin mjekësor dhe t'i sigurojmë barnat për shërim. Usame ibni Sherik tregon se me një rast erdhën te Pejgamberi a.s. disa beduinë (banorë të shkretëtirës) dhe i thanë: O i Dërguari i Zotit, në qoftë se sëmuremi a duhet të mjekohemi, Muhamedi a.s. u tha: "Mjekohuni se Zoti nuk ka krijuar asnjë sëmundje që nuk ia ka krijuar ilaçin me përjashtim të plakjes dhe vdekjes".

Nga kjo mund të kuptojmë se nuk ka sëmundje të pashërueshme me përjashtim të dy proceseve të natyrshme, pleqërisë dhe vdekjes, të cilat nuk kanë ilaç. Me një rast tjetër, Muhamedi a.s ka thënë: "Çdo sëmundje ka ilaç dhe kur ilaçi ia qëllon sëmundjes, ai shërohet me emër të Zotit". Edhe nga kjo thënie e Pejgamberit a.s. kuptohet se çdo sëmundje ka ilaç, vetëm duhet të përpiqemi për ta gjetur ilaçin që i përgjigjet sëmundjes ekzistuese, duke mos humbur shpresën asnjë moment për shërim duke na shoqëruar bindja se do të bëhet vetëm ashtu siç e ka paraparë dhe caktuar Zoti xh.sh..

Me rastin e sëmurjes se Sad ibni Ebi Vekkasit, tregohet se Muhamedi a.s ka kërkuar intervenimin e mjekut Harith (i cili ishte idhujtar ) për ta mjekuar. Ai nuk u shërbye vetëm me ndonjë dua- lutje të posaçme edhe pse ishte i Dashuri i Zotit, por kërkoi që ta kontrollonte mjeku. Sipas parimeve të Islamit, të qiturit fall, shkrirja e plumbit, vizita e tyrbeve duke kërkuar ndihmë nga ai qe gjenden i varrosur në to, me qëllim të shërimit me rastin e ndonjë sëmundjeje; rreptësishtë janë të ndaluara. Ngase Kurani nuk ka zbritur si mjet për t'u shkruar njerëzve të sëmurë dhe shtazëve, por ka zbritur si ligj dhe program jete për njerizimin. Islami porosit që së pari të kërkojmë ndihmë nga Zoti xh.sh e pastaj nga njerëzit që kanë specializuar në degën e mjekësisë e jo që të kërkojmë ndihmë nga njerëzit e vdekur dhe falltarët që mashtrojnë njerëzit. Mjerisht edhe pse i takojmë fesë me të logjikshme në botë dhe jetojmë në shekullin e atomit, përsëri ka myslimanë të cilët shërbehen me këto zakone primitive. Muhamedi a.s tregohet se me një rast ka thënë se nuk është e lejueshme për të jetuar-banuar me një vend në të cilin nuk ka mjekë dhe gjykatës-sundues.

**Kur në Evropë mospastrimi i trupit gjatë tërë jetës është konsideruar në pikëpamje fetare si vepër e lëvdueshme, myslimanët jo vetëm në çdo shtëpi por në çdo dhomë të fjetjes kanë pasur hamamxhikë (banjo të vogla ) për t'u pastruar, ndërsa në shumë qytete kanë ndërtuar hamame – banjo publike për pastrim të posaçëm.**

Ata njerëz që vuajnë nga sëmundje ngjitëse duhet të izolohen nga të shëndoshët, enët e ushqimit dhe të pijes duhet t'i kenë të posaçme dhe ata që u shërbejnë duhet të kenë kujdes që të mos infektohen prej tyre. Zoti xh.sh ka thënë "O ju besimtarë, merrni masat për mbrojtjen tuaj". (En Nisa, 71).

Kurse Muhamedi a.s ka thënë: " Fol me atë që është i sëmurë nga gërbula -sëmundja ngjitëse me një largësi mes vete sa një shigjetë (rreth 1 metër e gjysmë). Me një rast tjetër, ai ka thënë: "Kur të dëgjoni se është paraqitur murtaja (sëmundja ngjitëse) në një vend mos hyni në të, kurse në qoftë se ndodheni në atë vend, mos dilni prej tij!"

Omeri r.a duke udhëtuar me një pjesë të ushtrisë për në Sham (Siri) dëgjoi se ishte paraqitur murtaja atje, andaj vendosi që të kthehej. Me këtë rast, dikush prej shokëve i tha: "A po ik prej caktimit të Zotit ? Ai iu përgjigj " Po iki prej caktimit të Zotit në caktimin e Zotit ". Prej këtyre fjalëve të Omerit r.a kuptohet qartë se si shkaqet e sëmundjeve ashtu edhe masat mbrojtëse janë të parapara nga ana e Zotit xh.sh. Muhamedi a.s nuk është kujdesur vetëm për mbrojtjen e shëndetit të njerëzve, por është interesuar edhe për shtazët, andaj me një rast ka thëne: "Mos të përzihen devetë e sëmura me të shëndoshat!"

Nga kjo që u theksua deri këtu, mund të konkludojmë se masat që i ka paraparë feja islame para 14 shekujve e gjysmë në lidhje me mbajtjen e pastërtisë, mbrojtjen e shëndetit dhe të mjekimit janë në përputhje të plotë me udhëzimet dhe këshillat e mjekësisë bashkëkohore. Rregullat për mirëmbajtjen e pastërtisë dhe mbrojtjen e shëndetit, myslimanët qysh nga fillimi i kanë zbatuar edhe në jetë. Kur në Evropë mospastrimi i trupit gjatë tërë jetës është konsideruar në pikëpamje fetare si vepër e lëvdueshme, myslimanët jo vetëm në çdo shtëpi por në çdo dhomë të fjetjes kanë pasur hamamxhikë (banjo të vogla ) për t'u pastruar, ndërsa në shumë qytete kanë ndërtuar hamame – banjo publike për pastrim të posaçëm. Gjithashtu mjekësia në vendet myslimane ka qenë në nivel të lartë dhe qysh në shekullin e 9-të fillojnë të formohen shoqatat e mjekëve për hulumtimin dhe zbulimin e barnave kundër sëmundjeve të ndryshme, ndërsa nëpër qendrat kryesore themelohen spitalet për sëmundjet e përgjithshme si dhe spitalet e veçanta për sëmundje ngjitëse. Ndërkaq, Evropa as në shekullin e 14-të nuk ka pasur spitale as që ka ditur për masat preventive kundër sëmundjeve ngjitëse, prandaj në atë kohë me miliona njerëz kanë vdekur nga murtaja. Rregullat e higjienës dhe bazat e mjekësisë Evropa më vonë i ka marrë nga ana e myslimanëve. [1]

*1] H. Hoxha, Takvim-Kalendar për vitin 1978, bot. Shoqata e Ylemave në Prishtinë.*

Sadik Mehmeti

# Kontributi i Shqipërisë në përkujdesjen për të dëbuarit nga Kosova (1998-1999)

Populli i Kosovës u është gjithmonë mirënjohës dhe falënderues shtetit shqiptar dhe vëllezërve të tyre për ndihmën e dhënë në kohët dhe ditët më të këqija. Duke qenë edhe vetë një nga të vendosurit kosovarë në zonën e Kukësit, dëshirojë që edhe ky shkrim imi të kuptohet si një shenjë falënderimi dhe si një shlyerje borxhi qoftë edhe në këtë mënyrë dhe në këtë masë për gjithçka që vëllezërit tanë dhe shteti shqiptar kanë bërë për ne dhe për vendin tim.

## Shpërngulja e shqiptarëve – plan shekullor i politikës serbe

Shpërngulja masive me dhunë e shqiptarëve nga trojet e tyre që filluan në vitin 1877/1878, e për të vazhduar edhe më vonë, pas largimit të Perandorisë Osmane nga këto troje, gjatë luftërave ballkanike, pikërisht në vitet 1912-1915, pastaj midis dy luftërave botërore (1919-1941) dhe pas Luftës së Dytë Botërore (periudha midis viteve 1950-1960), e deri në vitin 1998-1999, kur afërsisht mbi 800 mijë persona lanë vendin e tyre dhe u drejtuan për në Shqipëri, Maqedoni, Mal të Zi etj., si dhe në vendet e tjera të Evropës dhe më gjerë, - paraqet një nga tragjeditë më të mëdha që i ka ndodhur këtij populli.

Shpërngulja masive me dhunë e shqiptarëve nga Kosova gjatë këtyre periudhave, dihet mirëfilli se lidhet me procesin e politikës shkombëtarizuese që ndiqnin qarqet drejtuese serbe të Beogradit ndaj popullatës autoktone në këto vise dhe me pretendimet territoriale të serbëve në dëm të tokave shqiptare dhe popullatës së saj.

Në të vërtetë, gjenocidi i fundit i serbëve kundër shqiptarëve të Kosovës, u realizua mbi bazën e një plani të mirëpërcaktuar nga Beogradi shumë kohë më parapara që mbante emrin "Operacioni Patkoi". Mbi bazën e këtij plani famëkeq rifilloi dhuna e hapur në Kosovë më 1998, dhe sipas një skenari të mirëpërgatitur ishte paraparë dhe filloi edhe shpërngulja e 800.000 shqiptarëve nga Kosova dhe vendosja e po aq serbëve të sjellë nga Bosnja dhe Kroacia.

Në të vërtetë, shpërngulja me dhunë e shqiptarëve nga Kosova midis viteve 1998-1999, ndonëse e shkurtër, ajo, si asnjëherë më parë, ishte shumë masive, sepse, sikurse u tha, afërsisht mbi 800 mijë persona lanë vendin e tyre dhe u drejtuan kush si mundi dhe kah mundi, shumica u vendosen në Shqipëri, po edhe dhe në vendet tjera fqinje.

## Shteti amë – streha e parë e bijve të saj

Sikundër në të gjitha periudhat e më hershme, pra edhe në këtë të fundit, të parit që do t'i ketë rënë hise dhe barra kryesore për të strehuar dhe mirëpritur shumë nga vëllezërit e tyre të shpërngulur me dhunë nga Kosova dhe viset e tjera shqiptare në ish-Jugosllavi, ka qenë pa dyshim shteti shqiptar dhe popullata e tij mikpritëse.

**Shqipëria akomodoi dhe u përkujdes për rreth 65-70% të numrit të përgjithshëm të rreth 800 mijë shqiptarëve të shpërngulur nga Kosova.**

Kështu, vetëm në luftën e fundit në Kosovë (1998-1999), Shqipëria ishte, pa dyshim, jo vetëm pritësja e parë e të dëbuarve me dhunë nga vatrat e tyre, por ajo akomodoi dhe u përkujdes për rreth 65-70% të numrit të përgjithshëm të rreth 800 mijë shqiptarëve të shpërngulur nga Kosova.

Duke analizuar kronologjinë e ngjarjeve për etapën e fundit, pra atë të vajtjes së shqiptarëve nga Kosova në Shqipëri midis viteve 1999-1998, vërejmë se brenda saj mund të përcaktohen dy faza.



*Faza e parë* filloi nga 2 shkurti 1998 dhe zgjati deri në 28 janar 1999. Për shkak të luftimeve në Kosovë midis forcave serbe dhe Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës (UÇK), qindra mijëra shqiptarë për t'i shpëtuar terrorit serb braktisën shtëpitë e tyre dhe u zhvendosën në qendra të tjera banimi ose në male. Rreth 100 mijë vetë, dolën jashtë Kosovës dhe deri në nëntor 1998, 15.929 ose 15,9% të larguarve u strehuan në Shqipëri.

*Faza e dytë*, përfshin periudhën kohore 24 mars 1999 - 14 qershor 1999 dhe lidhet me fillimin e intervenimit të NATO-s në Kosovë e deri në kapitullimin e armatës serbe dhe nënshkrimin e paqes në Kumanovë. Në këtë fazë numri i të depërtuarve me dhunë ekstreme jashtë Kosovës u rrit edhe me rreth 700 mijë shqiptarë të tjerë.

Qoftë shpejtësia dhe dhuna e padëgjuar më parë, me të cilën u krye goditja e ushtrisë dhe paramilitarëve serbë mbi shqiptarët e Kosovës, qoftë ndërgjegjësimi i tyre se vend më mikpritës se shteti amë nuk mund të ketë, përcaktoi që rreth 458 mijë, ndër 800 mijë të shpërngulurit e viteve 1998-1999, të hynin dhe të vendoseshin përkohësisht në territorin e shtetit shqiptar. Madje, sipas të dhënave të publikuara nga komisariati i lartë i OKB-së për refugjatët (UNHCR) (që ka monitoruar situatën nga 19 marsi 1999, kur u largua Misioni verifikues i OSBE-së për Kosovën), 221 mijë të tjerë u vendosën në Maqedoni dhe 62 mijë në Mal të Zi.

Sipas të dhënave të International Federation of Red Cross and Red Crescent Sotieties, Refugees fron Yugoslavia, të cituar më sipër, në Bosnjë dhe Hercegovinë u strehuan 18 mijë vetë, kurse në 11 vende të tjera, përkatësisht në Austri u vendosën 161 vetë, në Belgjikë 340, në Kroaci 88, në Francë 348, në Gjermani 9296, në Islandë 23, në Izrael 106, në Norvegji 1104, në Poloni 60, në Zvicër 33 dhe në Turqi 3692 persona.

Fluksi i madh i refugjatëve në drejtim të Shqipërisë dhe shteteve fqinje si Maqedonia dhe Mali i Zi, i dedikohet jo vetëm afërsisë gjeografike por edhe pranisë masive të elementit shqiptar në këto shtete.

Interesimi i veçantë i shtetit shqiptar, për të lehtësuar sadopak dhimbjen e bashkëkombësve nga Kosova pasqyrohet qartë në një varg masash me natyrë juridike dhe praktike, që u ndërmorën nga autoritetet shqiptare qendrore dhe lokale, të cilat evidentohen gjatë periudhës 1989-1999, siç ishin formimi i grupeve punuese në nivel vendi për kontrollimin e situatës, për mbikëqyrjen e evakuimit të popullsisë shqiptare nga Kosova nga zonat verilindore në drejtim të qendrave të tjera pritëse të ngritura posaçërisht në prefekturat e shtetit shqiptar, formimi i grupit punues i cili do të me-rrej me hartimin dhe vëzhgimin e planit ditor të dërgimit të mjeteve të transportit për në zonat verilindore, formimi i grupit punues për vëzhgimin e situatës së transportit me autobus nga rrethi i Kukësit, grupi punues për njof-timin në media dhe për sensibilizimin e të gjithë transportuesve për të ndihmuar në evakuimin e popullsisë shqiptare të Kosovës etj..

Problemet që duhet të zgjidheshin me shpejtësi nga shteti shqiptar ishin ato që lidheshin me strehimin, ushqimet dhe nevojën e shpërndarjes së refugjatëve në zonat e tjera të vendit. Mbarimi i kapaciteteve të prefekturës së Kukësit, e detyroi Qeverinë

**Numrin më të madh të akomodimeve e siguroi Prefektura e Tiranës, në të cilën u vendosën 124.383 veta. Rreth 80% e tyre u sistemuan në familjet kryeqytetase dhe të rrethinave.**

Shqiptare që të hartonte planin provizor për shpërndarjen e të ardhurve nëpër rrethet e vendit.

Në anën tjetër, kryeministri i shtetit shqiptar, Pandeli Majko, në takimin me ambasadorët dhe përfaqësuesit e organizatave ndërkombëtare i bëri thirrje komunitetit ndërkombëtar për të ndihmuar në përballimin e krizës, për se edhe mori përgjigje të menjëhershme. Zyra e UNHCR-rë konfirmoi, se: "...vende si Gjermania, Zvicra, SHBA-ja, Turqia, Norvegjia, Britania, e Italia po ofrojnë mbështetjen për operacionin humanitar të pritjes së refugjatëve nga Kosova".

Nga dita në ditë, si pasojë e rritjes së dhunës dhe terrorit nga forcat paramilitare ushtarake e policore ndaj popullsisë kosovare u rrit me shifra dramatike fluksi ditor i ardhjes së tyre në Shqipëri. Ajo ishte disa herë më e lartë se numri i të evakuarve për në destinacionet e përcaktuara në rrethe të ndryshme të vendit. Prandaj, nën kujdesin e shtetit shqiptar, por dhe financimit nga donatorë të huaj, u bë e mundur ngritja e 22 kampeve dhe e qendrave kolektive në territorin e Shqipërisë (12 qendra kolektive dhe 10 kampe) ku u akomoduan 178.613 persona ose 38% e numrit të përgjithshëm të të ardhurve.

## Numri i kosovarëve të sistemuar në Shqipëri (periudha 19 mars - 9 qershor 1999)

Sipas të dhënave që lidhen me procesin e akomodimit të të ardhurve nga Kosova në Shqipëri, rezulton se numrin më të madh të akomodimeve e siguroi Prefektura e Tiranës, në të cilën u vendosën 124.383 veta. Rreth 80% e tyre u sistemuan në familjet kryeqytetase dhe të rrethinave.

Një peshë të madhe, natyrisht e mbajti edhe Prefektura e Kukësit, që ishte edhe stacioni i parë i vendqëndrimit për të ardhurit nga Kosova prej nga mandej niste shpërndarja drejt destinacioneve të tjera të përcaktuara për akomodim. Në këtë prefekturë u akomoduan 70.399 persona, çka e rendit atë në vendin e dytë në shkallë vendi. Pas këtyre dy prefekturave vinin në radhë Prefektura e Durrësit me 69.072 persona të akomoduar, Prefektura e Shkodrës me 94.520 persona, Prefektura e Lezhës me 32.924 persona, Prefektura e Elbasanit me 30.858 persona, Prefektura e Fierit me 25.054 persona etj. Pesha që mbajtën prefekturat e Tiranës, Kukësit dhe Durrësit, në të cilat u akomoduan 263854 vetë, ose 57,4% e të ardhurave në shkallë republike,

**Raportet dhe miqësia midis bashkëkombësve, të ndarë më parë dhe të sulmuar për dekada nga paragjykime të këqija e të qëllimshme, u ngritën në një nivel të ri; ato u forcuan, kurse pargjykimet u veniten.**

tregon kontributin e tyre të veçantë në procesin e akomodimit.

Përballimi me sukses i situatës emergjente në të cilën kaloi Shqipëria gjatë periudhës së eksodit të madh, i dedikohet disponimit të "Shtetit amë" për bashkëkombësit, përfshirë këtu strukturat zyrtare e jo zyrtare. Natyrisht i dedikohet edhe mikpritjes dhe bujarisë së popullsisë i cili ishte edhe çelësi i suksesit dhe i zgjidhjes së shumë problemeve, që kishin të bënin me akomodimin e të ardhurve nga Kosova, të vendosur pranë familjeve vendase, kampeve dhe qendrave kolektive në Shqipëri. Përqindja e

NUMRI I KOSOVARËVE TË SISTEMUAR

| *Prefektura* | *Sistemuar në familje* | *Sistemuar në kampingje* | *Sistemuar në qendra kolektive* | *Gjithsej* |
|---|---|---|---|---|
| Kukës | 37 400 | 30 615 | 2 384 | 70 399 |
| Dibër | 6 378 | - | 8 365 | 14 743 |
| Elbasan | 13 912 | 6 650 | 10 296 | 30 858 |
| Shkodër | 31 399 | 4 600 | 8 521 | 44 520 |
| Lezhë | 16 871 | 3 982 | 12 071 | 32 924 |
| Durrës | 47 902 | 13 121 | 8 049 | 69 072 |
| Tiranë | 95 707 | 12 620 | 16 056 | 124 383 |
| Fier | 14 722 | 3 500 | 6 812 | 25 034 |
| Berat | 3 177 | 0 | 4 777 | 7 954 |
| Vlorë | 7 369 | 5 153 | 8 436 | 20 958 |
| Korçë | 4 575 | 2 800 | 7 488 | 14 863 |
| Gjirokastër | 856 | 290 | 2 027 | 3 173 |
| **Totali** | **280 268** | **83 331** | **95 282** | **458 881** |

konsiderueshme e të vendosurve nëpër familje, është dëshmia më e mirë për mikpritjen vëllazërore të vendasve, për bashkëkombësit në fatkeqësi të ardhur nga Kosova.

Në fushën diplomatike Shqipëria bëri ç'ishte e mundur që lufta të shmangej përpara sesa ngjarjet të merrnin tatëpjetën, kurse gjatë konfliktit ajo synoi që sa më shpejt të arrihej paqja. Në fushën e ndihmave humanitare e cila, duke marrë parasysh natyrën e luftës së Kosovës, jo më pak e rëndësishme sesa kontributi që lidhet ngushtë me luftën, Shqipëria dhe populli shqiptar, dhanë kontributin më të madh midis shteteve të veçanta, duke treguar ndër të tjera një gatishmëri të jashtëzakonshme dhe organizim të pashoq.

## Rikthimi i shpejtë në Kosovë dhe fillimi i një epoke të re

Pas largimit të ushtrisë serbe nga Kosova, në qershor të vitit 1999, shumica e të vendosurve në Shqipëri u rikthyen në vendbanimet e tyre në Kosovë, u rikthyen aq shpejt sa që mahnitën edhe botën.

Organizatat ndërkombëtare dhe Shteti Shqiptar, kishin hartuar një program për riatdhesimin e kosovarëve, i cili do të zbatohej në tri faza: përgatitja, fillimi i lëvizjes, lëvizja e mëtejshme në Kosovë. Në thirrjen drejtuar popullit të Kosovës nga këto organizma kërkohej durim, kthim vullnetar dhe kthim të detyruar. Mirëpo, këto etapa të kthimit u dogjën. Sepse, sipas burimeve të OSBE-së në Tiranë, në qytetin Kukësit, ishin boshatitusr 40 % e çadrave (shatorëve), ndërsa në kampin gjerman "Kap Ampur", sipas "Gazetës Shqiptare" të dt. 18.06.1999, f. 6, tashmë nuk gjendej asnjë refugjatë i Kosovës.

Në tetë kampet e Kukësit, më dt. 22.06.1999, kishin mbetur 5680 persona. Sipas UNHCR, çdo ditë nga Shqipëria, do të ktheheshin një mijë deri tre mijë persona. Më 30 qershor 1999, nga Kukësi kaluan 23.500 kosovarë. Kurse sipas shtypit ditor të dt. 08.07.1999, njoftohej se vetëm 5 mijë kosovarë kishin mbetur në Shkodër nga 44 mijë që kishin qenë të vendosur aty më parë.

Përveç kthimit të shpejtë të kosovarëve në shtëpitë e tyre, nga ajo gjëmë e madhe dhe nga ai moment i dhimbshëm që i kishte ndodhur Kosovës, por i përballuar së bashku me vëllezërit e shtetit amë, ndodhi edhe një gjë shumë e madhe, raportet dhe miqësia midis bashkëkombësve, të ndarë më parë dhe të sulmuar për dekada nga paragjykime të këqija e të qëllimshme, u ngritën në një nivel të ri; ato u forcuan, kurse pargjykimet u veniten. Vitet që pasuan, dëshmojnë se asaj të keqeje ne ditëm t'ia vjelim të mirën. Shqipëria dhe Kosova tani janë shumë pranë njëra-tjetrës në çdo pikëpamje, por e rëndësishme është se shpirtërisht janë një.



Një pyetje që gjithmonë shtrohet dhe ka për t'u shtruar nga shqiptarët e Kosovës, jo vetëm në këtë përvjetor, është se si do t'ia kishin dalë mbanë shqiptarët e Kosovës po të mos kishin pasur shtetin e tyre amë dhe mikpritjen e vëllezërve të tyre atje. Pa kontributin e këtyre të fundit, sigurisht që Kosova s'do të ishte e lirë dhe vuajtja e popullit të saj kishte për të qenë ku e ku më e madhe.

Populli i Kosovës prandaj u është gjithmonë mirënjohës dhe falënderues shtetit shqiptar dhe vëllezërve të tyre për ndihmën e dhënë në kohët dhe ditët më të këqija. Duke qenë edhe vetë një nga të vendosurit kosovarë në zonën e Kukësit, dëshirojë që edhe ky shkrim imi të kuptohet si një shenjë falënderimi dhe si një shlyerje borxhi qoftë edhe në këtë mënyrë dhe në këtë masë për gjithçka që vëllezërit tanë dhe shteti shqiptar kanë bërë për ne dhe për vendin tim.

*LITERATURA:*

1. ***, *100 ditët e luftës në Kosovë (kronikë e ngjarjeve, 25 mars – 4 korrik 1999),* botoi: AIITC, Tiranë, 1999.
2. Jani Sota, *Kontributi i trevës së Myzeqesë në përballimin e eksodit nga Kosova në vitet 1998-1999*, në: "Vjetari i Arkivit të Kosovës", nr. 43 – 44, Prishtinë, 2010, f. 501 – 523.
3. Jani Sota, *Roli i Shqipërisë dhe i faktorit ndërkombëtar në Luftën e Kosovës (1999)*, në: "Vjetari i Arkivit të Kosovës", nr. 45 – 46, Prishtinë, 2011, f. 471 – 491.
4. Rexhep Qosja, *Çështja shqiptare: historia dhe politika,* Prishtinë, 1994.
5. Grup autorësh, *Shpërnguljet e shqiptarëve gjatë shekujve*, Prishtinë, 1992.
6. "Gazeta Shqiptare", Tiranë, dt. 18.06.1999; 22.06.1999; 02.07.1999; 08.07.1999.
7. https://www.hrw.org/legacy/albanian/kosovo2001/summary.pdf

Dr. Rexhep Suma

# Urtësia në thirrjen islame dhe metodologjia e saj kuranore

Në realitet Islami që nga shfaqja e tij deri më sot mbetet i fortë për të ushtruar ndikim në jetë dhe në analet historike, qoftë kur myslimanët ishin të fuqishëm apo edhe kur kalonin momente krizash. Islami në botëkuptim të saktë dhe të plotë është fe dhe qytetërim.

Kurani famëlartë si libër hyjnor i shpallur mbi Muhamedin a.s., në brendësi të tij përmban çdo gjë që ndërlidhet me njeriun dhe u përgjigjet nevojave të tij qoftë ideore, jetësore, mjekësore dhe në të gjitha fushat në të cilat hulumton mendja njerëzore qoftë në të kaluarën apo sot. Për këtë çështje i Lartësuari thotë: " Ne ty të shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët. (En-Nahl, 89).

Në realitet Islami që nga shfaqja e tij deri më sot mbetet i fortë për të ushtruar ndikim në jetë dhe në analet historike, qoftë kur ishte myslimanët ishin të fuqishëm apo edhe kur kalonin momente krizash. Islami në botëkuptim të saktë dhe të plotë është fe dhe qytetërim. Dokumenti i madh dhe i përjetshëm i Islamit, Kurani e ka ruajtur nga devijimi. Islami asnjëherë nuk është ndalur së shtriri që nga fillesa e deri në konfliktet me kolonizatorët. Islami e ka theksuar qartë rëndësinë e mendjes, dijes duke unifikuar dy drejtimet: materiale dhe shpirtërore dhe asnjëherë nuk është bërë pengesë për zhvillim. Komentimi historik i Islamit i jep një koncept të ndryshëm nga konceptet e feve dhe drejtimeve tjera fetare. Sheriati islamë është i gjallë dhe i përshtatshëm për çdo kohë dhe vend, qëndron vetvetiu dhe nuk është i marr nga të tjerët."[1] Çfarëdo problemi që njeriut i paraqitet apo edhe qoftë që gjenden para një sfide shkencore, shtegdalje dhe udhëzim ka metodat kuranore të cilat e thërrasin njeriun të tregohet i vëmendshëm para argumenteve kuranore. Madje, Allahu na kërkon që argumentet e Tij t'i shikojmë në vetveten tonë: "Po edhe në veten tuaj. A nuk jeni kah e shihni?" (Edh-dharijat, 21).

Po ashtu në këtë drejtim nga metodat kuranore përfituan shkencërisht edhe mjekët të cilët i tërhoqi drejt dritës së vërtetë, duke njohur rrugën e cila shpie për tek feja e Zotit duke iu dorëzuar fakteve të qarta në punën e tyre, dhe çdo problem që janë ndesh me të sikur me ajetin kuranor ku Allahu xh.sh. thotë: "u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet" (El Arafë, 157), ku qartë shumë thirrës islamë përfituan nga ky ajet duke e vënë në funksion të debateve dhe polemikave në mënyrën më të mirë e me urtësi që pas çdo harami qëndron një urtësi, e cila ka ndikimin e saj në shoqëri dhe individë, ku dihet fakti se shkenca ditë pas dite po i vërteton urdhëresat dhe ndalesat që i ka bërë Islami njerëzimit.

Bindja e myslimanëve me rëndësinë e fesë islame nga njëra anë dhe nevoja e botës për të, numërohet bazament i shëndoshë dhe pikënisja e shtrirjes së thirrjes islame. Po ashtu rol të veçantë ka planifikimi i cili është element i domosdoshëm i suksesit të çdo projekti.[2] Nisur nga fakti se feja islame është fe e thirrjes që nga shfaqja e Pejgamberit a.s., të cilin Allahu xh.sh., e urdhëroi që të kryejë këtë mision duke treguar të vërtetën për të gjithë popujt e botës, ashtu siç kemi edhe ajetin kuranor: "Nuk ka dyshim se ata që e trashëguan librin prej tyre (prej të parëve) janë në dyshim të thellë ndaj tij (ndaj librit Tevratë e Inxhil). E për këtë shkak (të përçarjes së tyre), ti thirr dhe përqendrohu ashtu si të është urdhëruar dhe mos shko pas dëshirave e thuaj: "Unë kam besuar në librat që i shpalli Allahu, jam urdhëruar të mbajë drejtësi mes jush, Allahu është Zoti ynë dhe Zoti juaj; Ne kemi përgjegjësinë e veprave tona e ju të veprave tuaja,



**I Dërguarii a.s. ishte tolerant, i buzëqeshur, i sjellshëm dhe shpirtbutë. Nuk ishte zemërfortë, i vrazhdë, i ashpër dhe turpërues. Nga goja e tij asnjëherë nuk dilnin fjalët e ashpra dhe të vrazhda. Asnjëherë nuk i thoshte turpin askujt, dëgjonte folësin derisa ai e mbaronte fjalën e tij. Nuk interesohej për jetën private të asnjërit, ishte modest dhe i turpshëm.**

nuk ka polemikë mes nesh dhe jush; Allahu bën tubimin mes nesh dhe vetëm te Ai është përfundimi." (Eshura, 14-15).

Dërgimi i tij përfshinte botën njerëzore dhe të exhinve, duke ua kumtuar fenë e Zotit, të vërtetë dhe të dinë detyrën e tyre kryesore të kësaj bote kalimtare: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim e as



dëshiroj të më ushqejnë ata." (Edh-dharijatt, 56-57).

Kjo thirrje e vërtetë nuk pranon zot tjetër pos Tij. Për këtë thirrje ka dërguar pejgamberë dhe rrugën e tyre e kanë ndjekur reformatorët të cilët me përkushtim të sinqertë dhe me mund e angazhim të pashoq me dijen e tyre kanë kontribuar në mbajtjen në vijë hyjnore të njerëzve. Ky mision i pejgambereve është përmbyllur me ajetin e fundit të zbritur, ku i Lartësuari thotë: "E, kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpëruarit." (Ali Imran, 85).

Ndërkaq në një vend tjetër i Gjithëfuqishmi thotë se popujt paraprakë kundërshtuan të vërtetën nga smira. "Pa dyshim feja te Allahu është Islami. U kundërshtuan ata që u është dhënë libri, pasi që u erdhi e vërteta, nga zilia mes vete. E kush mohon argumentet e Allahut, (le ta dijë se) Allahu (ia) llogarit shpejt." (Ali Imran, 9).

Pasues të Muhamedit a.s. ishin shokët të cilët nuk iu ndanë natë as ditë duke transmetuar synetin e tij në mënyrën më besnike dhe më të sinqertë. "Andaj, ti përmbaju asaj që të shpallet, e s'ka dyshim se ti je në rrugë të drejtë. Dhe se ajo (shpallja) është lëvdatë e madhe për ty dhe për popullin tënd dhe për këtë (lëvdatë) më vonë do të përgjigjeni." (Ez-Zuhruf, 43-44).

Edukimi dhe përgatitja më e mirë thirrësve islamë është që të ndërtohet mbi metodat kuranore që kanë të bëjnë me da've, duke treguar sinqeritet dhe vendosmëri në punë si dhe duke ndjekur metodat pejgamberike të butësisë, larg brutalitetit dhe sikur të tregonte ashpërsi dhe vrazhdësi, masa do të largohej prej tij. I Dërguarii a.s. ishte tolerant, i buzëqeshur, i sjellshëm dhe shpirtbutë. Nuk ishte zemërfortë, i vrazhdë, i ashpër dhe turpërues. Nga goja e tij asnjëherë nuk dilnin fjalët e ashpra dhe të vrazhda. Asnjëherë nuk i thoshte turpin askujt, dëgjonte folësin derisa ai e mbaronte fjalën e tij. Nuk interesohej për jetën private të asnjërit, ishte modest dhe i turpshëm. Atë që e dëshironte për veten e tij çdo herë e dëshironte edhe për të tjerët, asnjëherë nuk ndahej nga drejtësia. Aishja r.a. thoshte se morali i tij ishte Kurani.[3], kurse një herë Ebu Bekri e pyeti të Dërguarin a.s.: Ja resulallah kush të edukoi (mësoi)ty?-i Dërguari a.s. tha: Mua Zoti im më edukoi dhe sa bukur më edukoi!

Ishte metoda kuranore që përgatiti individë që mbi supet e tyre të bartin amanetin e daves, të çojnë në vend urdhrat e Zotit. Metodat kuranore Allahu i ka sqaruar bukur në Kuran për robërit e Tij, dhe ka porositur të Dërguarin a.s. pasi që iu afrua momenti i largimit nga kjo botë, la këshillën më të mirë: "Po ua lë dy gjëra me të cilat nuk do të humbni; Librin e Allahut dhe sunnetin tim."[4] Metodat e Kuranit në thirrjen islame u flasin mendjeve në çdo kohë dhe vend duke u përshtatur me të arriturat e tyre. E afron ndjeshmërinë në çdo ambient në mendjet e pastërta që të njohin madhështinë e Zotit dhe me çka obligohet krijesat për të. Vetëm ai që thellohet në meditime të metodave kuranore të thirrjes mund t'i perceptoj si të tilla që dalin si të fuqishme nga semantika gjuhësore: "A nuk e studiojnë me vëmendje Kuranin? Por jo, ata janë zemra që kanë drynat e vet!" (Muhamed, 24).

Në vijim po sjellim disa metoda kuranore të thirrjes:

1. Përgatitja e personalitetit të thirrësit, e cila bart përgjegjësinë e komunikimit dhe ballafaqimit me lloje të ndryshme njerëzish që ndryshojnë nga natyrshmëria, qëllimet, synimet dhe idealizmin në punë. E po ashtu edhe sinqeritet në punë të përditshme

"O ju që besuat! Ta keni në kujdes Allahun dhe të jeni me ata të drejtët." (Et-Tevbe, 19),

gjithpërfshirje në kuptim dhe perceptim me urtësi, sabër dhe forcë në përballje me sfida të ndryshme si dhe mos nxitim në mendime, veprime dhe rezultat: "Ti (Muhamed) duro, ashtu sikurse duruan të dërguarit e vendosur dhe mos kërko ngutjen e dënimit për ta" (El Ahkaf, 35).

2. Përfshirja e njerëzve të ftuar tek ibadeti i pastër ndaj Zotit dhe mosshkaktimi i ndasisë sipas perceptimit social në caktimin e pasimit bazuar në standarde materiale. Kjo metodë do të krijonte mundësi tepër efikase dhe të përshtatshme për dave dhe të komunikuarit me to, si dhe do të prodhonte po ashtu edhe ndjenja sociale dhe ndijore.

"Ai vrenjti (fytyrën) dhe u kthye. Ngase atij i erdh i verbëri. E ku mund ta dish ti, ndoshta ai do të pastrohet. Apo do të këshillohet dhe këshilla do t'i bëjë dobi! E ai që nuk ndien nevojë (për Zotin) pse ka pasuri, Ti atij i vë veshin (i drejtohesh)! Po ti nuk ke përgjegjësi, pse ai nuk pastrohet. Ndërsa ai që nxiton dhe vjen te ti, Dhe meqë ai frikësohet, E ti nuk e zë asgjë (dhe nuk ia vë veshin fjalës së tij)" (Abese, 1-10).

3. Gjerësia horizontale, dituria e thirrësit, zemërgjerësia e tij në perceptimin në veprimin në shoqërinë që thërret në islam, qoftë për nga adetet, zakonet që janë të rrënjosura në shoqëri si dhe me urtësinë më ta madhe të përpiqesh që të evitosh dhe ndryshosh bindjet e gabuara në shoqëri. Kjo mënyrë e përdorur do të qetësonte zemrat dhe do të eliminonte problemet të cilat janë prezentë tek ata. "Thuaj: "Më tregoni, nëse uji juaj humbet në thellësi, kush do t'ju sjell ujë mbitokësor (burimor)?" (El Mulk, 30).

Model i thirrësve islamë duhet të jenë pejgamberët të cilët patën argumente nga ana e Allahut që sforcuan edhe më shumë bindjen dhe pasimin e tyre nga ana e masës, derisa iu zbutën zemrat dhe pati pranim të thirrjeve të tyre. Faktet e Zotit ishin të qarta dhe kërkoi që të meditohej në to. "Ne do t'u bëjmë atyre të mundshme që të shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre deri që t'u bëhet e qartë se ai (Kur'ani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar për çdo gjë?" (Fussilet, 53).

4. Zgjidhja e problemeve të vështira të cilat prodhojnë situata ndarjesh e grupimesh, duke i orientuar ata drejt metodës së shëndoshë të përfitimit të zemrave dhe përpjekja e mundjes së vështirësive në ambientin ku vepron.

Për këtë Allahu urdhëron e thotë: "Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin (fenë dhe Kur'anin) e Allahut, e mos u përçani! Përkujtoni nimetin e Allahut ndaj jush, kur ju (para se ta pranonit fenë islame) ishit të armiqësuar, e Ai bashkoi zemrat tuaja dhe ashtu me dhuntitë e Tij aguat të jeni vëllezër. Madje ishit në buzë të greminës së Xhehenemit, e Ai ju shpëtoi prej tij. Po kështu Allahu ua sqaron juve argumentet e veta që ju të gjeni të vërtetën e lumtur." (Ali Imran, 103).

5. Thirrësi duhet të gjejë kohën e përshtatshme për thirrje dhe duke qenë sa më i shkurtër në fjalë, me qëllimin që mos t'i mërzisë me ligjëratën e tij masën. Por, duke përdorur strategjinë e afrimit drejton ligjëratën kah elementi ndikues që influencon mendjet e të pranishmëve si dhe mundësinë e thellimit në semantikën e ligjëratës.

"E ti thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë." (El Kehf, 29).

6. Është tejet me rëndësi që thirrësi të arrijë të kuptojë se thirrjen e bën për Allahun dhe jo për veten e tij dhe se kjo thirrje është globale e jo rajonale.

"Dhe, sikur ta zbatonin Tevratin, Inxhilin dhe Kur'anin, që u zbritën nga Zoti i tyre, ata do të kishin furnizim me bollëk nga qielli dhe toka." (El Maide, 66).

Ndërsa Allahu e urdhëron me komunikim të shpalljes në këtë ajet: "O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk e bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revelatën-risalen). Allahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve (prej armiqve). Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin që mohon." (El Maide, 67).

Feja e Allahut duhet përçuar tek tërë njerëzimi pa dallim race, kombi, ngjyre apo shtrese a kaste. Ajo komunikohet me paqe e dashuri larg çdo përdorimi të dhunës dhe force, të cilat nuk janë atribute të thirrjes islame: "Ata (idhujtarët) refuzojnë, Ne nuk të kemi dërguar ty rojë të tyre, ti ke për obligim vetëm komunikimin. Vërtet, kur Ne i dhurojmë njeriut nga ana Jonë ndonjë të mirë, ai gëzohet për të, e kur i godet ndonjë e keqe, që e ka merituar vetë, atëherë njeriu është përbuzës." (Esh Eshura, 48).

7. Një shoqëri duhet të angazhohet dhe të tregojë fuqi intelektuale që të thërrasë në islam publikisht shoqëritë e tjera. Kjo bëhet duke qenë shembull në punë dhe organizim, me sinqeritet në shprehje, duke penguar të keqen dhe me dashuri duke ofruar ndihmë të tjerëve, duke shprehur përgjegjësi dhe gjithësecilit duke ia dhënë hakun e tij, duke mbajtur premtimet dhe duke kryer përgjegjësinë e obligimit karshi të tjerëve.

Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. urdhëron e thotë: "Nuk ka dyshim se për myslimanët, besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertit dhe të sinqertat, durimtarët dhe durimtaret, të përvuajturit dhe të përvuajturat, sadakdhënësit dhe sadakdhënëset, agjëruesit dhe agjërueset, ruajtësit e nderit dhe ruajtëset e nderit, shumë përmendësit e Allahut e shumë përmendëset e Allahut, Allahu ka përgatitur falje (mëkatesh) dhe shpërblim të madh." (El Ahzabë, 35).

Këto ishin vetëm disa metoda të cilat Kurani famëlartë na i rrëfen neve si thirrës në islam që duhet t'i aplikojmë në misionin tonë.

*1. Enver Xhundi, Afak xhedide lidda'veti el islamije fi alemi el garbi, botim i parë, Muesesetu errisale, Bejrut, 1984, botim i 1, f.188. 2.Abdullah Shehate, Eddave el islamije ve el'ilam eddini, El hej'etu el misrije el ame lil-kutub, botim i dytë, Kajro. 1986, f.14. 3. Sahih Muslim, nr.746 dhe Imam Ahmedi 6/52. 4. Imam Maliku në Muveta, Xhamië el Usul nga Ibn Ethiri, v.1, f.277.*

Hasip Saygılı

# Ana e errët e disfatës së Perandorisë Osmane në Luftën Ballkanike (3)

## Kualifikimi i personelit të ushtrisë



Burimi njerëzor i ushtrisë i dalë nga brendësia e shoqërisë nuk kishte treguar ndonjë ndryshim të madh. Edhe ky burim kishte mbetur ''sakat'' në pamjaftueshmëri dhe në mungesë të vlerave morale që i diktonte uniforma. Në lidhje me tematikën, mungesa e arsimimit, e interesit dhe e informacionit të klasës së oficerëve shfaqej në të gjitha burimet. Dihet që Mustafa Kemal (Ataturku) një vit para Luftës Ballkanike institucioneve përkatëse u prezanton një raport me informacion për mungesën e arsimimit dhe paaftësinë drejtuese të oficerëve dhe komandantëve.[1] Për oficerët osmanë ashtu siç kritikoi dhe tematika të tjera Tücarzade përmend që: "Shumica e oficerëve ushtrues dhe edukues kohën e zinin duke luajtur në kafene me karta dhe tavëll dhe më së shumti komandantët përsëri nga ato karrige të rahatshme nëpërmjet letrave urdhëronin të tjerët të kryenin punën.''[2] Në kujtimet e tij Rahmi Apak pjesëmarrës si oficer në Luftën Ballkanike jep shembuj të ndryshëm që tregojnë se klasa e oficerëve e parsimuar, e pamjaftueshme dhe pa përpjekje ishte larg profesionalizmit.[3] Gjthashtu edhe sipas Fevzi Çakmak: ''E gjithë shpërbërja në Luftën Ballakanike është shkaktuar nga mungesa e interesimit për detyrën e komandantëve dhe oficerëve.''[4] Në kohën e Republikës që do të bëhej gjeneral edhe për mendimin e një oficeri në lidhje me periudhën që po flasim vlerësimi është ky: ''Ushtria nga lart poshtë ishte e përfshirë nga një mungesë e përgjithshme interesimi dhe vëmendjeje.''[5]

Mahmud Muhtar Pasha i ngarkuar me detyra të rëndësishme gjatë Lutfës Ballkanike si komandant i ushtrisë dhe armatës, rreth shpërbërjes në ditarin e tij ''Mülahazat''thotë se shkaku i madh i fatkeqësisë përveç gabimeve strategjike, dekompozimi është pasqyrimi i së keqes së brendshme ''sociale, politike dhe morale''.[6] Muhtar Pasha shënon shkak të fatkeqësisë jo vetëm paaftësinë ushtarake të klasës ushtarake, por në të njëtën kohë edhe pamjaftueshmërinë e tyre ''shpirtëtore''në të cilën ndodhen.[7] Gjithashtu nga këndvështrimi i personaliteteve, gjeneralëve ishte i mendimit se në ushtrinë osmane komandantët e armatës që mund ta kryenin detyrën me përpikmëri nuk e kalonte numrin tre-pesë.[8]

Shumë burime ndajnë të njëjtin mendim që klasa e oficerëve nuk ka qëllim ''që të rrihet për vatan'' Sipas shpjegimeve të Fevzi Çakmak oficerët e kanë refuzuar mbrojtjen e Shkupit.[9]

Përsëri edhe në mbrojten e Janinës ''Numri i oficerëve që ranë dëshmorë në krye të detyrës është më pak se 150. Ndërsa numri i oficerëve që u ndanë nga bashkësia dhe me dëshirën e tyre ranë robër, ia mbathën apo u humbën i kalontë

50 %.[10] Sipas raportit të pregatitur nga njëri prej shefave të oficerëve pjesëmmarrës në Luftën Ballkanike, mosmarrja e masave të duhura për ushtarët e armatosur që ia mbathën bashkarisht nga lufta që në fillimet e saj, ndikoi që i gjithë garnizoni i Selanikut të mbushej me largime. Gjithashtu është e pranishme ideja që largime të disa ushtarëve ishin nxitur dhe nga oficerët.[11] Jo vetëm ushtarët; edhe oficerët madje edhe disa komandantë të eskorteve, divizioneve dhe armatës bashkësinë në këndvështrimin profesional e kishin braktisur në mënyrë të turpshme.[12] Bashkësitë ishin të mbytura nga uria, ushtarët ishin kthyer në transportues paketash ushqimore.[13] Në qytete të tilla si Drama të pasulmuara nga armiku punonjësit e administratës ishin larguar.[14] Sipas të dhënave të Abdurrahman Nafëz (Gyrman)'it kur po shpallej lufta disa nga oficerët kishin bërë kërkesë për dorëheqje nga detyra.[15]

**...shkaku kryesor duhet të shihet te pamjaftueshmëria e kualifikimit të njeriut osman në përiudhën e fundit. Prishja e popullsisë është e përhapur nga koka te këmbët në të gjitha shtresat e saj.**

Në mesin e oficerëve nuk kishtë ndonjë zotërues të vlerave morale të nevojshme për ta mbajtur lart nderin ushtarak. Disa nga oficerët gjendeshin në injorancë të plotë sa shpreheshin kështu: '' Tashmë ky atdhe nuk rregullohet më, kështu çfarë nevoje ka të derdhet gjak për të?'' duke mundur të thonë,[16] ''Grupi i oficerëve i përzier me politkën "Meqë statskuo nuk po ndryshuoka, pse derdhim gjak?''[17] Sipas dëshmive të Hafiz Hakk'ut ''shumica e oficerëve thoshin 'Që sot e tutje të vdesësh është budallallëk''[18]

Gjithashtu sipas historianit të njohur Yusuf Hikmet Bajur duke iu referuar regjistrimeve të Armatës së Parë të Luftës, para syve edhe pse nuk kishte armiq, një oficer hipur mbi kalë dhe me armën ngritur, bëri thirrje ''Po vjen ushtria kalorsiake armike, mbathjani'', dhe kjo thirrje mundi të bëhej shkak i krijimit të panikut që ndikoi në mbathjen e bashkësive. Përsëri përpara luftrave të Lulebugazit një oficer kalorës me fjalët e tij '' Lart tophedhësit u shkatërruan, ushtria u prish, pse rrini?'' shpjegohet që nxiti turmën t'ia mbathte përballë armikut.[19]



Akoma përpara mobilizimit ''Disa nga ushtarakët që u mashtruan nga partia opozitare lanë në gjedje të vështirë ushtarët dhe për të ulur pozitat e qeverisë në Manastir dolën të luftonin në male.[20] Në zonë, së bashku me separatistët shqiptarë, disa oficerë edhe pse mbanin veshur akoma uniformën shtetërore dolën të protestonin përballë shtetit.[21] Niveli i ulët i oficerëve shpërfaqej edhe te trajtimi i ushtarëve, në çdo gjë mungesë rregulli, nderi i ushtrisë shkelej më këmbë. Ushtarët thonin ''Zgjidhje ska, po derdhim gjakun kot. Neve na mjaftojnë disa vilajete!'' ''Neve na mjaftojnë katër vilajetet e Anadolit. Po derdhet gjaku kot për Rumeline.''[22] ose ''Atdheu ynë nuk është Edirneja, Selaniku, Manstiri por ne jemi nga Konja, Dijerbakëri, njerëzit e atyre vilajeteve të mbrojnë vetë atdheun e tyre''. Kur iu dha urdhër të tërhiqen gjithashtu mundën të thonë: ''Nëse akoma më shumë nuk na lënë këtu dhe na dërgojnë në Çatalca mund ta përballojmë urinë gjatë rrugës qoftë edhe për 3-4 ditë.''[23] Edhe Hasan Xhemil Çambeli gjithashtu na informon për të njëtën natyrë rrjedhjeje.[24]

Një nga mendimtarët e kohës H. Kazëm Kadriu kështu na e përcjell një ngjarje ku ishte dhe vetë dëshmitarë: ''Ushtra turke, kur po ia mbathte përpara bullgarëve, pyetjes së një oficeri drejtuar një ushtari nga Kayseri se pse po ia mbathte dhe ku po shkonte i përgjigjet 'Edhe ti bre burrë! Fusha e Kajserit nuk e arrin zërin tim''[25]

Paralel me pamjaftueshmërinë e klasës ushtarake edhe përfundimi në injorancë dhe mospërpjekja e ushtarëve kishin rritur mundësinë e shpërbërjes.[26] Gjatë luftës përballë një gjendjeje, mungesën e reagimit të ushtrisë së përgjithshme si shembull na e shpjegon İbrahim Hilmiu ku një vagon i rrëzuar pavarësisht se kishte ndërprerë komunikacionin hekurudhor askush nuk ''lëvizi vendit'' të ndihmonte që ky vagon të mos bllokonte lëvizjen e trenit.[27]

**...pas një kohe të shkurtër nga Lufta Ballkanike hyrja në Luftën e Parë Botërore e ushtrisë osmane dhe fitorja e saj në disa prej betejave të fronteve të luftës, do të ishte tregues edhe për përfundimin e luftës dhe do të zbehte paragjykimet për mungesë totale kualifikimi të burimeve njerëzore, të cilët shiheshin si shkak dhe i prishjes sociale.**

Në mënyrë paralele me burimet që u shpjeguan komandanti (major) Ali İhsan (Sabis), lidhjen e shpërbërjes në një vepër të tij me mungesën e moralit, motivimit, besimit dhe të shpirtit në ushtri në nëntitullin ''Pamundësia e shpirtërores në ushtri'', e kritikon me një gjuhë të ashpër.[28]

Vlerësime dhe përfundime

Shkaqet e sipërmendura dhe të ngjashme me to, nuk ka dyshim që janë shkaqet e dukshme të fatkeqësisë së madhe. Por shkaku kryesor që fshihet pas këtyre, duhet të shihet te pamjaftueshmëria e kualifikimit të njeriut osman në përiudhën e fundit. Prishja e popullsisë është e përhapur nga koka te këmbët në të gjitha shtresat e saj. Ushtria apo cilado shtresë e popullsisë civile nuk ka mbetur e mbrojtur nga dobësimi social- kulturor që përmendëm.[29] Ngaqë ishte kështu, në ditët më të errëta të fatkeqësisë, thirrja e disa mendimtarëve si Halide Edibi drejtuar personalisht sulltanit, që të lëvizte drejt kampeve të luftës për t'u dhënë mbështetje shpirtërore ushtarëve mbeti pa përgjigje;[30] Qendra të rëndësishme të Rumelisë ku një pjesë e rëndësishme me popullsi turke, mundën të propozonin kërkesa që qytetet me popullsi myslimane t'ia dorëzonin armikut pa luftë; Duke ikur nga duart vendet më me vlerë organet ushtarake transportimin e forcave mbeshtëse kalorësiake me rrugë hekurudhore nuk e kanë bërë duke e parë si të kundërt me rregullat aktuale të marrjes së masave.[31]

Si përfundim ''Të bëjë sakrificë personale për të'' në një shoqëri pa një ideal dhe besim[32]; sipas një tjetër shprehjeje mungesa e cilësisë materiale dhe morale të njeriut, u pa që lindi një fatkeqësi e madhe vrasëse.

Trajtimi i kualifikimit të njeriut dhe çështja e prishjes sociale që u trajtua në konturet e këtij artikulli pa dyshim që nuk ka dalë në pah gjatë zhvillimit të Luftës Ballkanike. Problemet e njeriut dhe ato sociale të akumuluara përgjatë shekujve, sigurisht që sollën si produkt fatkeqësinë e përiudhës së fundit në aspketet kulturore, sociologjike, politike. Sigurisht që do të kapërcehej kapaciteti i këtij artikulli duke trajtuar shkaqe të tilla si: Mos qëndrimi në themele të sigurta dhe të ekuilibruara i përgjegjësisë ushtarake[33], pamjaftueshmëria në numër e oficerëve me shkollë për të përballuar numrin e nevojshëm dhe mungesa e cilësisë[34], grindjet dhe urretjet e oficerëve pa dhe me shkollë me gjeneralët dhe klasat e oficerëve[35], moskalimi nga një periudhë arsimore, që do të përbrendësonte nocionin ''atdhe'' në rrugë të të cilit do të duhej të sakrifikohej, i ushtarëve që përfaqsonin burimin njërëzor të ushtrisë.[36]

Gjithashtu këndvështrimet e njohësve që transmetuam dhe shprehëm përsëri në këtë shkrim, sigurisht që përkufizimet e tyrë të bëra në lidhje me kualifikimin e njeriut dhe prishjen sociale nuk kanë të bëjnë me një prishje gjenetike të popullsisë, por shihet si një produkt i defektit, neglizhencës dhe kaosit prej shumë vitesh të administratës dhe shoqërisë. Por nga islamisti deri te pozitivisti, nga oficeri deri te civili pothuajse të gjithë me një ngjashmëri habitëse i komentojnë faktet me një këndvështrim statist. E diskutueshme është që, duke u mbajtur nën kritika shtresa themelore e popullsisë, ushtarët dhe oficerët, të gjitha mungesat e theksuara të lartpërmenduara të administratës dhe shoqërisë, të pranohet nëse kjo ka lidhje me rregjimin despotik të Sulltan Abdülhamidit. Ky lloj komentimi, komentim që në prapavijë nuk sheh të përshtatshme edhe dinamizmin e faktorëve të fshehur, është e kuptueshme që nuk është i mjaftueshëm për analizë.

Sipas disa komentuesve arsyeja e kësaj shpërbërje të turpshme lidhet me nivelin e ulët të kualifikimit të burimeve njërëzore, problem i cili pas humbjes nuk u trajtua siç duhet, me mossuksesin në udhëheqje dhe administrim të disa prej gjeneralëve si Tahsin Pasha, Abdullah Pasha, Nazim Pasha, me daljen kundër shtetit dhe daljen e tyre në luftë nëpër male të disa oficerëve, me rregjimin të menduar si despotik të Sulltan Abdulhamidit.

Sigurisht që në të gjithë këto shkaqe të treguara ka një pjesë të së vërtetës. Por këto, nuk janë aq përfshirës dhe të mjaftueshëm për të bërë të mundur shpjegimin e humbjes së madhe. Përsëri ia vlen të theksohet roli i kushteve shqetësuese të përjetuara në luftë dhe mungesat që çuan drejt shpërbërjes. Por nga ana tjetër shpjegimi se shpërbërja erdhi si rezultat i arsyeve më të thella e mbështet shembulli i garnizonit të Selanikut ku dhjetëmijëra grupe ushtarake edhe pse nuk kishte mungesa në ushqime dhe në armatime, u shpërndanë pa u përballur me armikun.

Nga ana tjetër, shteti osman dhe shoqëria provat e Luftës Ballkanike në përmasa të ndryshme i ka përjetuar nga 1826 deri në 1877-1878. Analiza që i bëmë kualifikimit të njeriut dhe lëmshit të prishjes sociale të përudhës së luftës janë të pranishme gjithashtu edhe në periudhat që përmendëm. Por në qëndrimin tonë, pranë faktorëve të tjerë defektet në strukturën sociale dhe rritja e intesitetit të prishjes në Luftën Ballkanike duhet të ketë ndikuar në përshpejtimin e shpërbërjes.

Sipas mendimit tonë, pas një kohe të shkurtër nga Lufta Ballkanike hyrja në Luftën e Parë Botërore e ushtrisë osmane dhe fitorja e saj në disa prej betejave të fronteve të luftës, do të ishte tregues edhe për përfundimin e luftës dhe do të zbehte paragjykimet për mungesë totale kualifikimi të burimeve njerëzore, të cilët shiheshin si shkak dhe i prishjes sociale.

Sukseset që përmendëm, mund të shihen në njëfarë grade në kuptimin e ngushtë si vepër e nxitjes dhe menaxhimit të bashkësive ushtarake nga oficerë të aftë me rregulla të forta displinore dhe nga komandantë me motive të larta.

Mostheksimi i lidhjes së mungesës së kualifikimit të njeriut në fatkeqësinë e Luftës Ballkanike mund të lidhet veçanërisht me mungesën e aftësisë së shoqërisë sonë për të kritikuar vetveten. Nga ana tjetër diskutimin për disfatën që pregatiti fundin e perandorisë dhe për shkaqet e fshehura në thëllësi të kësaj, mund ta kenë zhvendosur dhimbjet e reja që solli Lufta e Parë Botërore pas një kohe të shkurtër dhe përparësitë që preferoi Republika pas përpjekjes për ringritje kombëtare.

Deri në ditët e sotme në kuptimin e gjerë këndvështrimi i boshtit të kualifikimit të njeriut, i lënë pas dore, madje edhe pas 100 vjetëve mund të ndihmojë për të kuptuar më mirë aspektin ushtarak dhe atë social.

Përktheu nga gjuha turke: Alketa Gjoni

1. Mustafa kemal Atatürk, Subay ve Komutan ile Konuşmalar, Genelkurmay Başkanlığı, Ankara, 2007, f. 3-5. 2. Osmanlı Devletinin..., f. 182. 3. Rahmi Apak..., f. 90-91. 4. Fevzi Çakmak..., f. XIV. 5. Abduhrrahman Nafız, Kiramettin, 1912-1913 Balkan Harbinde İşkodra Müdafaası, 1. Ve 2. Cilt, Asker, Matbaa, İstanbul, 1933, f. 80. 6. Mamud Muhtar, Balkan Harbi ''Üçüncü Kolordu'nun ve İkinci Doğu Ordusu'nun Muharebeleri, haz. M. Ziyaettin Engin, tercüman 1001 Temel Eser, İstanbul, 1979, s. 164. 7. Mahmud Muhtar..., s. 170. 8. Mahmud Muhtar..., s. 172. 9. Fevzi Çakmak..., s. XIII. 10. Fevzi Çakmak..., s. XVI. 11. Behiç Erkin…, s. 164-165 12. Behiç Erkin..., s. 166, 174. 13. Behiç Erkin..., s. 170. 14. Behiç Erkin..., s. 174. 15. Adurrahman Nafız..., s. 80. 16. Fatih Kerimi..., s. 71. 17. Bekir Fikri..., s. XXIII. 18. Hafız Hakkı Paşa, Bozgun, İstanbul, ty., s. 79. 19. Yusuf Hikmet Bayur, Türk İnkilabı Tarihi, cilt II, ks. II, Türk Tarihi Kurumu, Ankara, 1943, s. 17-18. 20. Abdurrahman Nafız..., s. 80. 21. Abdurrahman Nafız..., s. 80. 22. Hafiz Hakkı Paşa..., s. 90-91. 23. Fatih kerimi…, s. 280. 24. Hasan Cemil Çambel, Makaleler Hatıralar, 2nci baskı, Türk tarih Kurumu, Ankara, 1987, s. 108. 25. Şeyh Muhsin-i Fani, On Temmuz İnkilâbı ve Netayici, Orhaniye Matbaası, İstanbul, 1336, s. 38. 26. Fevzi Çakmak…., s. 236. 27. Tücarzade İbrahim Hilmiu, Maarifimiz ve Servet-i İlmiyemiz, haz. Melek D. Gökdoğan, Kültür Bakanlığı Kültür Eserleri, Ankara, 2000, s. 99. 28. Elif, Balkan Harbinde Askerî Mağlubiyetimiz Esbabı- Neden Münhezim Olduk eserinin kızmı sanisidir, Naşiri: Tücarzade İbrahim Hilmi, Kitaphane-i İslam ve Askeri, Artın Asaduryan ve Mahdumları Matbaası, 1329, İstanbul, s. 85-95. 29. ''Morali dhe niveli i arsimimit ngaqë akoma është e prapambetur, prishja dhe kjo gjendje e turpshme që ka na rënë jo vetëm e ushtrisë, por duket qartë që është përgjegjësi e gjithë e popullit." Mahmud Muhtar..., s. 179. 30. Fatih Kerimi..., s. 176, 230, 276. 31. Mustafa Balcı..., s. 66-67. 32. Fevzi Çakmak..., s. 2. 33. Odile Moreau, Reformlar Çağında Osmanlı İmparatorluğu Askeri ''Yeni Düzen"in İnsanları ve Fikirleri 1826-1914, çev. Işık Ergüden, İstanbul Bilgi Üniversitesi, İstanbul 2010, s. 147, 149, 150 ve Ahmet Turan Alkan, II. Meşrutiyet Devrinde Ordu ve Siyaset, 2. Bs., Ufuk Kitap, İstanbul, 2006, s. 43-45. 34. Për te parë pranınë e këtij problemi që nga gjysma e parë e shek. XIX shihni, Gültekin Yıldız, Neferin Adı Yok- Zorunlu Askerliğe Geçiş Sürecinde Osmanlı Devleti'nde Siyaset, Ordu ve Toplum (1826-1839), Kitabevi, İstanbul, 2009, IV. Bölüm. 35. Bkz. Ëilliam hale, 1789'dan Günümüze Türkiye'de Ordu ve Siyaset, çev. Ahmet Fethi, Hil Yayın, İstanbul, 1996, s. 37 ve Ahmet Turan Alkan, s. 37-38. Oficerët pa shkollë ju thoni oficerëve me shkollë ''merkepli". Odileu Moreau..., s. 155. Oficerët me shkollë në gjuhën turke quheshin mektebli subay dhe në mënyrë ironike oficerët pa shkollë ju thonin ''merkepli" që do të thotë gomarë. (shen.i përkth.) 36. Rahmi Apak , shpjegon që menjëherë pas Revolucionit në Edirne kur oficerët donin që të ushtarët të brohorisnin ''Roftë Vatani", ushtarët për të cilët ky nocion ishte i huaj termin vatan e kuptonin si ''Vartan" (situatë e rrezikshme), dhe mbanin qëndrim duke thënë pse ti thëmi rrofsh një Ermeni.

İsmail Yücedağ, Nurgün Koç

# Kërkesat e shqiptarëve për shkollimin në gjuhën amtare. (1)

## Dilemat rreth alfabetit dhe qëndrimi i shtetit osman

## Përmbajtje

*Në shekullin XIX Shteti Osman[1] kishte hyrë në reforma gjithëpërfshirëse në arsim dhe në fushat e tjera. Posaçërisht dalin në pah reformat në arsim që ndërmerren në çerekun e fundit të shekullit, në periudhën e Abdylhamidit II. Vërehen aktivitete në ndërtimin e shkollave, përpjekje për rritjen e numrit të nxënësve, pjesëmarrje më të madhe të vajzave në arsim, përdorim të veglave dhe instrumenteve teknike etj.*

Kjo është po ashtu edhe periudha e forcimit të nacionalizmit dhe deri diku e suksesit të tj. Për të penguar shkëputjen e popujve ballkanikë nga shteti, në periudhën pas kryengritjeve të grekëve, bullgarëve, serbëve dhe vllehëve, atyre iu njohën disa veçori kulturore. Njëra prej këtyre ishte edhe shkollimi në gjuhën amtare. Në realitet popujt jomyslimanë edhe më përpara e kishin shkollimin në gjuhët e tyre, ndërsa këtë periudhë ata filluan ta shfrytëzonin për formësim kulturor dhe identitar. Në këtë pikëpamje mund të flitet që shqiptarët në krahasim me popujt tjerë të Ballkanit kishin mbetur prapa. Edhe pse trungun etnik e kishin të përbashkët, ata dalloheshin nga pikëpamja fetare (myslimanë, të krishterë ortodoksë dhe të krishterë katolikë). Për këtë shkak kërkesat e shqiptarëve për shkollim në gjuhën amtare na dalin përpara te ne në fillim të viteve 1900. Ndaj këtyre kërkesave Pushteti Qendror Osman ka pasur qëndrim pozitiv dhe shkollimin në gjuhë amtare e ka konsideruar si diçka që buronte nga Kushtetuta. Mirëpo shqiptarët nuk mund të arrinin një konsensus për atë se a do të bëhej shkollimi në gjuhën amtare me alfabetin arab apo atë latin. Kjo përbënte një reflektim të dallimit kulturor ndër shqiptarët.

**...kërkesat e shqiptarëve për shkollim në gjuhën amtare na dalin përpara te ne në fillim të viteve 1900. Ndaj këtyre kërkesave Pushteti Qendror Osman ka pasur qëndrim pozitiv dhe shkollimin në gjuhë amtare e ka konsideruar si diçka që buronte nga Kushtetuta.**

## Hyrje

Për dallim prej lëvizjeve nacionaliste te pjesëtaret jomyslimanë që u shënuan në fillim të shekullit XIX në territorin Ballkanik të Shtetit Osman, brenda pjesëtareve myslimanë kjo lëvizje u shfaq tek në fundin e shekullit siç ishte rasti te shqiptarët.

Në shfaqjen dhe zhvillimin e nacionalizmit, gjuhës amtare iu kushtua një rëndësi e veçantë si pjesë shumë e rëndësishme e kulturës. Në ndërtimin e bashkësisë së Shtetit Osman pjesëtarët jomyslimanë përveç një lirie serioze në edukimin shkollor, e forcuan aktivitetin kërkimor shkencor në njërën anë dhe jetësimin praktik në anën tjetër. Grekët, bullgarët, serbët, vllehët etj. në fund të shekullit arritën një sërë përfitimesh kulturore dhe politike.

Qëllimi ynë është që në këtë studim të ndriçohet pjesëmarrja dhe jopjesmarrja e shqiptarëve në këtë proces, të cilët kanë një pjesë të popullsisë të krishterë dhe një pjesë tjetër myslimane me çka dallojnë në përmasë të madhe nga popujt e tjerë të Ballkanit. Për këtë arsye është bërë përpjekje të ndriçohen kërkesat për arsim, gjuhë, diskutime për alfabetin, hapje të shkollave, angazhimin e shtetit rreth këtyre çështjeve dhe lidhjet e këtyre kërkesave me nacionalizmin dhe identitetin etnik dhe kulturor.

Për këtë qëllim përveç burimeve të shkruara, janë hulumtuar edhe dokumentet nga Drejtoria e Përgjithshme e Arkivit Qeveritar të Shtetit në kuadër të Drejtorisë së Zyrës së Arkivit Osman që ka reputacionin e njërit pre arkivave më të pasura në botë. Janë shqyrtuar

dokumentet unike të koleksionit të Ministrisë së atëhershme të Arsimit (Maarif Nezareti) në strukturat e Arkivit Osman.

## Arsimi në Shtetin Osman

Në periudhën e parë të ngritjes së Shtetit Osman dhe themelimit të civilizimit Turko-Osman pa dyshim vend me rëndësi zënë medresetë[2] si institucion arsimor. Arsimi themelor i komunitetit mysliman osman jepej në nivelin fillor në mektepet[3] fillore. Medresetë dhe mektepet fillore në masë të madhe ishin larg nga kontrolli dhe përgjegjësia shtetërore dhe të lidhura me fondacione dhe kryesisht institucione sociale. Prej shek. XVII kur fillon dobësimi i shtetit dhe prishja e rendit ekonomik social, shfaqet degjenerimi i fondacioneve dhe institucioneve mësimore të lidhura me to. Në periudhën e Tanzimatit iu dha përparësi mektepeve në vend të medreseve me qëllim që të ndërtohet një shoqëri osmane. Por me këto mektepe nuk u arrit qëllimi i kërkuar politik përveç asaj që, ndoshta deridiku, nxënësi turk u "osmanizua" apo u "europianizua". Ndërkaq, bashkësitë jomyslimane i themeluan shkollat e tyre nacionale ku zhvillohej arsimi kombëtar. Nga ana tjetër, kur shtetet e huaja të cilat morën të drejtën që në vende të ndryshme të Perandorisë të themelonin shkolla laike, fetare dhe private - sistemi arsimor Osman mori një formë plotësisht të shthurur.

**Shqiptarët kanë shfrytëzuar shansin për t'u ngritur në pozita në Perandorinë Osmane kështu që emrat si Gedik Ahmet Pasha, Koxha Davud, Lutfi Pasha, Kara Ahmed, Koxha Sinan, Nasuh, Kara Murad Pasha, Dukagjinzade Ahmet, gjithsej 32 sadrazamë me origjinë shqiptare, kanë udhëhequr Shtetin Osman.**

Shkollat e mesme në Shtetin Osman përbëheshin nga shkollat Idadi[4] dhe Sulltani[5] nga të cilat shkollat Idadi përgatitnin nxënës për nivel të mesëm dhe të lartë, ndërsa shkollat Sulltani i pranonin nxënësit që kishin diplomuar në shkollat Idadi.

Derisa para Tanzimatit mësimi në fillim zhvillohej në Stamboll apo qendra provinciale, në mektepe lokale e pastaj në medrese, në periudhën pas Tanzimatit dhe Meshrutijetit (Konstitucionit), u ndryshua mentaliteti në masë të konsiderueshme dhe arsimi u përhap si një shërbim në tërësi të vendit. Iu dha rëndësi arsimit të vajzave, u rindërtuan shkollat fillore, u përvetësuan metodat e reja të edukimit, u hapën shkollat që pasuan pas ruzhdijes si shkollat idadi, sulltani, darul mualim. Mirëpo përparësia ishte akoma në shkollat ushtarake. Përveç lëndëve tradicionale iu dha rëndësi edhe mësimit të gjuhëve oksidentale. Shkollat që hapeshin mund të sistemohen si shkolla ushtarake, civile dhe profesionale.

Në kohën e sundimit të Abdylhamidit II arsimi e arriti nivelin më të rëndësishëm. Manastiri mund të merret si njëri prej shembujve më të theksuar.[6] Shkollat e hapura nga shteti ose nga



*Shkolla e parë laike në gjuhën shqipe, e themeluar në vitin 1887 në Korçë. Fotografia është nga 1899.*

**Nga vlerësimet e bëra u vendos që të shfuqizohet ndalesa për veprat e botuara në shqip dhe që ndalesa për shkollim në gjuhën shqipe, për dallim nga popujt e tjerë si grekët, bullgarët, serbët, do të shkaktonte indinjatë te shqiptarët dhe do paraqitte një problem edhe për shtetin**

komunitetet, luajtën rol në formimin e nacionalizmit. Grekët në shkollat greke ortodokse; serbët në shkollat serbe, bullgarët në shkollat bullgare, e kultivuan vetëdijen dhe aktivitetet nacionaliste të cilat, kohë pas kohe, bëheshin qendra të konflikteve dhe në këtë mënyrë e përgatitnin terrenin për intervenimin e shteteve europiane si në çështjen e Maqedonisë.

## Kërkesat për shkolla shqipe dhe pozicionimi i Shtetit Osman

Shqiptarët kanë shfrytëzuar shansin për t'u ngritur në pozita në Perandorinë Osmane kështu që emrat si Gedik Ahmet Pasha, Koxha Davud, Lutfi Pasha, Kara Ahmed, Koxha Sinan, Nasuh, Kara Murad Pasha, Dukagjinzade Ahmet, gjithsej 32 sadrazamë me origjinë shqiptare, kanë udhëhequr Shtetin Osman. Po të merren në konsiderim edhe zyrtarët në pozita më të ulta, del në shesh ndikimi që kanë pasur shqiptarët në Shtetin Osman. Në shtetin osman si milet jomysliman ndaheshin grekët, ermenët, jahuditë, ndërsa mileti mysliman nuk



*Faksimil nga dokumenti i aprovmit të alfabetit me shkrim arab nga Ministria e Arsimit (1911)*

ndahej në asnjë formë në turq, arabë, shqiptarë. Turqizmi kulturor nuk paraqitte një qëllim; kështu që një shqiptar, në mësimin e gjuhës së tij, historisë së tij, të jetuarit sipas traditës dhe zakoneve të tij, kishte liri të plotë; turqishtja për ta është vetëm një "lingua Franca."[7] Gjuha zyrtare e përdorur nëpër perandori të ndryshme, përfshirë këtu edhe shtetet si Amerika dhe Rusia, nuk ka qenë objekti i kontestimit siç u bë objekt kontestimi gjuha turke e cila e fitoi statusin zyrtar më 1877 sipas Ligjit mbi Komunat. Për shembull deputetët Arabë patën kërkuar që të hiqet dispozita sipas të cilës njohja e gjuhës osmane është e obligueshme për t'u përzgjedhur një deputet. Vasilaki Efendiu me prejardhje greke kërkonte që përveç gjuhës turke të legalizoheshin edhe gjuhët e tjera. Gjatë kësaj periudhe Partia Demokratike Osmane (1909-1911) dhe Partia e Lirisë dhe Mirëkuptimit (1911-1913) proklamonin lirinë e zhvillimit të shkollimit fillor në gjuhët lokale brenda Perandorisë.

Klubi Arsimor dhe i Solidaritet Shqiptar, më 8 janar 1909, në një telegraf dërguar Ministrisë së Arsimit thekson se e vetmja rrugë për shpëtim nga injoranca është përfshirja e gjuhës shqipe përkrah turqishtes në programe shkollore ashtu sikur që është rasti me gjuhët e tjera dhe këtë gjë e kërkon populli shqiptar me gjithë zemër.[8]

Nga vlerësimet e bëra u vendos që të shfuqizohet ndalesa për veprat e botuara në shqip dhe që ndalesa për shkollim në gjuhën shqipe, për dallim nga popujt e tjerë si grekët, bullgarët, serbët, do të shkaktonte indinjatë te shqiptarët dhe do paraqitte një problem edhe për shtetin, kështu , në bazë të këtij vlerësimi, më 14 janar 1909 u pa e arsyeshme që të përmbushen kërkesat e shqiptarëve për shkollat fillore në gjuhën shqipe.

Në këtë drejtim është edhe letra e valiut të Janinës më 19 Shtator 1908 me të cilën e përcillte kërkesën e komunitetit të Gjirokastrës për përfitimet nga Kushtetuta e me të cilën lejohej që edhe shqiptarët si popujt e tjerë të kishin shkollimin në gjuhën e tyre. Niveli i parë i shkollimit sugjerohej të ishte 6 vjet dhe në këto shkolla përveç osmanishtes të mësohej edhe në gjuhën amtare.

Më datën 30 Shtator 1908 Drejtori i Arsimit të Janinës Mehmet Beu, e bënte këtë propozim për Ministrinë e Arsimit me anë të këtij telegrami: " Përveç përfshirjes së mësimit në gjuhë amtare në nivelin fillestar, përfshirja e mësimit në gjuhë amtare edhe te shkollat idadi do të paraqitte një vendim të guximshëm dhe të vendosur përkundër vështirësive që paraqiten për shkak të shumë gjuhëve që fliten nëpër qendrat provinciale.[9]

Në telegrafin e Ministrisë të 28 Shtatorit 1908 lidhur me temën e shkollave të mesme dhe gjimnazeve në Shqipëri, vështirësia kryesore paraqitej të ishte problemi i mësuesve. Lidhur me këtë, më 30 Shtator 1908, përfaqësuesi i Drejtorit të Arsimit të Manastirit, në shkrimin e dërguar për Ministrinë e Arsimit, njofton që në kuadër të Vilajetit të Manastirit duhet të caktohet nga një arsimtar në 13 shkolla ruzhdije dhe në 3 shkolla idadi me rrogë prej treqind groshë. Mirëpo në territorin e Manastirit për mësim në gjuhën shqipe kërkohen vetëm arsimtarë nga Korça dhe Kolonja. Për shembull nga rajoni i Korçës është përzgjedhur mësuesi i gjimnazit të Korçës – Sami Beu për mësimet në shqip.[10]

Nga Drejtoria e Arsimit të Janinës, nga 30 Shtatori, njoftohet Ministria e Arsimit se, për nevojat e 10 shkollave të mesme dhe 4 liceve për mësim në shqip, nevojiten 14 mësues. Për

**Më 9 Janar 1909 Ministria e Arsimit e lëshoi kumtesën për vijimin e shkollimit në gjuhë të ndryshme. Në këtë mënyrë filloi edhe mësimi në gjuhën shqipe në Korçë, më 19 janar 1909.**

mësuesit në shkolla të mesme kërkohet të ndahen nga 250 groshë, ndërsa për mësuesit e liceve nga 350 groshë[11].

Më 24 tetor 1908 nga Drejtori i Arsimit të Manastirit kërkohet informatë nga Ministria e Arsimit për atë se a po bëhet caktimi i mësuesve për mësim në gjuhën shqipe.[12]

Valiu i Manastirit Hivzi Beu, më 23 nëntor 1908 e njofton Ministrinë e Arsimit se në 4 lice dhe 18 shkolla fillore do të jepet mësim në gjuhën shqipe. Mirëpo sa i përket çështjes së pagesës ekzistonte dyshimi. Për shqipen si gjuhë zgjedhore që do të mësohet dy orë në javë; për mësuesit e shqipes është kërkuar rroga 150 dhe 500 groshë.

Nëse kërkohet që rroga e arsimtarëve shqiptarë të jetë në nivel të mësuesve grekë dhe atyre bullgarë, atëherë nuk ka leje që nga buxheti për arsim të ndahen më shumë se 250 groshë, ndërsa për orët shtesë gjatë javës, parashihet rrogë shtesë.[13]

Megjithë këto masa dhe përgatitje që u ndërmorën nga shteti, plotësimi i mangësive nuk u evitua në mënyrë të dëshiruar. Kjo shihet nga disa ankesa që janë drejtuar. Për shembull ankesa e nxënësit të idadi mektebit - Fazëll Efendi dhe i njëzet e tetë shokëve të tij, është bërë për këtë qëllim. Ankesat e drejtuara Drejtoratit të Arsimit e të përcjellura valiut të Selanikut Ali Danish Bej, si përfundim e sollën vendimin për shtyrjen e përfshirjes së shqipes meqenëse kërkohej një kohë e caktuar përgatitore për të hyrë në fuqi vendimi për lëndët në gjuhën shqipe - vendim që u përcoll me pakënaqësi. Nëqoftëse nuk vihet në program mësimi në gjuhën shqipe, atëherë nxënësit nuk do t'i vijojnë mësimet në greqisht apo bullgarisht e të cilat nuk u hyjnë në punë, dhe Çdo ditë do të shkojnë në Klubin Shqiptar për dy orë mësim në gjuhën shqipe[14]. Kërkesa të ngjashme kanë arritur edhe nga Janina, ku është kërkuar që në mesin e lëndëve zgjedhore të vendoset edhe shqipja dhe që kjo kërkesë paraqet dëshirën e përbashkët të nxënësve shqiptarë të Liceut Qendror[15].

Më 9 Janar 1909 Ministria e Arsimit e lëshoi kumtesën për vijimin e shkollimit në gjuhë të ndryshme. Në këtë mënyrë filloi edhe mësimi në gjuhën shqipe në Korçë, më 19 janar 1909. Nga Drejtoria e Arsimit i njoftohet Ministrisë së Arsimit që në Kosovë për shkollimin në shqip arsimtarët e liceve do të paguhen me nga 1000 groshë dhe ata të shkollave të mesme nga 700 groshë[16]

Leja për arsimin në gjuhën shqipe u përshëndet në trevat e Gjirokastrës dhe Beratit nga ana e shqiparëve me fe myslimane dhe atyre të krishterë. Valiu i Janinës gjeneral Sulhi Beu në telegrafin drejtuar Ministrisë së Arsimit i shpreh pritjet e tij për detyrën e nderit për shkollimin në shqip deri në afatin kur do të sqarohet vlera e pagës për arsimtarët në shkolla[17].

Mirëpo nga reagimi i z. Mustafa Fazëll dhe shokëve të tij kuptohet që nuk u arrit caku i dëshiruar qoftë për shkak të përpjekjeve të autoriteteve lokale qoftë për shkak të Ministrisë së Arsimit. Nga reagimi i z. Fazëll dhe 28 shokëve të tij, valiu i Selanikut më 8 mars 1909 e njofton Ministrinë e Arsimit se nxënësit nuk dëshirojnë ta bëjnë mësimin në greqisht e bullgarisht pasi këtë e shohin si të panevojshëm, prandaj kërkojnë që të mos dënohen nëse shkojnë Çdo ditë nga dy orë në klubin Shqiptar për mësimet në shqip. Se punët nuk po përparonin shpejt lë të kuptohet edhe telegrafi i valiut të Manastirit, Fahri Bej dërguar Ministrisë së Arsimit më 19 Qershor, 1909.

Aty theksohet se nuk ka akoma ndonjë vendim lidhur me njoftimet që i janë bërë Ministrsë së Arsimit lidhur me numrin e mësuesve dhe pagën që do ta marrin në regjionin e Manastirit: *"Populli i Manastirit është skajsmërisht i gatshëm dhe i etur për mësimin në shqip dhe prandaj pret një përgjigje nga Ministria për atë se kur do të fillojnë provimet në shkolla fillore dhe lice ndërkaq që mësimi zhvillohet nga të ashtuquajturit mësues të nderit në baza vullnetare".*

Megjithatë Ministria e Arsimit nuk e la pa përgjigje Çështjen e arsimit në shqip. Me telegramin e dërguar më 28 qershor 1909 Kosovës, Janinës, Selanikut, bëhet e ditur se, njësoj si për gjuhët tjera, i njëjti trajtim do të bëhet edhe për gjuhën shqipe[18].

*Përktheu : Sezai Sylejmani*

**1.** *Dr.Ismail Jyxhedag – Prof. zv. Docent në Univerzitetin Karabyk, Fakulteti i Letërsisë, Departamenti – Filozofi, Dega: Histori e Mendimit Islam Turk dhe Prof. Dr. Nurgyn Koç - Univ erziteti Karabyk, Fakulteti i Letërsisë, Departamenti- Histori, Dega: Histori e Republikës së Turqisë.* **2.** *Në Medrese përveç Fikhut mësohej Kur'ani, Hadithi, Tefsiri, Kelami, Trashëgimia Islame; Aritmetika, Logjika, Mjekësia Filozofia etj. Në disa prej tyre mësoheshin të tëra këto dituri, kurse në disa të tjera mësohej ndonjëra apo disa nga këto.* **3.** *Sikurse te Selçukët, edhe te Shteti Osman mektepi si shkallë e parë e edukimit, megjithqë që i jepte vend edhe diturive nga jeta e përditshme, nuk i kushtonte rëndësi përgaditjes së njeriut për problemet jetësore.* **4.** *Në kuptimin konceptual Idadije do të thotë përgaditje. Në Stamboll u hap së pari shkolla Idadi si Gjimnaz Shkencor. Mësimi ishte paraparë të zgjatte 3 vjet pas shkollës Ruzhdije që ishte 4 vjet. Por ky synim mbeti vetëm në letër (Shënim i përkthyesit).* **5.** *Shkolla Sulltanije u themelua sipas modelit të shkollave në vendet e përparuara. U themelua më 1 Shtator 1868. Shkollimi fillestar ishte 5 vjet, 5 vite tjera ishte kolexhi, pra gjithësej 10 vjet. Më vonë shkalla e parë zbriti në 3 vjet dhe e dyta poashtu në 3 vjet, me kohëzgjatje të përgjithshme 6 vjet. Të drejtë shkollimi kishin të gjithë shtetasit osmanë, por këto shkolla nuk u hapën askund deri në kohën e Meshrutijetit II ( shënim i përkthyesit).* **6.** *Gjendje e përafërt ishte edhe në Kosovë në Vilajetin Ballkanik me shumicën shqiptare. Sipas Nexhati Demirit, duket që problemi i shkollimit në tërë territorin Osman së pari u zgjidh në Kosovë: "Për një kohë të shkurtër u hapën me qindra shkolla, u kryen emërimet e mësuesve. Për shkak të vijimit intenziv të mësimit, shkollat ekzistuese nuk mund t'i përfshinin të gjithë nxënësit dhe u dasht që të bëhej zgjerimi apo ndërtimi i të rejave. Ndërmjet viteve 1877-1912 gjendja në Ballkan ishte tejet konfuze. Shteti Osman me hapjen e shkollave e kishte parandaluar asimilimin e kosovarëve nga greqizimi, serbizmi, bullgarizmi dhe sllavizmi. Arsimi dhe rëndësia që iu kushtua arsimit në atë periudhë, përbëjnë themelin e Republikës së Kosovës të cilën e kemi në ditët tona (Shiko Arkivin Shtetëror Osman lidhur me "Mësimin dhe shkollimin në Kosovë ndërmjet viteve 1877-1912").* **7.** *Gjuhë e përbashkët që shërben për komunikim ndërmjet grupeve që përdorin gjuhë të ndryshme (shën. i përkth).* **8.** *A.SH.O.MF-MKT-01076-00021-016-001.* **9.** *MF-MKT-01076-00021-007-001.* **10.** *MF-MKT-01076-00021-006-001.* **11.** *MF-MKT-01076-00021-0013-001.* **12.** *MF-MKT-01076-00021-0012-001.* **13.** *MF-MKT-01076-00021-0014-001.* **14.** *MF-MKT-01076-00021-0027-001.* **15.** *Kombi shqiptar është ai i cili në regjimin e mëparshëm të padrejtë dhe represiv është shtë shkelur më së shumti, gjuha e tij është tentuar qëllimisht t'i zhduket dhe ka mbetur në fushën e injorancës…* **16.** *MF-MKT-01076-00021-0021-001.* **17.** *MF-MKT-01076-00021-0020-001.* **18.** *MF_MKT__01132_00058_001_001*

Mr. Fitim ef. Gërguri

# Pozita e "Sahih el-Buhari" te dijetarët hanefi

Libri i njohur si "Sahihu i Buhariut" është përmbledhja e haditheve të sakta, më e pranuara prej dijetarëve myslimanë, prandaj edhe llogaritet si libri kryesor dhe më i saktë në lëminë e hadithit.



**...nuk ka mundësi të bashkohen gjithë dijetarët nëpër kohëra të ndryshme që Sahihu i Imam Buhariut të jetë i saktë e të vijnë njerëz nga fundi i këtij umeti ta kontestojnë saktësinë e tij.**

Si çdo vepër njerëzore që vjen nga njerëzit, edhe ky libër ka lëshime e që janë pak në krahasim me veprat e tjera të kësaj fushe. Autori Imam Buhariu është ndër të parët dijetarë që i ka vënë kusht vetes që të tubojë në një libër vetëm hadithe të sakta, ndërkohë ishte traditë të mbledheshin të gjitha hadithet e transmetuara, pavarësisht vërtetësisë së tyre. Kritikat e vazhdueshme profesionale që i janë bërë kësaj vepre ndër shekuj, gjithnjë e kanë vlerësuar si përmbledhja kolosale më autentike e haditheve të Profetit Alejhi Selam dhe me të drejtë konsiderohet libri fetar më i saktë pas Kuranit të Madhëruar. Këtë e dëshmon edhe fakti që është libri njerëzor, të cilit dijetarët e shkollave të ndryshme islame i kanë kushtuar më së shumti rëndësi për ta lexuar, dëgjuar, shënuar, komentuar, shkurtuar dhe studiuar[1].

Synimi i këtij artikulli është të nxjerrë në pah pozitën e kësaj vepre monumentale te dijetarët e shkollës juridike hanefite.

## Vlerësime të dijetarëve hanefi për "Sahihun e Buhariut"

### Konsensusi i dijetarëve hanefi thotë që "Sahihu i Buhariut" është libri më i saktë.

Ka thënë Ibn Ebi Iz el-Hanefij: "Dy librat e Sahihut që i kanë transmetuar Imam Buhariu dhe Imam Muslimi janë librat më të saktë të shkruar dhe kjo është ajo për të cilën janë bashkuar të gjithë dijetarët e Islamit[2].

Ka thënë Imam Bedrudin el-Ajni: "Janë bashkuar të gjithë dijetarët nga Lindja deri në Perëndim se nuk ka pas librit të Allahut libër më të saktë se "Sahihu i Buhariut"[3].

*Poashtu Imam Bedrudin el-Ajni thotë:* "E kanë pranuar Sahihun e Buhariut gjithë dijetarët pa përjashtim nga të parët dhe të fundit, prerazi[4].

Ka thënë Hafidh Mula Ali el-Kari: "Dijetarët e kanë pranuar librin e Imam Buhariut dhe Imam Muslimit si të saktë në çdo gjeneratë deri në ditët e sotme.[5]

Ka thënë Imam Ibn Abidin: “Sahihu i Buhariut është libri më i saktë pas librit të Allahut të lartësuar.”[6]

Ka thënë Ahmed Ali Es-Seharnfuri: “Janë bashkuar të gjithë dijetarët se Sahihu i Buhariut dhe Muslimit janë librat më të saktë, dhe shumica e dijetarëve thonë se Sahihu i Buhariut është më i saktë dhe në të ka më shumë dobi.[7]

Nga këto thënie të sjella nga dijetarët e medhhebit hanefi bindemi në saktësinë e këtij libri, sepse siç dimë konsensusi i dijetarëve në çështje të caktuara është argumenti më i fortë nga burimet e Islamit, po ashtu i Dërguari paqja e Allahut qoftë mbi të, thotë: “*Nuk bashkohet Umeti im në të kotën*[8].”

Pra nuk ka mundësi të bashkohen gjithë dijetarët nëpër kohëra të ndryshme që Sahihu i Imam Buhariut të jetë i saktë e të vijnë njerëz nga fundi i këtij umeti ta kontestojnë saktësinë e tij.




## Argumentimi nga Sahihu i Buhariut është i padiskutueshëm te dijetarët hanefi

**Dijetarët janë ndarë në dy mendime rreth asaj se hadithet në Sahihun e Buhariut dhe në Sahihun e Muslimit a janë të argumentit në aspektin e vërtetësisë, si i prerë, apo bëjnë pjesë në argumentet jo të prera**

Vlerën e këtij libri ia shton fakti që në të gjitha librat e medhhebit hanefi, gjejmë dijetarët në kohë të ndryshme, duke u argumentuar nga hadithet që ka transmetuar Imam Buahriu në librin e tij, dhe jo vetëm, mirëpo gjejmë nga ta se në mënyrë të qartë e kanë pohuar faktin se asnjë hadithi që ka sjellë imam Buhariu nuk i diskutohet vlera argumentuese.

Ka thënë Imam Muhamed Enver El-Kishmiri: “Dijetarët janë ndarë në dy mendime rreth asaj se hadithet në Sahihun e Buhariut dhe në Sahihun Muslimit a janë të argumentit në aspektin e vërtetësisë, si i prerë, apo bëjnë pjesë në argumentet jo të prera (Dhani), dhe se shumica e tyre thonë se bëjnë pjesë në argumentet jo të prera (Dhani), por ka edhe nga ta që thonë se hadithet në këtë libër janë të formës së prerë në vërtetësi (Katij), këtë mendim e ka Hafidh Mula Ali el-Kari si dhe para tij Imam Es-Serhasi, dhe ky është mendimi më i saktë.[9]

## Kushdo që ul vlerën e Sahihut të Buhariut nuk e pason rrugën e besimtarëve.

Ka thënë Velijullah ed-Delevi: Sa u përket dy librave, Sahihut të Buhariut dhe Muslimit, ata janë të saktë pa kontestim, të gjitha hadithet kanë zinxhir deri te Pejgamberi -paqja e Allahut qoftë mbi të-, dhe se libri i Buhariut dhe ai i Muslimit janë të pa kontestueshëm deri tek autorët e tyre, dhe kushdo që mundohet ta ulë vlerën e tyre është nga të devijuarit që nuk e pasojnë rrugën e besimtarëve[10].

Nga kjo fjalë e Imam Dehleviut kuptojmë se kushdo që mundohet të ulë pozitën e Sahihut të Imam Buhariut është në kundërshtim me dijetarët në përgjithësi dhe pason rrugën e armiqve të besimtarëve e që me çdo kusht mundohen ta ulin pozitën e sunetit në Islam duke i lëshuar gjuhët dhe lapsat e tyre kundrejt librave më të saktë të shkruar prej njerëzve.



## Komentarët hanefi të Sahihut të Buhariut

Aspekt tjetër që vërteton rëndësinë dhe pozitën e Sahihut të Buhariut te dijetarët e medhhebit hanefi janë edhe komentimet e shumta që i janë bërë këtij libri, që është shumë vështirë t'i gjejmë të gjitha, mirëpo edhe t'i theksojmë në këtë shkrim, pasi që dijetarët e kanë parë si borxh ndaj umetit komentimin e Sahihut të Imam Buhariut, por do të mjaftohem me komentet më të dalluara në këtë aspekt, e ato janë:

**1**. Et-Telvih ila el-Xhamia Es-Sahih. Autor: Hafidh Magllatai bnu Kalixh bnu Abdullah el-Bekxheri Ala ed-Dijn El-Misri (vdiq në vitin 762 h.).

2. Umdetu el-kari sherh Sahih el- Buhari. Autor: Imam Bedrudin el- Ajni, (vdiq në vitin 855 h.).

**3**. Fejdul Bari sherh Sahih el-Buhari. Autor: Imam Muhamed Enver Shah El- Kishmiri, (vdiq në vitin 1353 h.).

## Shkurtimet e bëra nga dijetarët hanefi Sahihut të Buhariut.

Edhe në këtë aspekt gjejmë dijetarët e medhhebit hanefi që i kanë shërbyer Sahihut të Imam Buhariut duke e shkurtuar dhe lehtësuar për lexuesin, nga më të njohurit janë:

**1**. Et-Texhrijh es-Sarih Li-Ehadijth Xhamia es-Sahih. Autor: Ebi Abas Ahmed bnu Ahmed ez-Zubejdi (vdiq në vitin: 893 h).

**2**. Muhtesar Es-Sahih el-Imam El-Buhari. Autor: Nuru-Dijn Ismail bnu Abdullah uskudari el-Hanefi.

**3**. Zubdetu el-Buhari. Autor: Omer Dija ed-Dijn ed-Dagistani (vdiq: 1340 h).

## Studimet tematike të dijetarëve hanefi rreth Sahihut të Buhariut.

Këtu kam gjetur shumë hulumtime dhe studime që kanë bërë dijetarët hanefi ndaj Sahihut të Buhariut e që del në pah vlera e këtij libri te dijetarët e medhhebit hanefi, që nga shkrimi i tij e deri në kohën e sotme. Mirëpo ka qenë e pamundur në një shkrim si ky të përmenden të gjitha, për këtë shkak edhe kam përzgjedhur disa hulumtime kryesore si në vijim:

**1**.En-Nexhm el-Hadi es-Sari ila Hal elfadh sahih El-Buhari. Autor: Mahmud bnu Ahmed nu Abdu Sejid el-Buhari El-Hanefi, (vdiq në vitin 637 h.).

**2**. Sherh Teraxhum Ebvab el-Buhari. Autor: Imam Ahmed bnu AbduRrahim ed-Dehlevi el-Hanefi, (vdiq në vitin 1176 h.).

**3**.Mihnetu el-Bari bi mukerrerat el-Buhari. Autor: Muhadith el-Fekih Muhamed Abid bnu Ahmed Es-Sindi el-Hanefi, (vdiq në vitin 1257 h.).

**4**. Talik ala Xhamia es-Sahih. Autor: Alame Ala ed-Dijm El-Haskefi, (vdiq në vitin 1088 h.).

**5**. Haja el-Kari biatraf Sahih el-Buhari. Autor: Imam Muhamed bnu AbduRrahman Es-Sindi el-Hanefi, (vdiq në vitin 1174 h.).

Jam munduar në mënyrë shumë të shkurtë ta tregoj pozitën e këtij libri te dijetarët hanefi, duke ditur se nuk ka libër të dijetarëve hanefi që nuk e ka marrë për argumentim Sahihun e Buhariut, jo vetëm kaq, mirëpo ajo që e gjejmë te të gjithë pa përjashtim është se pasi argumentohen me Librin e Allahut; Kuranin e Madhërishëm, gjejmë se menjëherë argumentohen me hadithet e transmetuara nga Imam Buhariu në librin e tij "Sahih"[11].

Po ashtu Imam Buhariu në shumë prej mendimeve të tij pajtohet me medhhebin e Imam Ebu Hanifes, siç thotë Kishmiri në Fejdul-Bari. Lus Zotin e Madhëruar të na mundësojë ta lexojmë, ta studiojmë dhe të përfitojmë nga "Sahihu i Imam Buhariut"!

*1.Shiko: Menhexh Imam el-Buahri fi Xherh ve Teadil, fq: 25, autor Profesor Dr. Muhamed Seaid EL-Hava, botoi: Dar Nur el-Mubijn, botimi I pare, viti 2018, Amman. 2. Shiko: EL-Itba-a, fq: 46, autor: Ibn Ebi Iz el-Hanefi, recenzuan librin: Muhamed Atallah el-Hanif, dhe Asim Abdullah el-Karjuti, botoi: Alem el-Kutub, Liban. 3. Shiko: Amduetu el-Kari sherh Sahih el-buhari, 1/63, autor: Bedrudin el-Ajni, recenzus Ali el Halebi me bashpuntorë. 4.Shiko: Amduetu el-Kari sherh Sahih el-buhari, 1/58, autor: Bedrudin el-Ajni, recenzus Ali el Halebi me bashpuntorë. 5. Shiko: Merfat el-Mefatih Sherh Mishkat el-Mesabih 1/81, autor: Mula Ali el-Kari, recenzus Sidki Muhamed Xhemijl el-Atar. 6. Shiko: Siretu Imam El-Buahri, fq:121, autor: Abdu Selam Mubarekfuri, Botoi: Dar Ailm el-Fevaid, Meketu Mukerreme, Botimi I parë, viti 1422H. 7. Shiko:Hashjetu Es-Seharnfuri 1/89, autor: Ahmed Ali Seharnfuri, recenzus Prof. Dr. Ahmed ALi en-Nedevi. 8.Transmeton Imam Tirmidhi në Sunen, nr:2167, Shejh Albani thotë: Hadithi është Hasen. 9. Shiko Fejdul Bari 1/41, autor: Muhamed Envr El-Kishmiri. 10. Shiko: Huxhetullahi el-Baliga 1/249, autor: Velijullah ed-Dehlevi, recenzus: Sejid Sabik, botoi: Dar el-Xhil, Bejrut, Liban. 11. Shiko: Fejdu El-Bari 1/58, botoi: Dar Kutub el-Ailmije, Bejrut, viti 2006.*

Ibadete Kosumi- Bryma

# Objektivat e legjislacionit islam (1)

Objektivat e sheriatit ndryshe janë quajtur "kibla e Muxhtehidëve" dhe, nëse drejtohet muxhtehidi në atë anë, ia ka qëlluar së vërtetës. Kjo tregon vlerën dhe peshën që ka shkenca e Mekasidit në jetën e myslimanëve në përgjithësi dhe të thirrësve në veçanti.

## Hyrja

Legjislacioni islam synon dobinë e përgjithshme të individit, familjes dhe të shoqërisë në përgjithësi.

Sheriati percakton lidhjen e individit me Zotin, me veten, me familjen, farefisin, fqinjët dhe gjithë anëtarët tjerë të shoqërise, ashtu siç përcakton aktet e adhurimit dhe të ndërveprimit me të tjerët.

Objektiv kryesor i sheriatit është promovimi i mirëqenies së shoqerisë, që ngërthen në vete ruajtjen e fesë së tyre, jetës, intelektit, familjes, pasurisë dhe të gjitha masat që garantojnë sigurinë e këtyre pesë gjërave që i shërben interesit publik dhe është e dëshiruar.

Njeriu është bindur se në këtë botë nuk ka asgjë rastësi, mirëpo mbrapa saj fshihet një qëllim apo objektiv i ndonjërit, ndërsa myslimani përpos kësaj është i bindur edhe në atë se në çdo dispozitë të sheriatit ka një apo më shumë dobi.

Nëse dëshirojmë që në këtë botë të kemi një jetë normale, etike, të suksesshme dhe triumfuese, medeomos duhet të kuptojmë objektivat e sheriatit, të njohim sisitemin e universit dhe ruajtjen e saj për të arritur dobitë dhe interesat, gjith-ashtu për të larguar të ligat dhe të dëmshmet.

Në saje të kësaj, ulemaja dhanë kontributin e tyre që nga koha e hershme duke konfirmuar objektivat e sheriatit nga tekstet sheriatike dhe duke ndarë interesat në ato të domosdoshme, të nevojshme dhe plotësuese.



Këto ndarje të thjeshta, por domethënëse përfshijnë tërë jetën e njeriut dhe lehtësojnë të kuptuarit e objektivave dhe praktikimin e tyre.

Pra, Islami është shpallje hyjnore që iu shpall Muhamedit a.s, është legjislacioni të cilin e ka përsosur Allahu xh.sh dhe e ka plotësuar, Allahu në Kuran thotë: "*Sot jua persosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja jua.*"[1]

Njohja e objektivave të sheriatit mbi të gjitha është obligim për besimtarin dhe si rrjedhojë i mundëson ngritje, integritet dhe edukim në formen më sublime, thënë ndryshe objektivat e sheriatit lidhen drejtpërdrejt me përdit-shmërinë e njeriut.

Kjo nga fakti se sheriati nuk është thjesht përgjigje e përmbushjes së nevojave të një grup njerëzish dhe kërkesave të tyre në veçanti, si në rastin e ligjeve të njerëzve, përkundrazi është sistem gjithëpërfshirës hyjnor për të gjithë njerëzit, i cili rregullon çdo gjë si në aspektin individual po ashtu edhe në atë kolektiv.

Objektivat e sheriatit ndryshe janë quajtur "kibla e Muxhtehidëve" dhe, nëse drejtohet muxhtehidi në atë anë, ia ka qëlluar së vërtetës[2]. Kjo tregon vlerën dhe peshën që ka shkenca e Mekasidit në jetën e myslimanëve në përgjithësi dhe të thirrësve në veçanti.

Interesimi i madh i dijetarëve bashkëkohorë dhe kontributi i thukët i dijetarëve të mëhershëm, kanë bërë që kjo shkencë të dallohet e të jetë objekt studimi dhe hulumtimi sikurse edhe ekonomia islame, duke pasur parasysh nevojën e madhe për njohjen dhe përceptimin e tyre.

## Të kuptuarit e objektivave të sheriatit

**Definicioni**

Për të arritur kuptimin e drejtë të definicionit "objektivat e legjislacionit islam", patjetër duhet t'i referohemi gjuhës arabe.

**Të kuptuarit e objektivave të sheriatit në kuptimin etimologjik.**

Fjala e parë e kësaj përbërjeje është: Objektiva (المقاصد) që është masdar i mimit që rrjedh nga fjala el-kasd, ndërsa kjo ka disa kuptime:

Synim, vendosje, orientim[3], shembull: ka vendosur këtë, është drejtua për në...

Rrugë e drejtë[4], thotë Allahu. xh.sh: " Udhëzimi për në rrugë të drejtë i takon Allahut"[5]

Maturi, drejtësi, mesatar[6], thotë All-llahu.xh.sh:

"*Të jesh i matur në ecjen tënde...*"[7]

"*E prej tyre ka që janë dëmtues të vetvetes, ka që janë mesatarë.*"[8]

E Lehtë, e arsyeshme[9], thotë Allahu xh.sh.: "*Sikur të ishte fitim i afërt dhe udhëtim mesatar, ata (hipokritët) do të vinin pas teje, por për ta ishte largësi e madhe.*"[10]

Pjesa e dytë e kësaj përbërjeje është (الشريعة الإسلامية) legjislacioni islam, që ka këtë kuptim:

Fjala Esh-sheriatu (الشريعة) rrjedh nga شرع dhe ka disa kuptime si: "rruga e drejtë", "rruga e qartë", burimi i ujit", "ka filluar", "diç e njëjtë" etj... Ndërsa ajo që më shumë na shkon në mendje dhe është e njohur kur përmendim fjalën **Sheriati** është: Ligji hyjnor të cilin Allahu e ka zbritur përmes Muhamedit a.s. për të gjithë njerëzit, që përmban dispozita në bazë të të cilave rregullohen marrëdhëniet, obligimet dhe të drejtat e tyre.[11]

Fjala El-Islam (الإسلام) domethënë: Nënshtrim, dorëzim Zotit dhe pranimi i çdo gjëje nga Ai duke u larguar sinqerisht nga të bërit shok Atij.[12]

Me togfjalëshin الشريعة الإسلامية nënkuptojmë: Legjislacioni që Allahu zbriti për robërit e Tij përmes të Dërguarit të fundit, Muhamedit a.s. për të gjithë njerëzit, që përmban dispozita në bazë të të cilave rregullohen marrëdhëniet, obligimet dhe të drejtat e tyre.

## Të kuptuarit e objektivave të legjislacionit islam në kuptimin terminologjik

مقاصد الشريعة الإسلامية-

Shkenca e mekasidit ka kaluar disa etapa derisa ka marrë këtë formë që ka sot, krahas kësaj edhe definicioni i tij ka kaluar në disa faza të cilat ndryshojnë në përbërjen e tij e jo në esencën e përmbajtjes së tij. Nga ky fakt vërejmë se definicioni i mekasidit te dijetarët e gjeneratave të para nuk ka ekzistuar, edhe pse fjalët e tyre kanë aluduar në definicionin e mekasidit, por jo në atë mënyrë sa të tregojnë se po vendosin një definicion për një shkencë që po merr formën e saj kohë pas kohe. Me këtë rast ne do të fillojmë me fjalët e disa nga dijetarët më të hershëm duke vazhduar deri në kohën tonë.[13]

Dijetari i njohur dhe njëherit pjesëtari i njërës prej gjeneratave të arta të myslimanëve Ibrahim En-Nehaiu duke mbrojtur shkollën e tij juridike, në bazë të së cilës



**Objektivat e përgjithshme Ibni Ashuri i definon duke thënë se ato janë: Kuptime dhe urtësi të shprehura nga ligjvënësi (Allahu) në të gjitha dispozitat ose në shumicën e tyre, duke mos u veçuar shprehja e saj në një lloj dispozite sheriatike.**

themeloi edhe Imam Ebu Hanife medhhebin e tij, tha: "*Vërtet dispozitat e Allahut kanë qëllime të cilat janë urtësi dhe dobi për të mirën tonë.*[14]

Ndërsa imam Gazaliu thotë: Objektivat që caktoi All-llahu në të vërtetë janë dobi, të cilat u kthehen robërve në këtë botë dhe tjetrën.[15]

Kurse dijetari i madh Shatibiu i njohur edhe si hoxha i Mekasidit nuk i ka dhënë definicion të prerë mekasidit, edhe pse ka kontribuar shumë në këtë shkencë, i ka sqaruar ndarjet e llojet dhe kështu ka lënë bazë të fortë për pasardhësit e tij në këtë shkencë.

Ndërsa dijetari dhe kontribuesi më i madh bashkëkohor për shkencën e mekasidit Ibni Ashuri, objektivat i ndan në të përgjithshme dhe në të veçanta dhe i definon ato me dallime të pakta. Por nuk e jep një definicion përmbledhës për tërë këtë shkencë.[16] Objektivat e përgjithshme Ibni Ashuri i definon duke thënë se ato janë: Kuptime dhe urtësi të shprehura nga ligjvënësi (Allahu) në të gjitha dispozitat ose në shumicën e tyre, duke mos u veçuar shprehja e saj në një lloj dispozite sheriatike.[17]

Dijetari i njohur bashkëkohorë Jusuf el-Kardavi thotë: "Objektivat e legjislacionit islam janë: Synimet që kanë për qëllim të arrihen përmes citateve qofshin ato urdhëresa, ndalesa apo lejesa, duke kontribuar çdo dispozitë në realizimin e atyre qëllimeve në jetën e të obliguarve qofshin ata individë, familje, grupacione apo ymet."[18]

Ka edhe prej dijetarëve bashkëkohorë të tjerë që kanë kontribuar me definicione dhe libra për mekasidin[(19)], por për shkak të mos zgjerimit të tepërt ne kemi zgjedhur këtë definicion:

*Objektivat janë kuptime dhe urtësi, të përgjithshme dhe të veçanta të cilat i ka paraparë Ligjvënësi [Allahu] në legjislacion, për të vendosur dobitë dhe interesat e njerëzve*[(20)].

## Sqarim i definicionit:

**Kuptime**: është për qellim çdo element sheriatik që dërgon në vendosjen e një dispozite, (apo siç njihet në shkencën e Usulit: el-illetu (العلّة).

**Urtësi**: është për qëllim çdo element sheriatik për të cilën vendoset dispozita. Ky element konsiderohet burim i arritjes së dobive dhe interesave njerëzore, (apo siç njihet në shkencën e Usulit, el-hikemtu (الحكمة).

**Të përgjithshme dhe të veçanta:** është për qëllim përfshirja e të gjitha llojeve të objektivave. Të atyre objektivave që i ka i tërë legjislacioni si tërësi, apo ato objektiva që mundet t'i ketë ose mund të veçohet vetëm një dispozitë sheri-atike apo disa prej tyre. Dhe llojet e tjera të objektivave që do të sqarohen më vonë.

**I ka paraparë Ligjvënësi - Allahu**: është për qëllim se të gjitha ato elemente, kuptime, urtësi, dobi, interesa etj.. Allahu ka dashur që të vendosen dhe të arrihen përmes citateve kuranore, haditheve…. legjislacionit të Tij në përgjithësi.

**Vendosja e dobive për njerëzit**: kjo pjesë e definicionit nuk ka nevojë të sqarohet, sepse vetëm nga ajo që kemi thënë deri në këta rreshta, kuptohet se çdo dispozitë në legjislacionin islam përmban një apo më shumë dobi për njerëzit për këtë botë dhe për ahiretin. Për më gjerësisht kësaj pjese të definicionit i dedikohet thuajse e tërë kjo shkencë - Mekasidi.

*1. Surja el maide 3. 2. Ahmed Rrejsuni,El Fiker el Mekasidi/Kavaiduhu ve Fevaiduhu,sh.b.Menshurat Xheridet Zeijn.Botimi I pare/1999,(f.91). 3. Muhamed bin Mukrim, Ibni Mendhur, Lisanul arab, sh.b. Dar Sadir-Bejrut, Botimi i I. (v. 3, f. 353); Muhamed bin Ebu Beker, Err-Rrazi, Muhtarus-Sihah, sh.b. Lubnan Nashirun- Bjerut 1995, (v. 1, f 224). 4. Lisanul Arab (v. 3, f 353). 5. Surja En Nahl ( 9). 6. Shiko Muhtarus-Sihah,(v. 1, f 224). 7. Surja Llukman (19). 8. Surja Fatir ( 32). 9. Lisanul Arab (v. 3, f 353); Muhtarus-Sihah (v. 1, f 224). 10. Surja Et-Tevbe (42). 11. Lisanul Arab (v. 8, f. 175); Muhtarus- Sihah (f. 141); Ibrahim Musatafa, Ahmed Ez-zijat, Hamid Abdulkadir, Muhamed Alij En-Nexhar, El-Muxhemu El-Vesit sh.b. Ed-Dave – Istanbul 1989 (v. 1, f. 479); Muhamed bin Jakub Fejruzabadi, El-Kamus el-Muhit, sh.b. Muesesetu Rrisaleh-Bjerut (v. 1, f 946); Kasim bin Abdullah El-Kunevi, Enisul Fukaha sh.b. Dar el-Vefa- Xhide 1406h. (f. 30); Muhamed Murteda EzZebidi, Taxh el-Urus sh.b. El-hidajetu ( v. 21, f. 259-270); Ekrem Murtezai, Fjalor i Terminologjisë Fetare, Dituria Islame-Prishtinë 2007, (f. 558-559). 12. Lisanul Arab ( v.12, f. 293); Taxh el-Urus ( v. 32, f. 371-372, 385); El-Mu'xhemu el-Vesit (f. 446); Enisul Fukaha ( f. 96); Muhamed bin Alij El-Xhurxhani, Et-Tarifat , sh.b. Dar el-Kitab el-Arabi-Bejrut 1405h. (f. 39); Muhamed sad bin Ahmed El-Jubi, Mekasidu Esh-sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil edileti esh-sherijeti, (f. 31),sh.b. Dar el-Hixhreti lineshri ve tevzii'-Rijad 1998 (f. 31). 13. Ihsan Mejralij, El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muasereti, sh.b. Daru Thekafeti lil xhemii, Damaskë 2009 (f. 33); Mekasidu Esh-sheriati el-Islamijeti ve Alakatuha bil Ediletish-sherijeti, (f. 33). 14. El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muasereti, (f. 48). 15. El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muasereti, (f. 48). 16. Muhamed Tahir Ibni Ashur, Mekasidu Esh-Sheriati el-Islamijeti, sh.b. Dar En-Nefais-Aman 2001, (f. 251,415) . 17. Mekasidu Esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 251). 18. Jusuf El Kardavi, Dirasetu fi Fikhi Mekasidi Esh-Sheriati, Dar shuruk- Kajro 2008,( f. 20). 19. Ne i kemi zgjedhur vetëm këta që të mos zgjerohemi shumë, prej atyre që kanë kontribuar janë edhe: Ilal el-Fasi, Err-rrejsuni, Muhamed Zuhejli, Vehbe Zuhejli, Halife Babeker Husejn, Ihsan Mejralij etj. 20. Mekasidu Esh-sheriati el-Islamijeti ve Alakatuha bil Edileti esh-sherijeti, (f. 37).*

Shejh Muhammed ibn Harun Abbas Umer

# A lejohet leximi i Kuranit për të vdekurin te varrezat?

## (çështja e dhurimit të sevapeve)

## Përgjigjja:

Isalul-thewab (dhurimi i sevapit dikujt, qoftë i gjallë ose i vdekur) është i lejuar dhe në fakt mustehab (i pëlqyer/preferuar).

Në parim, janë dy forma të Isalul-thewabit:

1. Dhurimi i sevapit të veprave të bamirësisë.

2. Dhurimi i sevapit të veprave fizike që nuk kanë lidhje me pasurinë, p.sh., namazi, agjërimi, dhikri (përmendja e Zotit), recitimi i Kuranit, të bërët tavaf Qaben, etj.

Forma e parë (e dhurimit) është e pranuar unanimisht nga Ehli Sunneti dhe Xhemati. Forma e dytë është korrekte sipas medhhebit Hanefij, Hanbelij, si dhe sipas disa dijetarëve Shafi'ij dhe Malikij.

Sa për duanë (që është e ndarë nga ato sipër), ekziston konsensus (ixhma) në mesin e dijetarëve në arritjen e sevapit dhe dobisë tek i vdekuri. (Shih veprën El-Edhker të Imam Neveviut). Hafiz ibn el-Kajjimi (r.a.) thotë që nëse dikush e pranon Isaleth-Thewab në formë sadakaje, por e mohon atë fizike, atij do t'i thuhet; "Cili është argumenti për të treguar që recitimi i Kuranit nuk i arrin të vdekurit?"

Imam el-Kurtubiu r.a. thotë: "Siç u bën dobi sevapi i veprave të bamirësisë të vdekurve, njashtu, edhe leximi i Kuranit, Duaja, Istigfari u bën dobi, sepse të gjitha këto konsiderohen Sadaka në Sheriat" (Et-Tedhkireh, fq. 71)

Ai pastaj përmend dy transmetime të shënuara në Sahih Muslim që vërtetojnë që madje edhe namazi e edhe dhikri për Allahun (tesbih, tekbir and tehlil) janë klasifikuar si sadaka nga i

**Për duanë, ekziston konsensus (ixhma) në mesin e dijetarëve në arritjen e sevapit dhe dobisë tek i vdekuri.**

Dërguari i Allahut a.s. Prandaj, nuk mbetet vend për diskutim nëse i arrin të vdekurit shpërblimi për recitimin e Kuranit apo jo.

Përpos këtyre sipër, ne, për arsye akademike, do të citojmë disa argumente që mbështesin të dy format e Isal el-Thevab.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka bërë kurban dele gjatë haxhit të tij lamtumirës dhe ka bërë dua për të gjithë (të gjallët, të vdekurit dhe ata që do vijnë më vonë) që do t'i besojnë Pejgamberisë së tij. (Sahih Buhari)

Imam Buhariu r.a. transmeton nën autoritetin e Abdullah ibn Abbasit r.a. që Sa'd ibn 'Ubadeh (r.a.) ishte larg kur nëna e tij ndërroi jetë. Kur ai u kthye, e pyeti Pejgamberin a.s., "A do t'i bëjë dobi nëse unë jap sadaka në emër të saj" Pejgamberi (s.a.v.s.) iu përgjigj pozitivisht. (Sahih Buhari, hadithi 2762)

Hafiz ibn Haxher el-'Askalani (r.a.) thotë në komentimin e tij monumental të Sahihut të Buhariut, Fet'h ul-Bari; "Ky hadith vërteton lejueshmërinë e sadakasë për të vdekurit dhe që sevapi do t'u arrijë atyre." (Fet'h ul-Bari, 5:477)

Abdullah ibn Abbasi (r.a.) transmeton që një njeri njëherë e pyeti të Dërguarin e Allahut: "O i Dërguari i Allahut! Babai im ka ndërruar jetë dhe nuk e ka kryer haxhin, a mund ta kryej unë haxhin në emër të tij?" I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e pyeti atë; "Nëse babai yt do kishte ndonjë borxh, a do t'ia paguaje ti?" Ky njeri iu përgjigj; "Po." Me këtë rast, Pejgamberi a.s. tha: "Atëherë, feja e Allahut ka më shumë përparësi.' (Sunen en-Nesai)

Një rast tjetër i llojit të ngjashëm është shënuar nga Imam Buhariu në Sahihun e tij (Hadithi 6698). Hafiz ibn Kajjimi, studenti i famshëm i hafiz Ibni Tejmijes r.a., pasi citon hadithin e sipërm, deklaron: "Të gjitha këto citime pajtohen me faktin që kur i gjalli i transferon çfarëdo vepre në favor të të vdekurit, shpërblimi do t'i arrijë atij (do t'i bëjë dobi)" (Kitab el-Ruh, fq. 161)

El-Lexhlaxh r.a., një sahabi i Pejgamberit a.s., i kishte lënë amanet birit të tij që pasi ai të ikë nga kjo botë, ky t'ia recitojë fillimin dhe fundin e Sures el-Bekareh në pjesën e përparme të varrit. El-Lexhlaaxh r.a. pastaj tregon që ai e ka dëgjuar këtë nga i Dërguari i Allahut. (Imam Taberani, el-Mu'xhem el-Kebir; Hafiz Hejthemi i kon-sideron transmetuesit e këtij hadithi të besueshëm në Mexhma' uz-Zewa'id 3:44)

Kjo është shënuar po ashtu të jetë praktika e sahabiut 'Abdullah ibn Umer (r.a.). (Imam Bejhekiu, Sunen el-Kubra 4:56). Ky transmetim është klasifikuar si hasen (i mirë) nga Imam Neveviu r.a. dhe Hafiz ibn Haxheri r.a. (El-Edhker,

**Bëhet e qartë përmes haditheve të sipërpërmendura që Isal el-thewab është tërësisht i lejuar në të gjitha format e tij, dhe në fakt është vepër shumë e pëlqyer.**

fq. 212, hadithi 493; El-Futuhat el-Rabaanijje, 3:194)

Al-lameh el-Kurtubi thotë; "Disa prej ulemave tanë e kanë bazuar lejueshmërinë e transferimit të sevapeve të leximit të Kuranit në hadithin që gjendet në Sahih Buhari dhe Sahih Muslim, në të cilin përmendet që i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte vendosur degë mbi dy varre, dhe ai (s.a.v.s.) ka thënë: "Mbase ndëshkimi i tyre do të lehtësohet gjersa degët të mos thahen." (Ulemaja kanë sqaruar që arsyeja për këtë është tesbihu që recitojnë gjethet e freskëta)

Imam el-Kurtubi më tutje thotë; "Nëse tesbihu i lisave mund t'u bëjë dobi të vdekurve, atëherë pse nuk mundet recitimi i Kuranit nga një besimtar i Allahut?" (el-Tedhkireh, fq. 70)

Hafiz ibn Haxheri r.a., në një përgjigje për pyetjen drejtuar atij (në lidhje me atë) se a i arrin shpërblimi i recitimit të Kuranit të vdekurit, ka thënë që është e preferuar për dikë ta bëjë këtë formë (të Isal el-Thevab) me bollëk (shumë). (Shih Shejh 'Abdullah bin es-Siddik el-Ghumari, Tewdih el-Bejan li Wusul Thewab el-Kur'an, fq. 2)

Përpos këtyre, ka shumë transmetime të tjera të kësaj natyre.

Prandaj, bëhet e qartë përmes haditheve të sipërpërmendura që Isal el-thewab është tërësisht i lejuar në të gjitha format e tij, dhe në fakt është vepër shumë e pëlqyer. Ky është qëndrimi i shumicës dërrmuese të dijetarëve klasikë (muhadithin & fukaha) të Islamit. (Ibn Kajjim, Kitab er-Ruh, fq. 153; Fet'h el-Bari, 5:477; Imam Sujuti, Sherh es-Sudur, fqt. 402, 403, Dar ibn Kethir; el-Hidajeh, 1296-297; Fet'h el-Kedir, 3:65-66; Radd el-Muhtar 2:243)

Nëse pas kuptimit të këtyre sipër, dikush ende mohon vlefshmërinë e formës fizike të Isal el-Thevab, atëherë kjo metodë në vijim në asnjë mënyrë nuk mund të mohohet. E kjo është që pasi dikush të kryejë një formë fizike të adhurimit (d.m.th. namaz, agjërim, recitim Kurani, etj), ai duhet t'i lutet Allahut të plotfuqishëm që Allahu, së pari, të pranojë këtë vepër të tij të mirë dhe pastaj ai duhet t'i lutet Allahut që t'i dhurojë sevapin filan personit. Në këtë mënyrë, nëse Allahu pranon duanë, sevapi automatikisht do t'i dërgohet atij personi, qoftë i gjallë ose vdekur.



Kjo metodë është përshkruar nga dijetarë të mëdhenj si Imam Neveviu dhe Hafiz ibn Haxheri, ashtu që të mënjanohet gjithë dallimi në qëndrimet e dijetarëve. Ne tashmë kemi përmendur që nuk ka dyshim në përfitimin e të vdekurit nga duaja e të gjallit. Në një transmetim në Sahih Muslim, i Dërguari i Allahut ka përmendur që tri gjëra do t'i bëjnë dobi të vdekurit, njëra nga këto tri është duaja e fëmijëve të tij të devotshëm. (Sahih Muslim, fq. 4199)

Së fundmi, do të donim të përmendim që kjo çështje nuk është çështje e lidhur me besimin (akiden), por është çështje dytësore, për të cilën po ashtu ka mospajtime në mesin e dijetarëve. (Fatawa ibn Salah 1:149) Kështu që askush nuk mund të pretendojë se grupi tjetër është duke bërë një veprim bidati, duke pasur parasysh që shumica dërrmuese e dijetarëve i pranojnë (si valide) të gjitha format e Isal el-Thewab. (Kitab el-Ruh)

Incidenti i Imam Ahmed ibn Hanbelit r.a. është shënuar nga Imam Ebu Bekr el-Halal (ra) në Kitab el-Xhami si dhe në libërthin e tij të titulluar Amr mi'l Ma'ruf we Nahi 'an-il-Munker, dhe sipas këtij transmetimi, Imam Ahmedi aprovoi recitimin e fillimit dhe fundit të Sures el-Bekareh për të vdekurin. (Shih Ether el-Hadith, nga Shejh Muhammed 'Awwameh, fq. 162-163)

Sa për pyetjen specifike për vlefshmërinë e recitimit të Kuranit prej shtëpisë, mjafton të thuhet që nuk ka dallim – në këtë rast – ndërmjet recitimit në varreza dhe recitimit në shtëpi, siç nuk ka dallim ndërmjet duasë që bëhet për të vdekurin në varreza ose nga shtëpia (sepse Allahu i dëgjon të gjitha, pa marrë parasysh vendin, sh.p.). Për më tepër, na lejoni që t'ju pyesim ju: cili është argumenti për mosvlefshmërinë e recitimit të Kuranit prej shtëpisë dhe të dhurimit të sevapit të vdekurit?

Dhe Allahu e di më së miri!

*Përktheu: Fatih Ibrahimi*

# Ibn Hatimeh El-Ensari

Mospërhapjen e epidemisë e shikonte duke e izoluar te sëmurin. Studioi dhe dha shenjat e të sëmurit me përpikëri si dhe shkaktarët me saktësi. Mospërhapjen e saj e shikonte duke e izoluar të sëmurin. Studioi dhe dha shenjat e të sëmurit me përpikëri si dhe shkaktarët me saktësi.

Kur Evropa mendonte se murtaja ishte mallkim qiellor, shkencëtaret myslimanë kërkonin dhe përdornin mendjen për të kuptuar këtë epidemi dhe për ta penguar përhapjen e saj, e, mes këtyre ishte edhe doktori dhe shkencëtari Ibn Hatima El-Ensari , autori i së parës vepre mjekësore rreth shkencës së epidemisë.. Ka lindur në vitin 1333 në Almeria, Spanjë. Në juglindje të Andaluzisë. Qysh i vogël mësoi Kuranin përmendsh si dhe shkencat arabe dhe islame. Mësoi në dorën e shumë prej mësuesve të njohur të asaj kohe, jo vetëm të qytetit të tij ku lindi, por edhe në qytete të tjera duke përfshirë edhe Grënadën për të marrë dituri të gjerë fetare dhe shkencore.. Në vitin 1347-1348 Evropa u përfshi nga murtaja e zezë, ku edhe Andaluzia u përfshi në këtë pandemi, epidemi e cila mori jetët e shumë prej dijetarëve, politikanëve, letrarëve të njohur të kohës, me peshë në jetën fetare, sociale e politike.. Ibn Hatima (Khatima) ndihmonte të sëmurët, i kontrollonte dhe i studionte rastet e tyre për të kuptuar se si shpërndahet dhe transmetohet sëmundja, duke regjistruar të gjitha të dhënat dhe shenjat e saj dhe duke shënuar edhe opinionin e tij, për të arritur në përfundimet se si shpërndahet epidemia. Mospërhapjen e saj e shikonte duke e izoluar të sëmurin. Studioi dhe dha shenjat e të sëmurit me përpikëri si dhe shkaktarët me saktësi. Punimet e tij janë të ruajtura në muzeun e El Elscorial të Spanjës. Si dhe janë të regjistruara në manuscriptet e patriarkut Miguel Casiri ( 1710-1791) , punime të fushës së mjekësisë dhe letërsisë.

*Përgatiti:*
*Klodiana Xhaferaj*



Ibrahim Iljazi

# Pushteti i Talutit ndaj atij të Xhalutit

"A nuk e ke dëgjuar ti (o Muhamed) se çfarë i tha paria e bijve të Izraelit, pas Musait, një profeti të tyre? I tha: 'Na dërgo një mbret, që të luftojmë në rrugën e Allahut!' - Profeti u tha: 'Po sikur të mos luftoni kur të shpallet lufta?' Ata thanë: 'E përse të mos luftojmë në rrugën e Allahut, ne që jemi dëbuar nga atdheu ynë dhe jemi ndarë nga fëmijët tanë?!' Mirëpo, kur u urdhëruan të luftojnë, ata nuk luftuan, me përjashtim të një pakice. Allahu i njeh mirë keqbërësit." (El bekare, 246)

I lavdëruar është Allahu.xh.sh., i Cili i jep pushtetin kujt të dojë dhe ia merr pushtetin kujt të dojë Ai, sepse është kompetencë e Allahut xh.sh. dhe jo e njerëzve që dëshirojnë të kenë pushtet mbi pushtetin e Krijuesit fuqiplotë në këtë botë.

Atë kohë, mes Egjiptit dhe Damaskut jetonte fisi i qujtur Amalika, ata kishin një kryetar shumë të fuqishëm, të quajtur Xhalut. Allahu xh.sh. ua lëshoi në qafë xhalutin të bijve të Izraelit. Ai i mundi izraelitët dhe gratë e fëmijët ua mori rob.[1]

Në një nga këto beteja, benu israilët thyhen keq dhe humbasin edhe arkën që e kishin trashëguar nga koha e Musait a.s., sepse kjo arkë ka qenë si mbeshtetje në luftërat që luftonin izraelitët ndaj të tjerëve dhe kjo arkë ra në dorën e Xhalutit, icili me qëllim qe ta poshtëronte popullin e Izraelit e hodhi në ndytësirë, në Kuran kjo arkë quhet "Tabut".

Sepse në ketë tabut thuhet se ka qenë disa pllaka, ku ka qenë i shkruar Tevrati, që i ka zbritur profetit Musa a.s. dhe shkopi që ishte një nga muxhizet e tij dhe disa rroba.

Gjithashtu Allahu xh.sh. i tregon profetit Muhamed, thotë: O Muhamed për disa pejgamberë të kemi treguar e për disa nuk të kemi treguar.

Samueli thuhet se ka qenë profet pas Harunit a.s. Ngaqë kishin vuajtur, ata tashmë kërkonin një prijës që t'i udhëheqë në luftë për të vënë nderin në vend. Por kur profeti i ftoi për luftë, shumica prej tyre nuk e mbajtën besën. Vetëm tetë mijë hebrenj i qëndruan fjalës së tyre për të luftuar.

Ata që e mbajtën besën për luftë, i kërkuan Samuelit të njihen me mbretin që do t'i udhëhiqte dhe do t'i komandonte. Atëherë Samueli u tregoi se mbreti i tyre do të jetë Taluti. Ai ishte biri i Kajshit, nga pasardhësit e Benjaminit, birit të Jakubit a.s.[2]

Dhe këtë tregim e përshkruan edhe Kurani famëlartë: "A nuk e ke dëgjuar ti (o Muhamed) se çfarë i tha paria e bijve të Izraelit, pas Musait, një profeti të tyre? I tha: 'Na dërgo një mbret, që të luftojmë në rrugën e Allahut!' - Profeti u tha: 'Po sikur të mos luftoni kur të shpallet lufta?' Ata thanë: 'E përse të mos luftojmë në rrugën e Allahut, ne që jemi dëbuar nga atdheu ynë dhe jemi ndarë nga fëmijët tanë?!' Mirëpo, kur u urdhëruan të luftojnë, ata nuk luftuan, me përjashtim të një pakice. Allahu i njeh mirë keqbërësit." (El bekare, 246)

Gjithashtu Samueli u tha se Taluti ishte njeri i thjeshtë, punonte në regjjen e lëkurave dhe njeri i thjeshtë. Megjithatë, ai ishte i ditur, i urtë dhe me fizik të fuqishëm, me lëkurë të bardhë dhe simpatik.

"Profeti i tyre u tha: 'Allahu ka dërguar Talutin si mbretin tuaj'. Ata thanë: 'Si mund të bëhet ai mbreti ynë, kur ne kemi më tepër merita se ai për të sunduar, madje ai edhe nuk është i pasur.' Ai u përgjigj: 'Allahu e ka zgjedhur atë për mbretin tuaj dhe e ka pajisur me dijeni të gjerë dhe me fuqi trupore. Allahu ia jep pushtetin e Vet kujt të dojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm'." (El bekare, 247).

Sipas parisë së bijeve të izraelit, pushteti duhet të ishte në dorën e të pasurve, mirëpo ky mendim bie në kundërshtim me interesat e shoqërisë dhe drejtësinë, sepse në pushtet duhet të vijnë jo të pasurit, por ata që janë të aftë dhe të guximshëm.

Sipas Fahrudin Rraziut: Ishomili (Samueli) hodhi poshtë propozimin e bijve të izraelit për katër arsye :

1.Talutin e zgjodhi për sundimtar Allahu.xh.sh.

2. Te sundimtarët kërkohen dy veti: Njohja e politikës (administrimit), dhe fuqia trupore dhe shpirtërore.

3. Pasuria është e Allahut: Ai ja jep atë kujt të dojë.

4. Me bujarinë e Tij, Allahu e bën të varfrin të pasur, Ai e di drejtësisht se kush është i denjë për sundim.

Duke parë refuzimin dhe kokëfortësinë e popullit të tij, Samueli u tha: "Po sikur t'ju sjell një sinjal se kjo është zgjedhje nga ana e Zotit?!" Kjo, pasi i thoshin se nuk e dimë nëse na thua të vërtetën apo na gënjen. Ata i thanë: "Po, nëse na sjell një shenjë dhe sinjal se kjo është zgjedhja e Zotit, atëherë do të bindemi."



"Profeti u tha atyre: “Shenjë e sundimit të tij është ardhja e Arkës. Aty ka qetësi për ju nga Zoti juaj dhe relike të lëna nga familja e Musait dhe Harunit. Atë e bartin engjëjt. Sigurisht që kjo është një shenjë për ju, nëse jeni besimtarë'!” (El bekare, 248).

Më në fund me anë të engjëjve, Allahu xh.sh. e vuri Tabutin para shtëpisë së Talutit. Kur e panë këtë gjë të bijtë e izraelit, e pranuan sundimin e Talutit dhe u qetësuan.

Kështu, Zoti kishte dhuruar shenjën e kërkuar nga robërit e Tij në mënyrë që Taluti të bëhej sundimtar .

Zoti në Kuran thotë: "Kur Taluti u nis për luftë bashkë me ushtrinë, u tha atyre: ‘Allahu do t’ju provojë me një lumë. Kush pi ujë në të, nuk është ushtari im. Ndërsa kush nuk pi ujë në të ose kënaqet vetëm me një grusht ujë, është ushtari im’. – Kushdo që do të pinte vetëm një grusht ujë, do vazhdonte rrugën për në luftë. Ai që e thyente këtë, do të përjashtohej -Por të gjithë pinë, përveç një pakice. Pasi ai me ata (ushtarë) që ishin besimtarë kaluan lumin, shumë prej tyre thanë: ‘Ne sot nuk kemi fuqi të luftojmë me Xhalutin dhe ushtrinë e tij’. Por ata që ishin të bindur se do të takoheshin me Allahun, thanë: ‘Sa herë, me ndihmën e Allahut, një ushtri e vogël ka ngadhënjyer mbi një ushtri të madhe! Allahu është me të durueshmit’.” (El bekare, 249).

Fitorja nuk arrihet vetëm me numër të madh luftëtarësh, por arrihet me forcën e besimit dhe vullnetin e çeliktë. Në ushtrinë e Talutit ishte një djalë 18-vjeçar që e quanin Davud.

Davudi merrej me dele dhe ishte i aftë për hedhjen e hobesë dhe e kishte zërin shumë të bukur dhe ishte shumë guximtar.

Një ditë i pati thënë kështu të atit: Të gjithë gurët e malet emrin tim e thonë!

Dhe i ati i pati thënë kështu: Myzhde për ty, o Davud!

Me t'u vendosur dy ushtritë para njëra-tjetrës, ushtarët e Talutit filluan të luteshin dhe t'i përgjëroheshin Zotit për ndihmë.

"Dhe kur u përballën me Xhalutin dhe ushtrinë e tij, thanë: ‘Zoti ynë! Na pajis me durim, na forco këmbët tona dhe na ndihmo kundër këtij populli jobesimtar'!” (El bekare, 250).

Xhaluti ishte luftëtari më i fuqishëm dhe më i madhi, ishte ai që doli i pari dhe kërkoi një luftëtar në dyluftim nga ushtria e Talutit. Duke dashur që t'i nxitë, Taluti u tha: "Kushdo që del, në dyluftim do ta martoj me vajzën time dhe do të trashëgojë fronin mbretëror pas meje. Në këtë moment, del para një djalë i ri nga ushtria e Talutit, që quhej Davud. Kur e pa Davudin të ri në moshë , Xhaluti i tha: "Kush je ti? Kthehu o vogëlush se nuk kam qejf të vras djem të rinj si puna jote!" Kurse Davudi a.s ia ktheu: Por unë kam qejf të të vras ty, pastaj Davudi e mori gurin e vendosi mirë në hobe dhe ia lëshoi Xhalutit. Guri e mori në ballë dhe Xhaluti ra i vdekur nga kali.

Thotë Zoti në Kuran: "Me ndihmën e Allahut, ata i thyen armiqtë dhe Davudi e vrau Xhalutin." (El bekare, 251).

Kështu, benu israilët e fituan këtë betejë dhe Davudi a.s u martua me vajzën e Talutit, si dhe u bë prijës i tyre.

Thotë Zoti në Kuran: "Allahu i dha atij pushtetin dhe pejgamberinë dhe i mësoi dituritë që deshi.". (El bekare, 252).

*1. Osman Nuri Topbashi, Vargu i profetëve, Stamboll, 2012, fq 8. 2. Amer Halid, Historitë e profetëve, Shkup.*

Salih Kabashi

# Ramazanët e fëmijërisë

*Ramazanët e fëmijërisë ishin me kryepersonazh mësu- esin, ofiqarin e hoxhën Mulla Mehmeti dhe krahun e tij të djathtë, tupanxhiun entuziast Lic Haradinin.*

*Ramazani quhej "Muj i Gzum" dhe pritej me shprehjen "Ardhtë i gëzum!".*

*Kjo ishte formulë e shprehjes së gëzimit që për vite me radhë e kam dëgjuar edhe nga babai e me dekada edhe nga nëna ime, kurdo që vinte muaji i madhërishëm i agjërimit.*

*Aty e tutje gjithçka bëhej solemne, festive, e rregullt, e paqme, e madhërishme. Në ramazan në secilën vatër sikur zbrisnin edhe më me shumicë mirësia e dashuria.*

*Ne, fëmijë, qanim në mëngjes kur shihnim se përkundër përgjërimeve në mbrëmje, të vjetrit nuk na kishin ngritur në syfyr. Për iftar uleshim mbi stola me tri këmbë rreth sofrës së madhe e të begatë dhe prisnim me padurim tupanin e Lic Haradinit. Pastaj ata që kishin agjëruar por edhe ne, të cilëve po na e mohonin dëshirën për të mbajtur ramazan, për fillim pinin nga një gërçamë uji, hanin nga një copë llokumi apo nga një kokërr aq të ëmbël fiku apo hurme.*

*Iftari, darka, si gjithë punët e mbara, nisnin me Bismilahun e përshpëritur dhe përfundonte me lutjen: Shtoje, o Zot!*

*Lic Haradini ka pasur shall të bardhë, vishte tirq me gajtana, ka qenë i gjatë e i hollë, atëherë 60 e sa vjeçar. Ishte fqinji ynë. I hynte katundit fund e krye dhe tek secila shtëpi ndalej që t'i binte tupanit derisa shihte dritën e ndonjë llampe vajguri që dëshmonte se aty e kishin dëgjuar rrahjen e tupanit të syfyrit.*

*Në kohën e imsakut, Lic Haradini, tupanxhiu, tërhiqej te xhamia që ishte pothuajse në mes të katundit dhe nga atje me një ritëm më të fuqishëm e më të shpejtë të rrahjes së tupanit, veç me guxhum e jo edhe me thupër, bënte me dije se aty e tutje përfundojnë ngrënia e pirja dhe niste agjërimi.*

*Ngjinim i thonim në të folmen e Podgorit…Për ramazan natën askush në katund nuk i lëshonte qentë nga zinxhirët.*



*Hoxhën e merrnin në iftar me radhë krejt katundi. Fillonte nga Therrat e Tomocit me shatrajt, zbriste kah gjocajt, mehajt, lybeniqtë… dhe përfundonte te konaku i Met Asllanit në mëhallën e vogël të kabashëve.*

*Ndodhte jo rrallë që dikujt nga shtëpitë e katundit t'u ngelte hatri pse edhe ata nuk po nderoheshin me hoxhën mysafir për iftar. S'kishte si të ndodhte ndryshe derisa katundi ynë kishte më shumë shtëpi sesa kishte ramazani ditë.*

*Mbaj mend Xhaminë e Tomocit gjithmonë të mbushur plot edhe në drekë edhe në iqindi, edhe në jaci-taravi.*

*Atje Mulla Mehmeti, mësues, hoxhë, ofiqar e njeri me shumë autoritet e me aftësi të mahnitshme oratorie mbante dersin dhe printe namazin. Ligjëratat e hoxhës pastaj përfliteshin e interpretoheshin në secilën shtëpi të Tomocit- Llukavcit të Begut, të Llugave, të Gjurakovcit…*

*Të gjitha këto fshatra asokohe kishin vetëm një hoxhë siç kishin sall një xhami. Xhamia e Tomocit ishte edhe ndër shkollat e para në Podgur.*

*Pos Mulla Mehmetit në atë xhamishkollë kanë dhënë mësim dy mësuese të ardhura nga Shkodra. Nuk i mbaj mend. Mbaj mend se për to jetonte i gjallë admirimi. Atyre u kishte bërë strehë familja Sylaj.*

*Xhamia kishte një hapësirë që e quanin Mejtep. Aty ne camërdhokët e katundit tonë dhe të katundeve përreth kemi marrë mësimet e para të fesë islame. Mulla Mehmeti kishte një didaktikë shumë efikase mësimdhënieje. Kam qenë mejtepli i mirë. Ndohta edhe i shkëlqyeshëm. Kështu më lëvdonte hoxha...*

*Ramazani herë binte në kosë, herë në shatë... Domethënë muaji i agjërimit vinte kur kositeshin livadhet apo kur prashiteshin, miheshin arat. Herë binte në hamsin, herë në arbain (janar, shkurt), herë në shmitër, herë në shëngjergj...*

*Ramazani nuk dekurajonte askënd edhe kur koha e agjërimit zgjaste 16 sahatë. E kundërta. Nuk dekurajonte as familjarët e mi që tash më nuk janë. Ata agjërimin e prisnin më shumë gëzim e me festivitet të vërtetë tridhjetë ditë radhazi.*

*Në urimet për festë bajrami njerëzit, gra e burra, pyesnin:*

*A t'munoi hiç ramazani? A t'u dhimt ty ramazani?*

*Asnjë nuk ankohej. Shumëkush thoshte se do të kishte dëshirë të agjëronte edhe një muaj tjetër pa asnjë mundim as pritesë... E kanë njetin e idikatin e fortë…, thuhej për ata që aq gëzueshëm hynin në vetëprivimet e vetëdijshme e të gëzueshme njëmujore të Muajit të Shenjtë të Ramazanit.*

# Kryeministri në detyrë Kurti shtroi iftar për Myftiun Tërnava



Më 3 maj, kryeministri në detyrë, z. Albin Kurti, bashkë me ministrin në detyrë të Financave dhe Transfereve, z. Besnik Bislimi, ministren në detyrë të Drejtësisë, znj. Albulena Haxhiu dhe zëdhënësin e Qeverisë në detyrë, z. Përparim Kryeziu, priti në zyrën e tij, kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim ef. Tërnava, që shoqërohej nga sekretari i Përgjithshëm Ahmet ef. Sadriun dhe shefi i kabinetit Besim ef. Mehmeti.

Pas takimit, kryeministri në detyrë Kurti shtroi iftar për Myftiun Tërnava dhe anëtarët e tjerë të delegacionit të Bashkësisë Islame. Atyre u dëshiroi iftar të këndshëm dhe agjërim sa më të lehtë përgjatë ditëve të mbetura.

Me këtë rast, kryeministri Kurti tha se muaji i Ramazanit nuk është muaj i zakontë për besimtarët myslimanë. Në këtë muaj besimtarët sfidohen me agjërim duke u përmbajtur nga ushqimi e pija gjatë ditës, derisa lartësojnë virtytet më të mira të tyre. Ai është muaj i devotshmërisë, përafrimit me Zotin, mirësjelljes me njerëzit përreth dhe ndihmës për atë në nevojë.

Përballja me pandeminë COVID-19 e bën këtë Ramazan të veçantë. Ndonëse na është rikujtuar se sa krijesa të brishta jemi, e kemi kuptuar edhe një herë sa të fuqishëm mund të bëhemi përballë çdo sfide kur jemi të bashkuar në qëllim dhe solidarë me njëri-tjetrin. Për këtë, kryeministri në detyrë Kurti e falënderoi Myftiun Tërnava për bashkëpunimin që institucionet fetare kanë pasur në luftimin dhe menaxhimin e pandemisë përmes thirrjeve të tyre që besimtarët ta ruajnë distancën fizike dhe të rrinë në shtëpitë e tyre në mënyrë që të pamundësohet shpërndarja e virusit Korona. Rezultatet e fundit janë shpresëdhënëse, por kjo nuk duhet të na relaksojë. Kujdesi dhe vëmendja duhet të vazhdojnë të jenë të shtuara.

Nga ana e tij Myftiu Tërnava falënderoi kryeministrinë në detyrë Albin Kurti për iftarin duke lutur Zotin Fuqiplotë që ky muaj i bekuar i Ramazanit të sjellë në mesin tonë më shumë begati, paqe e bereqet. Ai më pas theksoi se BIRK-u ka kontribuar vazhdimisht në të mirë të vendit dhe se edhe në situatën e fundit të gjendjes me COVID-19 dhe se bashkërisht do të tejkalojmë këtë situatë me pasoja sa më të vogla për shëndetin e qytetarëve tanë. *(R.S).*

# Stafi i ambasadës turke në Kosovë dhe komuniteti i Mamushës i bashkohen aksionit "Sofra e Ramazanit 2020"



Me 7 maj nëpunësit e Zyrës për Çështje Fetare në ambasadën e Turqisë në Kosovë dhe besimtarët e Komunës së Mamushës i janë bashkuar sot aksionit të shoqatës humanitare Bereqeti "Sofra e Ramazanit 2020" për t'u dalë në ndihmë familjeve në nevojë. Ata në mbështetje të këtij aksioni kanë dhuruar shumën në vlerë prej 5 mijë eurosh për familjet në nevojë që të kenë një iftar të begatshëm. Ata paraprakisht vizituan selinë e Bashkësisë Islame të Kosovës ku u pritën nga Kryetari i BIRK-ut, Myftiu Naim ef. Tërnava. Me këtë rast atasheu për çështje fetare në ambasadën turke Nevzat Akin ka vlerësuar lart punën dhe angazhimit e Myftiut Tërnava dhe institucionet e BIK-ut që po bëjnë në këtë kohë pandemie dhe ka përgëzuar aksionin humanitar të shoqatës humanitare Bereqeti "Sofra e Ramazanit 2020". 'Me këtë rast më lejoni që t'i falënderoj edhe besimtarët nga Mamusha të cilët iu bashkuan aksionit të shoqatës humanitare Bereqeti "Sofra e Ramazanit 2020", i cili po realizohet gjatë këtij muaji të bekuar"- tha Akin.

Me këtë rast edhe këshilltari i Myftiut Tërnava, Vedat ef. Sahiti, ka falënderuar të gjithë ata që iu

bashkuan kontribuar në aksionin humanitar "Sofra e Ramazanit 2020". "Në emër të Kryesisë së BIK-ut falënderoj atasheun për çështje fetare në ambasadën e Turqisë bashkë me nëpunësit e zyrës për Çështje Fetare në ambasadën e Turqisë në Kosovë që kanë mbledhur një shumë të hollash, të cilat i kanë dedikuar për aksionin humanitar "Sofra e Ramazanit 2020". Me këtë rast edhe një herë falënderojmë xhematin e xhamive të Mamushës të cilët me organizimin e imamit dhe dy mutevileve që janë në Mamushë kanë grumbulluar shumë prej 5000 eurosh për t'u dalë në ndihmë familjeve nevojtare"-tha Sahiti. *(R.S)*

## Myftiu Tërnava priti në takim drejtorin e Institutit Kombëtar të Shëndetësisë Publike Naser Ramadani dhe mikrobiologun Lul Raka



Më 19 maj, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim drejtorin e Institutit Kombëtar të Shëndetësisë Publike të Kosovës, Naser Ramadanin dhe mikrobiologun Lul Raka. U diskutua për gjendjen aktuale në Kosovë nga pandemia globale COVID – 19 dhe për mundësinë e hapjes së xhamive. Fillimisht, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, uroi të gjithë besimtarët për Natën e Kadrit si dhe luti Zotin e madh për agjërim të lehtë dhe të pranueshëm. Myftiu, gjatë këtij takimi, ka falënderuar për punën që është duke bërë Instituti Kombëtar i Shëndetësisë Publike i Kosovës si dhe të gjithë mantelbardhët. Bashkësia Islame e Kosovës në vazhdimësi ka qenë në bashkëpunim me Ministrinë e Shëndetësisë dhe me Institutin Kombëtar të Shëndetësisë, por edhe me të gjithë faktorët e tjerë që të krijohen kushtet për hapjen e xhamive. Myftiu Tërnava u shpreh se takimi i sotëm ka qenë në frymën konsultuese me ekspertët e shëndetit në Kosovë, lidhur me mundësinë e hapjes së xhamive në vend. Por sipas mendimeve të ekspertëve, kushtet nuk janë krijuar ende që të hapen xhamitë në vend dhe një veprim i tillë mund të jetë një kërcënim i madh për shëndetin e besimtarëve. Po ashtu, shtoi se do të shikohen në vazhdimësi mundësitë që të hapen xhamitë, anipse vullneti dhe dëshira është shumë e madhe që ato të hapen sa më parë. Drejtori i Institutit të Shëndetit Publik, Naser Ramadani, duke uruar të gjithë besimtarët për Natën e Kadrit tha se i janë përgjigjur pozitivisht me kënaqësi ftesës së Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnavës, që të diskutojnë për gjendjen aktuale në vend nga COVID – 19 . Z. Ramadani shprehu falënderimet e tij ndaj Bashkësisë Islame, e cila ka ndërmarrë hapa jo të lehtë, por shumë të rëndësishëm për parandalimin e përhapjes së COVID – 19. Drejtori i këtij instituti tha se nuk ka qenë aspak lehtë për Bashkësinë Islame dhe as për besimtarët që t'i mbyllin përkohësisht xhamitë, por se ky vendim ka ndihmuar jashtëzakonisht shumë në parandalimin e përhapjes së COVID – 19.

## Myftiu Tërnava priti në takim shefin e misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadorin Braathu



Më 20 maj, Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim shefin e misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadorin Jan Braathu. Myftiu Tërnava njohu ambasadorin Braathu me angazhimin dhe me rolin e organeve të Bashkësisë Islame të Kosovës që kanë luajtur në përballje me pandeminë globale të COVID-19 si dhe me bashkëpunimin që kanë pasur me institucionet shtetërore në luftimin e kësaj sëmundjeje ngjitëse në mënyrë që të tejkalohet sa më lehtë dhe më me pak pasoja. Myftiu Tërnava po ashtu çmoi edhe

raportet shumë të mira që kanë me OSBE-në, sidomos në fushën e dialogut ndërfetar në Kosovë. Nga ana e tij, ambasadori Jan Braathu, falënderoi Myftiun për pritjen dhe e uroi Myftiun dhe të gjithë besimtarët që edhe këto ditë të mbetura të Ramazanit t'i kalojnë sa më lehtë dhe njëherit uroi për festën e Fitër Bajramit. Ai po ashtu vlerësoi lart kontributin e Bashkësisë Islame të Kosovës që kanë dhënë në luftimin dhe masat që ka ndërmarrë për parandalimin e COVID-19. Ai po ashtu veçoi punën dhe humanizmin e treguar nga shoqata 'Bereqeti" gjatë këtij muaji duke ndihmuar me pako ushqimore e higjienike me mijëra e mijëra familje skamnore dhe për këtë meriton një falënderim të veçantë. Ai në fund tha se bashkëpunimi me BIRK-un do të vazhdojë edhe më tutje në realizimin e projekteve të përbashkëta. *(R.S).*

## Kryetari i Aleancës Ramush Haradinaj shtron iftar për Bashkësinë Islame të Kosovës



Më 20 maj, Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë mori pjesë në iftarin që shtroi lideri i Aleancës për Ardhmërinë e Kosovës z. Ramush Haradinaj. Me këtë rast lideri i AAK-së Haradinaj theksoi se si vazhdimësi e pritjeve tradicionale në muajin e shenjtë të Ramazanit, në selinë e Aleancës, ka shtruar iftar, për nder të Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK), Myftiut Naim Tërnava dhe bashkëpunëtorëve të tij. Ai shprehu mirënjohje për kontributin e çmuar të Bashkësisë Islame në Kosovë në të gjitha etapat drejt lirisë, pavarësisë dhe shtetndërtimit. Sidomos gjatë kësaj krize pandemike, vlerat më kulmore të Islamit, në thelb na kujtojnë që ta tejkalojmë veten për të mirën e përbashkët dhe të ruajmë virtytet tona unike e të dëshmuara, të bujarisë dhe të mëshirës. Të gjithë besimtarëve myslimanë në Kosovë u dëshiroi agjërim të lehtë edhe përgjatë ditëve të mbetura të Ramazanit. Ndërkaq nga ana e tij Myftiu Tërnava duke falënderuar kryetarin e AAK-së z.Ramush Haradinaj për këtë iftar që tashmë është bërë tradicional nënvizoi se Bashkësia Islame vazhdimisht punon që në Kosovë të ketë harmoni e bashkëjetesë dhe respekt të ndërsjellë ndërmjet të gjithë njerëzve pavarësisht dallimeve etnike dhe fetare qe mund t'i kemi. *(R.S).*

## Myftiu Tërnava priti në takim ministrin në detyrë të MPB-së z. Xhelal Sveçla



Me 21 maj, Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim ministrin në detyrë të Ministrisë së Punëve të Brendshme z. Xhelal Sveçla. Temë diskutimi në këtë takim ishte përpjekja e përbashkët e dy institucioneve në luftën kundër pandemisë Covid 19, sidomos tani në fazën e dytë të lehtësimit të masave, kur nevojitet kujdes dhe disiplinë nga të gjithë qytetarët. Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, me këtë rast, vlerësoi lart angazhimin e institucioneve të Kosovës në menaxhimin e kësaj situate, duke vënë në pah se Bashkësia Islame e Kosovës do të vazhdojë të mbështesë këto masa, të cilat deri më tani kanë treguar rezultate të kënaqshme. Nga ana e tij, ministri në detyrë z. Sveçla falënderoi Bashkësinë Islame të Kosovës dhe në veçanti Myftiun Tërnava për konsistencën e qën-drimeve të tij në respektimin e masave të Qeverisë dhe për mbë-shtetjen e gjithmbarshme për tejkalimin sa më të mirë të kësaj situate. *(B,Z).*

# Kryeministri në detyrë Kurti zhvilloi një video-takim me Myftiun Tërnava, e uroi për Fitër-Bajramin



Më 23 maj, Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava dhe Kryeministri në detyrë z. Albin Kurti, në prag të festës së Fitër-Bajramit, zhvilluan një video-takim.

Kryeministri në detyrë, duke e uruar për Fitër-Bajramin, e falënderoi Myftiun Tërnava për bashkëpunimin dhe kontributin e jashtëzakonshëm që ai dhe Bashkësia Islame, si autoritete morale dhe fetare, kanë dhënë në respektimin e rregullave dhe masave për menaxhimin e pandemisë COVID-19. Ky muaj i shenjtë për myslimanët këtë vit ka qenë edhe më i veçantë. Gjatë tij, përpos vetëpërmbajtjes nga ushqimi dhe pija, dhe solidaritetit me ata në nevojë, është paraqitur nevoja edhe për përmbajte kolektive ndaj masave të Qeverisë dhe udhëzimeve të ekspertëve shëndetësorë për t'iu shmangur grumbullimit të turmave në hapësira të mbyllura dhe vizitave familjare, në mënyrë që të parandalohet përhapja e infeksionit me COVID-19. Myftiu Tërnava tha se respektimi i institucioneve dhe profesionalistëve të fushës është parim fetar, kurse mbrojtja e shëndetit publik është obligim i atillë. Në shërbim të kësaj, kryeministri në detyrë Kurti dhe Myftiu Tërnava përsëritën thirrjen drejtuar qytetarëve që t'i shmangin vizitat tradicionale familjare në nder të Fiter Bajramit pasi virusi vazhdon të jetë në mesin tonë. Sipas ekspertëve shëndetësorë, përhapja më e madhe e virusit bëhet pikërisht gjatë vizitave familjare, në ambiente të mbyllura, ku ndërveprimi fizik është i afërt. Relaksimi i masave nuk do të thotë relaksim i plotë dhe nënvlerësim të virusit. Kujdesi dhe vëmendja duhet të vazhdojnë. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava u është drejtuar besimtarëve myslimanë me një mesazh urimi për festën e Fitër-Bajramit



Më 24 maj, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, u është drejtuar besimtarëve myslimanë me një mesazh urimi për festën e Fitër Bajramit, duke lutur Zotin që çdo ibadet, adhurim e vepër e mirë gjatë muajit të Ramazanit, të jetë pranuar nga Zoti i plotfuqishëm. Në këtë mesazh nga Xhamia e Madhe në Prishtinë, Myftiu Tërnava, u shfaq me ndjenja të përziera, si asnjëherë më parë xhamitë në gjithë Kosovën në festën e Fitër-Bajramit ishin të zbrazëta, kjo për shkakun e vetëm të ruajtjes së shëndetit të qytetarëve nga pandemia globale COVID – 19. Megjithatë, Myftiu i Kosovës, në mesazhin e tij tha se besimtarët myslimanë kanë arsye të ndihen të lumtur dhe të festojnë me familjen, miqtë e të gjithë besimtarët pas kryerjes së urdhrit të Allahut. Naim ef. Tërnava po ashtu bëri edhe një herë thirrje që të gjithë besimtarët të respektojnë deri në fund të gjitha rekomandimet nga institucionet shëndetësore për parandalimin e përhapjes së pandemisë COVID-19. Kërkoj nga të gjithë besimtarët që Fitër-Bajramin ta festojnë në shtëpi dhe duke komunikuar me të tjerët vetëm përmes pajisjeve teknologjike. Ai tha se për shkak të pandemisë, ne myslimanët jemi privuar nga namazet në xhami, kështu gjatë Ramazanit përveç namazeve të tjera na ka munguar edhe namazi i teravisë, na kanë munguar vizitat e iftaret te njëri tjetri që gjithashtu janë prej nimeteve të këtij muaji, mirëpo ne me qëllim të ruajtjes së shëndetit tonë dhe mbrojtjes së jetëve të njerëzve tanë, të gjitha ibadetet e lutjet e nevojshme i kemi kryer në ambientet tona familjare dhe kemi shndërruar shtëpitë tona në xhami.

# Myftiu Tërnava i lumtur që xhemati iu rikthye xhamive pas pandemisë COVID-19



Më 25 maj, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, u shpreh tejet i gëzuar që më në fund të gjithë besimtarët do të mund të kryejnë adhurimet e ibadetet në xhami. Këto deklarata vijnë pas një takimi që pati me ministrin në detyrë të Shëndetësisë Arben Vitia dhe Naser Ramadanin nga IKSHPK-ja, me drejtoreshën e Klinikës Infektive të QKUK-së, Lindita Ajazaj Berisha, me kreun e Ipeshkvisë së Kosovës, Dodë Gjergji. U dakorduan që hapja e objekteve fetare të bëhet ditën e enjte "Sot edhe unë jam i gëzuar që me një bashkëpunim të pashoq me institucionet e vendit, me qytetarët, ia arritëm që ta mundim këtë virus apo ta dobësojmë deri në këtë masë që ne t'i hapim shtëpitë e Zotit", tha Tërnava. Ai ka përgëzuar qytetarët për kulturën e treguar dhe për bashkëpunimin në vazhdimësi, përkundër gjendjen që ishte dhe përkundër që ishte muaji i shenjtë i Ramazanit. *(R.S).*

# BIRK-u ka pranuar një donacion të pajisjeve mbrojtëse për pastrimin e kufomave nga Komiteti Ndërkombëtar i Kryqit të Kuq



Më 4 maj, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka pranuar një donacion të pajisjeve mbrojtëse për pastrimin e kufomave nga Komiteti Ndërkombëtar i Kryqit të Kuq. Përveç pajisjeve mbrojtëse, pjesë e këtij donacioni janë edhe posterët që kanë për qëllim ndërgjegjësimin për mbajtjen e pastërtisë gjatë kryerjes së këtyre aktiviteteve. Z. Rrahim Beqiri nga Komiteti Ndërkombëtar i Kryqit të Kuq, me këtë rast u prit nga këshilltari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, z. Vedat Sahiti. Z. Sahiti me këtë rast u shpreh falënderues ndaj Komitetit Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq, i cili edhe në të kaluarën, por edhe tash po shpreh interesim për t'i dalë në ndihmë Bashkësisë Islame të Kosovës. Donacioni i ardhur sot u vlerësua lart nga z. Sahiti, i cili u shpreh se këto pajisje do të jenë të domosdoshme për tërë pjesëtarët e personelit të shërbimeve fetare të Bashkësisë Islame të Kosovës, të cilët mund të kenë kontakt me persona të infektuar me COVID-19. Në anën tjetër, z. Rrahim Beqiri nga Komiteti Ndërkombëtar i Kryqit të Kuq, e falënderoi Bashkësinë Islame të Kosovës, hoxhallarët dhe tërë personelin e Bashkësisë Islame të Kosovës për punën që kanë bërë dhe që po vazhdojnë të bëjnë në lehtësimin e situatës së krijuar nga COVID-19 në Kosovë si dhe për bashkëpunimin e shkëlqyeshëm me Komitetin Ndërkombëtar te Kryqit të Kuq deri tani. Z. Beqiri u interesua edhe për gjendjen shëndetësore të imamëve dhe të stafit të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe tha se mbështetja psikologjike e morale që imamët ua kanë ofruar qytetarëve të Kosovës përmes video-mesazheve të tyre gjatë kësaj kohe të pandemisë ka qenë e çmueshme. (R.S).

# Përfundoi me sukses aksioni “Sofra e Ramazanit”

Shoqata humanitare bamirëse “Bereqeti”, qysh prej fillimit të pandemisë Covid-19, u mobilizua me tërë degët e saj që t'u gjendet në ndihmë familjeve nevojtare në gjithë vendin. Situata të cilën e krijoi kjo pandemi, bëri që të shtohet edhe më shumë kërkesa për ndihmë në shoqatën “Bereqeti”.

Në këtë situatë të jashtëzakonshme, vendin tonë e gjeti edhe muaji i bekuar Ramazan, andaj që të ishim së bashku në sofrat e bekuara të Ramazanit ishte e parealizueshme. Prandaj, shoqata humanitare bamirëse “Bereqeti” në mbledhjen e mbajtur më datë 7 prill 2020, në të cilën mori pjesë edhe kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, vendosi që të ndërmarrë aksionin “Sofra e Ramazanit”, i cili si synim kishte të tubonte mbi 10 mijë pako ushqimore. Por, falë donatorëve dhe bamirësve të shumtë, u grumbulluan mbi 25 mijë pako ushqimore, të cilat u shpërndanë nga të gjitha degët e shoqatës “Bereqeti” në Kosovë.

Pjesë e këtij aksioni u bënë shumë bamirës, biznese të ndryshme, organizata dhe fondacione nga Kosova dhe mërgata jonë.

Aksioni “Sofra e Ramazanit” u mbështet dhe u përkrah edhe nga Ambasada e Shteteve të Bashkuara të Amerikës në Prishtinë, Fondacioni Humanitar Ndërkombëtar “Al Maktum” nga Dubai, Liga e Botës Islame “Rabita”, Bashkësia Islame “Al Shems” në Zvicër, Komuniteti Shqiptar i BI-së së Austrisë (ALKIG), organizata “Swiss Barakah Charity”, Fondacioni “Behgjet Pacolli”, Firma “Maqani”, Zyra e Ambasadës Turke dhe komuniteti i Mamushës, Programi i Itareve nga Shërbyesi i Dy Xhamive të Shenjta, mbreti Selman bin Abdulaziz al Saud, “Humana Appeal” etj.

Përveç këtyre pakove ushqimore, shoqata “Bereqeti” u kujdes që nëpërmjet kuzhinës popullore “Bereqeti” në Pejë, t'u jepte iftare mbi 300 personave për çdo ditë të Ramazanit. Po ashtu, në fillim të pandemisë Covid-19, shoqata “Bereqeti” me degët e saj ndihmoi mbi 6000 familje nevojëtare në Kosovë.

“Bereqeti” falënderon përzemërsisht të gjithë donatorët, aktivistët vullnetmirë dhe ata që kanë kontribuuar që ky aksion të zhvillohet në mënyrën më të mirë të mundshme.




**Lista e donatorëve për aksionin “Sofra e Ramazanit”***

DEGA PRISHTINË

Adem Murati
Adem Shabani
Afrim Abazi
Agim Veseli
Anita Kaqamoviç
Anonim
Anonim
Azem Kaqiu
Bahri Gashi
Baki Imeri
Bardha Çallaku
Bedri Sllamniku
Bejtush Gashi
Berat Davolani
Besim Muja
Besir Neziri
Besnik Munishi
Besnik Pllana
Betim Stojkaj
Bujar-Driton-Labinot
Bajgora
Burim Haliti
Burim Qorraj
Burim Zeqiri
Diar Prebreza
Donika Hajzeri
Driton Muharama
Ekrem Qarrolli
Ekrem Simnica
Elez Elezi
ELKOS Group
Enver Bikliqi
Erlind Kadriu
Esat Ramadani
Eset Maqani
Familja e haxhi Ruhan
Pacollit
Familja e Sahit Bajgorës
Faton
Faton Zeka
Fazli Demiri
Fejsal Spahiu
Fejzullah Berisha
Fetah Feta
Fitim Flugaj
Fitim Ramadani
Flamur Zhdrella
Florian Idrizi
Florian Idrizi
Gazmend Mustafa

Gentiana Çallaku
Gëzime Rexhepi Çallaku
Hasan Vitia
Hasime Humolli
Hysni Hoxha
Ibrahim Jakupi
Ibrahim Sejdiu
Ilaz Çallaku
Ilir Latifi
Ilmi Berisha
Irfan Ferati
Isak Abazi
Isak Durmishi
Islam Hasani
Islam Hasni
Islam Maliqi
Ismail Mehmeti
Ismajl Maliqi
Isuf Bilalli
Jahja Rudari
Jakup Ramadani
Kastriot Haxholli
Lulëzim Gashi
Malvesa
Market “Erti”
Medina Ajvazi
Mërgim Jetishi
Muharrem Zairi
Mustafë Azemi
Nasrettin Abideli
Nevahi Rexhepi
Nexhmi Gashi
Nezir Buzuku
Nuredin Morina
Nustret Bytyqi
Refik Gërbeshi
Rexhep Luma
Sabri Bajgora
Salih Makolli
Samir Makolli
Sebahate-Kimete Hajrullahu
Selim
Selim Mustafa
Shaban Hajdini
Shaip Ramabaja
Shefki Feza
Shehide Krimadani
Shukri Shala
Tahir Ajeti
Taulant Çallaku
Tyrkan Agani
Veton Cakolli
Vullnet Mehmetaj
Xheladin Fazliu
Xhelal Krasniqi
Xhemati i Mamushës
Xhevat Berisha
Ylber Shamolli
Ylber Zhegrova
Zejnullah Rukovci
Zog Selmani

<u>DEGA PRIZREN</u>

Abaz Gjemaj
Abdurrahman Bakiqi
ABI STORE
Adis Islamaj
Adlije Qukiqi
Admir Rama
Adnan Hoxhaj
Adnan Ramiqi
Afrim Badallaj
Afrim Memaj
Agim Ajazaj
Agim Demollari
Agron Hoxha
Agron Hoxha
Ajdin Thaqi
Ajet Omaj
Ajet Susuri
Ajup Maqkaj
Akile Koqi
Alban Rrahmanaj
Albi Demaj
Albin Berisha
Albrim Pulaj
Albrim Susuri
Alija Ajro
Aliriza Beshi
Alush Duraku
Anduena Kalanderi
Arber Kryeziu
Arianit Berisha
Arif Koqi
Arjeta Qfderbasha
Arka e sadakasë KBI
Arka sadakasë A&N Center
Arka sadakasë KONAKU
Armend Perolli
Arsim Emini
Arsim Qafderbasha
Artnet Haskuka
Arza Salihu
Asllan Badallaj
Asllan Ceko
Asllan Shala
Autoiservis LEOTRIMI
Avdi Berisha
Avdulla Bislimaj
Bafti Islamaj
Bahdije Zadrina
Bajram Kicaj
Bajram Sopaj
Bajram Zyberi
Bashkim Beshi
Bedri Kabashi
Bekim Imami
Bekim Pajaziti
Belgin
Berat Shukolli
Besfort Brika
Besim-Refik Kryeziu
Besnik Beshi
Besnik Poniku
Blerim Baxhaku
Blerim Hoxhaj
Blerta Kamberi
Camila chocolate
Cani Gavazaj
Dafina Karahoda
Daut Lezi
Daut Lezi
DELIGHT L.L.C
Demir Berisha
Destan Krasniqi
Dibran Hoxhaj
Dibran Tarashaj
Dili Comerc
Dr. Halimi
Driton Ahmeti
Driton Ahmeti
Durim Cikaj
Durim Ukaj
Egzon Shala
Ekrem Duraku
Elmedin Mexhiti
Elmir Oxhini
Ensar Ukallo
Erhan Beksaq
Erhan Tabak
Esad Demiri
Esma Morina
Esmere Kolloni
ETC-Prizren
Euro Food (My Market)
F. Kryeziu
Fabrika LIRI
Faik Bajrami
Fari Tarashaj
Faridin Shala
Faruk Ukallo
Fati.com
Fatime Arif
Fatmir Qukiqi
Fejzulla Ajazaj
Femi Badalli
Ferit Gashi
Fetah Islamaj
Fetah Shala
Fisnik Pireci
Flamur Llugagjiu
Florent Krasniqi
Garip Kabashi
Garip Susuri
Gezim Berisha
Gjelltore TE BUJARI
Gjemali Halimi
Gjimi Musliaj
Gjoshkun Drangoj
Gjumrije Gashi
Hajri Bekteshi
Hajrije Bytyqi
Halil Hoxha
Hasan kalanderi
Hatixhe Kurta
Hazir Berisha
Hedan Thqi
Hevzi Badallaj
Hume Dervishaj
Hysni Ajgeraj
Idriz Nasufaj
Idriz Vezaj
Ilir Bytyqi
Ilir Gjinovci
Ilknur Karaxha
Imaxh Mermer
Imer Kastrati
Islam Ferati
Islam Hoxha
Ismail Shaipi
Izair Krasniqi
Jeton
Jeton Elezi
Jeton Hadergjonaj
Jeton Hoxhaj
Jeton Kodra
Jeton Krasniqi
Krenare Jakupi
Latif Susuri
Ledin Hoxhaj
Liman Sallauka
Lirije Hoxhaj
Luljeta Braha
Mahmut Hoxha
Masar Ademaj
Masar Zejnullahu
Meas Berisha
Medin Hakiu

Medin Selmanaj
Mehmet Palushi
Melit Gashi
Mevlide Krasniqi
Mevludin Gashi
Mexhit Muja
Mexhit Vezaj
Milot Krasniqi
Minire Rexhaj
Mirsad Ajvazi
Mirsad Danovci
Mobileria Desave
Muamer Elezi
Muhamed Mazllami
Muhamed Tabak
Muhamed-haki Bojnik
Mujdin Veseli
Mukerrem Refiku
Mustafa Jellmaz
N.T.SH BASHKIMI
Naim Ademaj
Naser Ademaj
Naser Kastrati
Naser Qollaku
Naser Vujiqi
Nasuf Badallaj
Naxhat Krasniqi
Naxhi Ibrahimi
Nazmi Shala
Nexhat Ibrahimi
Nexhmedin Gavazaj
Nexhmije Karanezi
Njazi Shehu
Ordinanca Stomatologjike DENTAL-L
Orhan Bislimaj
Osman Bekteshi
Pika DESIGN
Punetorët e Market TAFI
Qamil Hoxha
Qendra tregtare BELI
Qendra Tregtare LUMA COMERC
Qendrim Gashi
Qumështorja HAXHIA
R. Balje
Ramush Hakifi
Refki Ademaj
Resul Bytyqi
Reshat Mexhiti
Rexhep Krasniqi
Rexhep Shaipi
Rolo Alu Plast
Rrahman Poniku
Rrystem Daha
Rrystem Rrahmanaj
Sabri Kurtaj
Sadik Hasani
Sadik Kurtaj
Salajdin Mazllomaj
Salami Ademaj
Samet Memedi
Samet Poniku
Sead Demollari
Sefedin Qemali
Sefidin Haxhillari
Sejbidin Zulji
Sera FATONI
Sezer Mitrovica
Skylfer Krasniqi
Supermarket LAJA
Shaban Badallaj
Shahadin Destani
Shani Tarashaj
Shefik Gashi
Shehadin Ajazaj
Shenadije Sope
Shkodran Kryeziu
Shoqata ESNAF
Shoqata Zhuri-Zvicër
Shoqëria Bashkuar PRIZRENI
Shpejtim Islamaj
Shpend Bushati
Shyhrete Fazliu
Tafil Skenderi
Tahir Thaqi
Toli Print
Ujesjelles Krasniqi
Urim Bytyqi
Urtesia Weisheit
Valon
Valon – Alma Salihu
Valon Islamaj
Valon Salihu
Vellezerit Sope
Veton Hoxhaj
Vildan Luma
Visar Islamaj
Visar Kurtaj
Vjollca Pireci
Xh. Elshani
Xhamia Dëshmorët e Arbanës
Xhamia e Dëshmorëve
Xhamia e Re fsh. Zhur
Xhamia Epërme fsh. Zhur
Xhamia fsh. Atmaxhe
Xhamia Haxhi Ramadani
Xhamia Imam Ebu Hanife
Xhamia Lugano – Zvicër
Xhamia Nashec i Epërm
Xhamia Sinan Pasha
Xhemile Palushi
Xheneta & Arber Hoti
Xhijat Hoxha
Zahir Smaili
Zenel Sope
Zylfi Islamaj

DEGA GJAKOVË

"Landi Star"
"Leo Morina" Furnitor
"Lila Home" dhe "Titi"
"Rina Facility Service"
"Stella" Petrol
Abdurrahmani
Afërdita
Afrim Myrta
Agon Batusha
Agron Binaku
Ahmet Hoxha
Anonim
Anonim
Ardian Kurhasani
Ardit Berisha
Arsim Morina
Artoni dhe Alberti
Autoshkolla "Mili"
Bademe Koshi
Bamirësat "Rina jonë"
Barnatorja "Leka Dent"
Behar Gola
Besmir Bytyqi
Bimi Bereza
Bujar Nimani
Company Albina Dyla
Dalvin Mamusha
Dardan Morina
Drilon Qarri
Durim Roka
E.T.C
Elton Sylmetaj
Esat Rexha
Etnik Shyti
Fadile Bytyqi
Familja Anonin Pagoj
Familja Cena
Familja e Jakupit
Familja Enver Kershit
Familja Gola
Familja Gjonbalaj
Familja Kapllan Bordoniqit
Familja Lipoveci
Familja Viola Mejzini
Familja Xharra Benz
Fatos Lota
Fatos Nimani
Fatos Qorri
Fatos Shyti
Firma "Kastrati"
Fisnik Korenica
Frizer "Bledni"
Gëzim Gjoshi
Haxhi Islami
Jeton Bejra
Kastriot Meti
Kreshnik Alija
Kuwait Society for Relief
Labinot Lipoveci
Latif
Leonid Afrim Zheli
Market "Ela"
Market "Toni"
Meleq Hoxha
Qendra Islame Shqiptare
Salloni "Benita"
Selmon Meka
Sokol Bytyqi
Shkelzen Hasi
Shoqata "Urtësia"
Tauland Gexha
Valon Myrta
Visar Koshi
Ylber Leka
Ylber Myrta
Yll Morina
Yll Zherka

DEGA PEJË

"Devolli Group"
"Elko"
"Elkos Group"
"Murat Ay"
A.F.
Agon Muliqi
Ardit Deqani
Ardit Mustafa
Avdi Thaqi
Avdije Llonqari
Bajram Stojkaj
Betim Deva
Blerim Devolli
Bujar Agagjyshi
Bujar Muzlakaj
Dritëro Gjikolli
Emine Kelmendi
Enis Dautaj

Esat Shlunoviq
Etnik Berisha
Faton Syla
Fisnik Spahija
Gazmend Mustafa
Hamdi Dobroshi
Hanife Blakaj
Idriz Sahiti
Idriz Sahiti
Kaltrina Berisha
Kushtrim Loxha
Kushtrim Osmanaj
Leonora Istrefaj
Lind Molukaj
M.N.
Mirjen Gergoci
Mirsad Duraku
Muhamed Mavra
Naim Jusufi
Naim Slivova
Naim Sylqaj
Pembe Smajli
Ramë Avdimetaj
Rasim Ganiq
Rrustem Avdyli
Sami Talaj
Sh.p.k. "Asfalti"
Sh.p.k. "Bibita"
Shahe Qerkini
Shahe Shala
Shkumbin Shehu
Shoqata "Peja"- Londër
Shoqata "Peja"- Nju Jork
Shoqata "Urtësia"
Shpend Salihaj
Vëllezërit Krasniqi
Visar Sykaj

<u>DEGA GJILAN</u>

"Flexograf"
"Fluidi"
"Islamic Relief"
"Qendresa Kosovare"
Adnan Ismajli
Agon Maliqi
Ahmet Ymeri
Alije Hyseni
Amir Syla
Burhan Mustafi
Burhan Zejnullahu
Demush Daku
Driton Bekteshi
Durim Pajaziti
E.T.C.
Elmedina Selmani
Elton Bislimi
Enver Zyfiu
F. Avdiu
Fidan Bilalli
Gazmend Hyseni
Halim Haliti
Hevzi Krasniqi
Hyrije Ramadani
Ilmi Krasniqi
Isuf Mustafa
Januz Leka
Luan Sefedini
Mirsad Rexhepi
Mirvete Selmani
Muhamed Ismajli
Muhamet Haziri
Naim Aliu
Naim Hyseni
Nazmi Kazazi
Sami Islami
Sami Islami
Selver Ibrahimi
Sh.p.k. "Globi"
Shaban Murati
Shoqata "Istanbul"
Shoqata "Urtësia"
Vedat Sahiti
Xhamia "Oaza"
Xhemajl Krasniqi
Zijadin Leka
Zijadin Leka

<u>DEGA FERIZAJ</u>

Adem Idrizi
Anonim
Arsim Rexhepi
Avdullah Mehmeti
Barnatorja "Zeka"
Bekim Gashi
Besim Krasniqi
Besnik Jaha
Bujar Hasani
Driton Isufi
E.T.C
Elife Rexhepi
Elita-94
Elmaz Krasniqi
Enver Idrizi
F.M.
Fahrudin Berisha
Fatmir Ferizi
Faton Hashani
Fehmi Mehmeti
Hatixhe Hoxha
Hazir Gashi
Hysen Krasniqi
Isa Ajvazi
Jahi Halili
Jahja Stublla
Kemajl Emini
Kemajl Nuredini
Kreshnik Shabani
Kushtrim Neziri
Luan Asllani
Market "Alpi"
Market "Plusi"
Mensur Avdyli
Mobilieria "Amela"
Mustafë Ahmeti
Naim Rexhepi
Nazif Gashi
Nebih Haliti
Qamil Januzi
Qazim Shabani
Rakip Imeri
Ramadan Ramadani
Ramë Ramadani
Rasim Ademi
Restorant "Fitorja"
Restorant "Freskia"
Rrahim Shabani
Sabit Idrizi
Sabrije Ajeti
Sylejman Jashari
Shaqir Zeqiri
Restorant "Ujëvara"
Vullkanizer "Mentori"
Xhevat Elezi
Zejna Halili

<u>DEGA MITROVICË</u>

"Lirigzoni"
Agon Syla
Anonim
Astrit Zhubi
Baki Rrudhani
Bekim Latifi
Besarta Ibishi
Burim Dibrani
Flamur Ibishi
Gazmend Sahiti
Gr "Mitrovicasit"
Ibish Gashi
Jeton Peci
Kuvendi Komunal
Mitrovicë
Market "Florenti"
N.t.sh. Genci
Nezir Rrudhani
Sedat Gashi
Sh.p.k. Egzoni Plast
Xhamia "Teuhid" Zvicër
Xheladin Ramadani

<u>DEGA VUSHTRRI</u>

"Agro Vin"
"Al-Jilbab"
"Apetiti Group"
"Emona Group"
"Molitoria"
"Union Company"
Adnan Ismajli
Afrim Mehmeti
Agim Maloku
Ahmet Zariqi
Albert Maleta
Anonim
Anonim
Anonim
Arbër Kosumi
Arsim Galica
Avdullah Hyseni
Aziz Muja
Bastri Shabani
Bashkësia Islame Shqiptare
"Bashkimi"
Bedri Kostanica
Bejtullah Halimaj
Beqir Vershevci
Besart Saraqi
Besir Qela
Bujar Prishtina
Burhan Ujkani
Egzon Osmani
Ekrem Kovaqi
Elfije Zeka
Emin Muzaqi
Emir Maloku
Enes Shabani
Enis Muzaqi
Fadil Bunjaku
Familja Muzaqi
Fatmir Jonuzi
Fatmir Ternava
Faton Musiqi
Ferit Bunjaku
Feriz Zeka
Florim Cimili
Florim Xhafa
Florim Xhafa
Hidajete Hasani Berisha

Ibrahim Çerkezi
Imer Hasani
Islam Caka
Jusuf Cej
Kosovare Sadiku
Kushtrim Morina
Kuvendi Komunal
Vushtrri
Lumni Zhegrova
Muhamet Jetullahu
Musa Muzaqi
Naim Fazliu
Naser Ahmeti
Naser Imeri
Nasuf Aliu
Nazim Osmani
Nezir Gërgjaliu
Nisret Bekteshi
Premtor Musiqi
Q.J.
Qëndrim Mlinaku
Qërim Rexhepi
Ramiz Bunjaku
Remzi Tashevci
Remzije Hetemi
Rexhep Zymeri
Ridvan Pushkolli
Rr.Xh.
Sadik Hasani
Salloni "Alberti"
Sami Deliu
Samir Qerimi
Sedat Islami
Sefedin Hasani
Shefqet Haradinaj
Sherif Musliu
Shoqata Arabe
Shpëtim Zhegrova
Shyhrete Poterqoi
Valon Dallku
Xh.T.
Xhemajl Plluzhina
Xhezide Hasani Shabani
Ylber Zeka
Ylli Poterqoi
Zenel Muja

DEGA PODUJEVË

Abdyl Bunjaku
Anonim
Anonim
Arsim Syla
Arsim-Mirsim Gjata
Bekim Jashari
Blerim Hoti
Dardan Emini
E.T.C.
Enver Kosumi
Fatos Gërvalla
Gani Maloku
Ismail Ahmeti
Jetullah Bajgora
Kisha Protestante e Kosovës
Lulzim Muqiqi
Muhamet Tahiri
Nystret Duriqi
Osman Tahiri
Vëllezërit Osmani
Visar Talla
Ylfete Ademi
Ymer Kurtolli

DEGA LIPJAN

"AB Bajrami"
"Algida"
"Altex"
"Amre"
"Andi Group"
"Coca-cola HBC-Kosovo"
"Dauti Comerc"
"Dino Copmany"
"Meka"
"Premium Backery"
"Visa.com"
7 Vëllezërit
AB Bajrami-Banullë
Ab Building
Advan Maliqi
Afrim Olluri
AGF Group
Agron Thaqi
Ahmet Maksuti
Anonim
Argjend Rizani
Arita Mustafa
Arlind Duriqi
Bahri Gashi
Bajram Isak Krasniqi
Basri Qadraku
Basri Qadraku
Bashkim Sahitolli
Bekim Leci
Blerim Fazliu
Buletim Mehmeti
Dalip Duriqi
Dergut Gallopeni
Dr. Banushi
Driton Matoshi
Dugagjin Shamolli
E.T.C
Edoni 7
Endrit Buja
Enis – Elmi Gallopeni
Enver Bikliqi
Esad Kozhani
Familja Gallopeni
Faton Zeqiri
Fidan Luma
Firma "Egzoni"
Florim Gallopeni
Fondacioni "Firdeus"
Gani Gashi
Gazmend Gashi
Grup vullnetarësh
Halil Bislimi
Hamdi Bajrami
Hasan Bajrami
Hetem Arifi
Hysi Bislimi
Ibrahim Elmi Duga
Ibrahim Ibrahimi
Iniciativa vullnetare – Pjetërshticë
Isak Krasniqi
Isuf Hoxha
Jeton Mziu
Kaqusha Dulla
Komuna e Lipjanit
Lirie Dulla
Market "Tori"
Mexhid Bislimi
Milazim Ibrahimi
Mulliri "Qali"
Mulliri "Rama Comerce"
Murat Gallopeni
Nazmi Gllopeni
Nehat Terpeza
Oni Group
Ordinanca stomatologjike "Ardent"
Pllumb Bytyqi
Pofix
Qazim Tahiri
Remzije Shahini-Hoxhaj
Reshat Terpeza
Rifat Bislimi
Rinor Lekiqi
Ruzhdi Baftiu
Rrahim Thaqi
Sabit Duriqi
Salloni "Vjollca&Vlora"
Sami Statovci
Sami Zeqiri
Sefë Bajrami
Shaip Sadiku
Shkubin Isufi
Shpejtim Reqica
Shyqeri Krasniqi
Vesel Buja
Vëllezërit Shamolli
Xheladin Mehmeti
Xhelatin Mehmeti
Xhevat Berisha
Ymer Sopa
Ymer Shahini

DEGA DRENAS

"Altrade Bau Market"
"Jora Center"
Abdullah Morina
Afrim Berisha
Ajet Kiqina
Anonim
Anonim
Beqir Thaqi
Besnik – Behar Hasi
Burim Bequku
E.T.C.
Enver Seferi
Eset Bajraktari
Fatlum Bajraktari
Filloreta Beqiri
Fitim Draga
Flamur Rukiqi
Gentrit Padrimqaku
Halil Bajraktari
Husni Kukaj
Hysni Elshani
Ismet Bajraktari
Ismet Dobra
Liridon Berisha
Lumnije Ahmeti
Market "Kroni"
Mehdi Kastrati
Mensur Bequku
Minator Hasni
Muhamet Morina
Musa Binaku
Petrit – Bekim Leku
Qemajl Elshani
Safet Mulaku
Salih Xhemajli
Shaip Qorri
Valon Bequku
Valon Kuqica

Vlora Sejdiu

DEGA SUHAREKË

Adem Kadolli
Agron Kokollari
Alban Zejnullahu
Alush Shala
Ardian Tafolli
Ardian Tafolli
Armend Kodraliu
Arsim Jashari
Azem Qelaj
Bekim Kokollari
Bekim Shala
Besim Sallauka
Dardi Elshani
Demokrat Canaj
Edon Bytyqi
Egzon Kicaj
Fadil Gashi
Fatmir Kelmendi
Faton Sejdaj me shokë nga Zvicra
Fehmi Buxhala me shokë nga Zvicra
Feriz Buzhala
Fetah Gashi
Flamur Bungu
Gani Kryeziu
Gonxhe Kryeziu
Grup mërgimtarësh nga Llozana e Zvicrës
Hajrullah Sallahu
Haki Hoxha
Halim Shehu
Hamdi Hasanaj
Isa Hoxha
Jetmir Tafolli
Kompania "ELKOS"
Kompania "I.SEFERI"
Kushtrim Maliqaj
Leart Berisha
Liridon Bytyqi
Mejdi Hoxha
Mejdi Mehmet Hoxha
Miftar Ajdini
Miftar Elshani
Mihrije Spahiaj
Mirlinda Bytyqi
Mirsad Hoxhaj
Nazyf Shala
Nezir Krasniqi
Qlirim Tafolli
Ramiz Bytyqi
Rexhep Kabashi
Riza Bungu
Rrahman Bytyqi
Sabit Gashi
Sami Hoxha
Samir Axhemi
Samir Elshani
Samir Hoxha
Sejdi Sallahu
Smajl Hoxha
Sylejman Basha
Sylejman Kuqi
Shaqir Krasniqi
Sherif Sallahaj
Sherif Shala
Ukshin Gashi
Valon Gashi me shokë nga Amerika
Xhafer Gashi
Xhemajl Mazreku

DEGA DRAGASH

Abdurrahman Piraj
Adem
Adil Tahiri
Admir Balje
Afrim Rexhepi
Aga
Ajdar Mutash
Ajhan Beqiri
Ajhan Sebati
Alemi Rizani
Alija Hoxha
Alisa Hamza
Anes Murtezani
Arbëresha Fejziu
Ariana Fejziu
Arif Qaushi
Arun Rashiti
Asmir Alijeviq
Atdhe Kryeziu
Ava Rexhepi
Azim Sali
Babai i Zikretit
Beadin Hoxha
Bean Haxhiasan
Behar Rakipi
Beqir Ismaili
Besart Ramadani
Bilall Halimi
Bunjamin Shuplja
Dezdan Sharda
Dilber Halimoviq
Driton Qengaj
Durak Fejziu
Edin Almir
Eldin Murati
Eldina Rexhepi
Elvir Beqiri
Emine Fejziu
Emine Kryeziu
Enis Ihtimani
Erden Hoxha
Erden Veqko
Erdin Beqiri
Ergin Sulejmani
Erxhan Beqiri
Esma Saiti
Exhmein Ququl
Exhmein Rexhepi
Familja Krasniqi
Fatma Almir
Fatma Rexhepi
Fatmir Salihu
Fehmi Ibrahimi
Fetah Myrtezani
Firdiza Rexhepi
Gadafi Liko
Hadi Beluli
Hajrije Fejziu
Halil
Hamdi Sallahi
Haris Shemsidini
Hasan Fejziu
Hasan Sylejmani
Hava Ramadani
Hesaf Shasivari
Hysen Fejziu
Ibish Rexhepi
Idris Hasani
Idriz Kamberi
Idriz Rexhepi
Ilfet Agushi
Iljaz Fejziu
Ilmija Rexhepi
Imet Fejza
Ismet
Ismir Arifi
J. Nebija
Jasko
Jashar Selimoviq
Jursan Shejapi
Jusuf Hoxha
Kasam Muhameti
Kukli Fejziu
Kushtrim Kryeziu
Liridona Fejziu
Masar Muhameti
Mefail Kokora
Mehmed Halimoviq
Mehmet Fejziu
Mejdin Hamza
Memet Rexhepi
Mendim Batjari
Mereme Jakupi
Miftar Miftari
Mimin
Mirsadet Qaushi
Muarem Saiti
Munafis Hoxha
Munir Jonuzi
Muradin Hoxha
Murtezan
Mustafa Rexhepi
Nail Halimi
Nail Sinani
Naser Flugaj
Nazim Fejziu
Neat Elmazi
Nejat Salihu
Nero Murtezani
Nesim Qafleshi
Nevahi Fetahi
Nevzat Rysheni
NPT "Meka" Hotel Dragash
NTP Nestlla Dragash
Nuhija Tairovci
Nuri Halimi
Nurije Halimi
Opolec Muslija
Qazim Sebati
Rafi Rizani
Ragbet Hamza
Raif Shok
Rakita Iljazi
Ramadan Xhaferi
Rasim Elmazi
Remzi Mustafa
Resmije Fetahi
Ridvan Muhameti
Rushit Rushiti
Rrahim Abdullahu
Rrahim Salihu
Sadat
Sadridin Dauti
Sadulla Rashiti
Safet R
Saliman Velija
Salko
Samidin Ejupi
Samidin Xhaferi
Samim Liko
Sanimete Halimi

Seat Ibrahimi
Selim Selimi
Selvid
Semin Ibrahimi
Semir Sebati
Senaid Feta
Sergen Balje
Siade Ramadani
Sinan Fejziu
Subija Reka
Sylejman Fejziu
Shahidin Balje
Shefkat Salihu
Sherif Qufta
Shpresim Ramadani
Tejfik
Urmet Balje
Vebija Karadan
Xhafer Fejziu
Xhelo
Xhemal Abdulla
Xhemalija Rexhepi
Xhemaludin Toro
Xhemil Elmazi
Xheneta Fejziu
Xhevad Rashiti
Xhevahire Fejziu
Xhevat Fetahi
Xhevrija Rexhepi
Ymridin Asllani
Zaim Abdullahu
Zebur Sulejmani
Zemret Sherifi
Zihret
Zinaida Elmazi
Ziqir Golica
Zuber Zuberi
Zurija Sharda
Zydi Kasami

DEGA OBILIQ

A.A
Agim Hashani
Arben Zeka
Avdullah Dubova
Avdyl Ibrahimi
Bahri Terbunja
Besnik Rama
Blerim Pllana
Dyqani "RISI"
Dyqani "Vëllezrit Mjeku"
Dyqani në Milloshevë
Efref Hashani
Emona Center
Fanol Hashani
Fatmir Pllana
Flamur Terbunja
Furra "Aurora"
Furra "Evropa"
Furra "Gatesa"
Ilaz Hashani
Islam Mjekiqi
Ismajl Kurteshi
Jakup Obertinca
Jeton Xhigoli
Kompania e derivateve "Shell"
Murat Kurteshi
N.B
Nexhmedin Sekiraqa
R. Krasniqi
Rahmi Ramadani
Ramadan Krasniqi
Rizah Terrnava
Sh.Krasniqi
Shpetim Raqi
Tafil Klinaku
Tahir Hashani
Xhafer Prestreshi
Xhavit Halimi

DEGA KAÇANIK

"Ballkan Petrol"
Abedin Osmani
Adnan Lika
AF Produkt
Ami Gavazi
Amir Huseni
Anonim
Anonim
Anonim
Anonim
Anonim
Anonim
Arsim Kolshi
Astrit Sokoli
Besnik Kyqyku
Burhan Laqi
Driton Fazliu
Enver Berisha
Fadil Sopa
Familja Fazliu
Faruk Berisha
Fidaim Fazliu
Fidan Hysa
Fitim Prushi
Haki Selmani
Hazbi Lika
Jakup Zharku
Kenan Malesiu
Liridon Vogliqi
Luljeta Çitaku-Kyqyku
Muzafer Luma
Nexhat Vogliqi
Raif Salihu
Rakip Lika
Rasim Berisha
Rejhan Zeneli
Rexhep Lika
Sadri Lika
Safete Kyqyku
Selim Luma
Senat Dema
Tahir Zharku
Xhevdet Berisha
Zahir Murseli

DEGA RAHOVEC

Adnan Canziba
Ajdin Gashi
Anonim
Anonim
Avdarmon Sharku
Avdullah Shala
Beqir Elshani
Besim Gani Kabashi
Besnik Krasniqi
Blerim Vuçitërna
Davud Durguti
Ehad & Enes Sharku
Enver Durguti
Esat Kasapi
Fabrika e miellit Sh.p.k. "Vetoni"
Fitim Haxhimustafa
Fitim Milazim Shala
Gzim Gani Kabashi
Halim Abazibra
Haxhi Durguti
Haxhi Sharku
Hektor Demiri
Mizahir Cena
Murat Haxhijaha
Nazif Durguti
Nesim Dermala
Nexhat Canziba
Osman Vuçitërna
Qerim Hondozi
Ragib Mazreku
Rexhep Durguti
Ruzhdi Haxhijaha
Sabit Tara
Sadedin Sharku
Saranda Rama
Sead Raba
Selman Sharku
Skender Durguti
Suad Hoxha
Shaban Bugari
Shefqet Durguri
Shoqata "Bashkimi"
Shoqata "Urtësia"
Venhar Mashuku
Xhamia "Selam"

DEGA KAMENICË

"Air energy company Gyris"
Adnan Hasani
Afrim Dermaku
Arben Brestovci
Arton Ahmeti
Begzim Robelli
Bekim Myrtaj
Besnik Dermaku
Burim Ahmetaj
Burim Sermaxhaj
Dardan Veseli
E.T.C
Fadil Gagica
Fahredin Bunjaku
Faruk Vranja
Fehmi Haliti
Hasan Latifaj
Idriz Murati
Izet Kastrati
Limon Biçku
Naim Demolli
Naim Vranja
Nebi Biçku
Qazim Ibrahimi
S.M. Haliti
Sadbere Biçku
Sali Selishta
Sefedin Maliqi
Selajdin Ahmetaj
Selami Muja
Selim Ferizaj
Sinan Tahiri
Vigan Biçkaj
Zekrija Sermaxhaj

DEGA DEÇAN

Shoqata "Urtësia"
Kuvendi Komunal

Mujë Tolaj
Anonim
E.T.C.
Rifat Dacaj
Sadri Imeraj
Sabrije Imeraj
Arif Alidemaj
Bekim Dervishaj
Milaim Berisha

DEGA VITI

"Human Appeal"
"Mediteran Group"
"Rifa Comerc"
"Termo Vali"
Adnan Hoxha
Ardian Kusteshi
Arsim Ismajli
E.T.C.
Egzon Gashi
Fadil Salihu
Fatih Hoxha
Fatmir Salihu
Feriz Zeneli
Gafurr Misini
Gëzim Frangu
Husamedin Hoxha
Irfan Hoxha
Isa Mema
Isman Mema
Ismet Salihu
Market "Malta
Market "Tina"
Muhametali Yllderim
Nexhat Abazi
Nexhat Halili
NTP "Dafi"
NTP "Euro fisi"
NTP "Lala"
NTP "Mendi"
NTP "Qendresa"
NTP "Toni"
NTP "Veni"
Petrol Company
Përparim Nexhipi
Ramiz Muharremi
Sabahudin Selimi
Salih Rama
Salih Salihu
Shkëbim Halili
Tahir Muça
Vildane Haziri
Xhemati i Radivojcit
Zahir Avdyli

DEGA ISTOG

"Beni"Sh.p.k,
"Jonal" Sh.p.k
Ali Hoxha
Anonim
Anonim
Arif Sadikaj
Bajram Elshani
Betim Nimanaj
Bujar Rexhaj
Ç.H.
E.T.C
Ermal Berisha
Flamur Osmanaj
Gani Shala
Gani Ukaj
Gazmend Hakaj
Halla e Xhelalit
Jashar Zymeraj
Kujtim Rexhaj
Mehmet Imeraj
Mevludin Kameraj
Musë Kika
Rrustem Ferizaj
Sabahudin Kameraj
Sabahudin Kameraj
Sefedin Fekaj
Taulant Buleshkaj
Valmir Osmanaj
Xhelal Shatri
Xhevdet Abazaj
Xhevdet Murat Syla
Zenun Arifaj

DEGA MALISHEVË

Alush Kryeziu
Anonim
Anonim
Anonim
Arif Paçarizi
Avdyl Gashi
Besar Ulluri
Betush Xhelë Bytyqi
Efraim Rasim Bytyqi
Ferat Bajram Berisha
Ferma e pulave "ALPA"
Florim Bytyqi
Flurim Krasniqi
Habibe Morina
Imer Hoxha
Liridon Krasniqi
Maliq Krasniqi
Mentor Krasniqi
Milaim Sherifi
R.M.
Rinia e Dragobilit
Samir Morina
Selim Paçarizi
Sherif Haxhi Bytyqi
Shqipdon Morina
Vehbi Nesim Gashi
Xhavit Qazim Morina

DEGA SHTIME

"Bio Fruti"
"Erlindi platz"
"Maksiti Putz"
"Natyral Deko"
Adnan Mahmuti
Afrim Sadiku
Amir Arifi
Arjan Voca
Arton Rashiti
Atdhe Jusufi
Avni Selimi
Behar Shaqiri
Benjamin Emini
Brahim Hoxha
Driton Zenuni
Firma "Fortuna"
Firma "Shaqiri"
Halim Hajdini
Haqif Arifi
Haxhi Xhemajli
Hazir Qarri
Hysen Hyseni
Imer Pajaziti
Isa Tërshani
Jeton Qerimi
Lulzim Fazliju
Merita Avdullahi
Muhamed Qarri
Muhamet Mala
Ramiz Musolli
Riad Smajli
Skender Baftiu
Xhemajl Mujota

DEGA SKENDERAJ

Avni Kastrati
Behar Hetemi
Fadil Idrizi
Hamdi Bajraktari
Hysni Gashi
Ilir Veliu
Market "Kastrati"
Nehat Kamberi
Skender Hasani
Valbona Teaku

DEGA HANI I ELEZIT

"Alba Group"
"Kras" Sh.p.k
"Viva Fresh"
Alben Dogani
Amir Vila
Asim Vila
Aziz Vila
Barnatore "Riga"
Basri Kalisi
Burim Vila
DTP. "Çlirimi"
E.T.C
Egzon Kuka
Fadil Imishti
Fatmir Dernjani
Fatmir Vila
Fehmi Vila
Fisnik Reçi
Hasan Vila
Islam Curri
Market "Besa-2"
Market "Gimi"
Minir Curri
Mishtorja "Curri"
Muhamet Berisha
N.T. "Fati"
Nafi Daci
Nehat Daci
Rushan Livoreka
Sami Bushi
Sebahate Krasniqi
Sedat Bajrami
Teotan Loku
Venhar Krasniqi
Xhamia e Re – Paldenicë

DEGA KLINË

Market "Alba"
Market "Albini"
Market "Kiwi"
Market "Nora"
Xhemati i diasporës

DEGA FUSHË KOSOVË

Ajshe Aliu
Arkat e sadakasë në
F.Kosovë
B.I.
Berat Tahiri
Besmir Sllamniku

Burim Selimi
Egzon Kadriu
G.T.
Hamit Krasniqi
Idriz Termkolli
Liridon Kadriu
Mehreme Zeneli
Milaim Kelmendi
N.T.
Nexhat Peci
Qazim Ilazi
Ramadan Maqastena
Rrahman Kadriu
Sadete Dragusha
Samir Mejzini
Sh.H.

DONATORËT PËRMES XHIROLLOGARISË BANKARE

"Alushaj" GBMH
"Associates L.L.C"
"BP Construction" Sh.p.k.
"Di Italiano's"Sh.p.k.
"Exra Montages"
"Immobiliare Red L.L."
"Swiss Barakah Charity"
Afrim Alushaj
Agim Humolli
Ahmet Sadriu
Albana Abazi
ALKIG
Alma Sadriu
Al-Shems
Ambasada e A. Saudite – Bosnjë
Ambasada e SHBA
Arianit Hyseni
Bahri Imeri
Behxhet Pacolli
Berat Kryeziu
Berndard Tahirbegolli
Besim Mehmeti
Blerim Sahiti
Bujar Halilaj
Burim Krasniqi
Burim Latifi
Burim Syla
Burim Shahini
Egzon Makolli
Emine Gashi
Emine Gashi
Enis Pantina
Erdall Zasella
Ermand Kovaçi
Erzana Olloni
Familja Gërbeshi
Florina Shala
Gazmend Berbati
Gazmend Krasniqi
Gazmend Nafezi
Gjemajl Ramqaj
Hasan Dokaj
Hikmet Krasniqi
Jakup Çunaku
Kujtesa Ibushi
Luigj Thaqi
Mamusa Halki-Musavilrik Gorev
Mujdin Veseli
Myrvete Gashi
Naser Gjonbalaj
Nefi Zogiani
Nexhat-Sebahate Ajeti
Nexhmi Shefketi
NTSH Shpendi
Rrustem Haziri
Sadik Uelli
Sami Mazreku
Selajdin Sevkiu
Selami Huruglica
Semir Hoxha
Taulant Osmanaj
Valir Krasniqi
Viola Mejzini
Vjolka Januzi
Xhamia "Dituria" – Belgjikë
Xhamia e Bardhoshit
Zymer Ramadani










**Të nderuar donatorë, duke lutur Allahun e Madhëruar që t'u shpërblejë të gjithë ju me të mira e Tij, kërkojmë nga ju mirëkuptimin tuaj, në rast se për shkaqe teknike apo për shkak të harresës kemi lënë dikë pa përmendur në listat e donatorëve. Zoti i gjithësisë ju shpërbleftë me të mira të kësaj bote dhe në botën tjetër me xhenetin Firdeus! (B.Z.)*

# Ambasada e ShBA-së në Prishtinë mbështet aksionin "Sofra e Ramazanit"




Më 15 maj, aksioni "Sofra e Rama-zanit" i organizuar nga sho-qata humanitare bamirëse "Bere qeti", që për qëllim kishte be-gatimin e sofrave të iftarit, ka gjetur dhe po gjen mbështetje edhe në ditët e sotme. Një përkrahje dhe një mbështetje për këtë aksion erdhi edhe nga ambasada amerikane në Kosovë, e cila mbështeti këtë aksion me 25 pako ushqimore. Në emër të ambasadës amerikane, këtë donacion e dorëzoi z. John Bush, zyrtar për të drejtat e njeriut dhe liritë fetare. Zyrtarët e ambasadës u mirëpritën nga drejtori i shoqatës "Bereqeti", Behxhet ef. Ajvazi dhe nga Xheladin ef. Fazliu. Behxhet ef. Ajvazi falënderoi përzemërsisht ambasadën amerikane për përkrahjen e dhënë për këtë aksion. Ai më tutje njohu mysafirët me historikun dhe me aktivitetet e shoqatës "Bereqeti" në përgjithësi, si dhe me aksionin "Sofra e Ramazanit" në veçanti. Nga ana e tij, z. Bush falënderoi dhe përgëzoi shoqatën "Bereqeti" për aktivitetin e saj humanitar që është duke e zhvilluar për të qenë sa më pranë familjeve nevojtare. *(B.Z).*

# BIK rekomandon besimtarët që të vazhdojnë t'u përmbahen masave të përcaktuara nga MSH dhe ISHPK-ja

Që nga 28 maji, të gjitha xhamitë e Republikës së Kosovës janë rihapur për praktikimin me rregullt të riteve fetare (pesë kohët e namazit dhe xhumaja). Me këtë rast kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Tërnava ka falënderuar të gjithë qytetarët për respektin dhe për kulturën e treguar në respektimin e masave dhe udhëzimeve të BIRK-ut dhe të institucioneve shëndetësore. Ai tha se qytetarët e veçanërisht xhemati i kuptuan drejt, sepse mbi të gjitha është shëndeti publik Ai po ashtu falënderon Zotin që kjo pandemi është menaxhuar mirë dhe që së bashku kemi arritur që të kalojmë këtë pandemi COVID-19 me sa më pak pasoja. Me këtë rast Bashkësia Islame e Kosovës rekomandon besimtarët që gjatë prezencës në xhami të vazhdojnë t'u përmbahen masave të përcaktuara nga Ministria e Shëndetësisë dhe ISHPK-ja, në koordinim me Bashkësinë Islame të Kosovës, për parandalim të përhapjes së mëtejme të virusit, i cili edhe më tej po raportohet të jetë prezent në Kosovë.

Masat që duhet të vazhdojnë të respektohen për prezencë në xhami, janë:

1. Të merret abdes në shtëpi
2. Të vendosen maskat
3. Të ketë dezinfektues duarsh në xhami
4. Të mbahet distanca sociale
5. Të mos ketë tubime të tjera përveçse për namaz (nuk do te ketë tubime me nxënës të mësimbesimit, nuk do të ketë ligjërata me përjashtim të hutbesë së xhumasë)
6. Ligjërata e xhumasë të mos zgjatet më tepër se 10 minuta
7. Të mos shfrytëzohen abdeshanet dhe tualetet e përbashkëta
8. Besimtarët e shtyrë në moshë, ata me sëmundje kronike si dhe ata që kanë simptoma të virusit të mos shkojnë ne xhami përkohësisht

Të gjitha këto masa duhet të respektohen deri në një vendim të radhës, për të cilin do të njoftojmë me kohë.

Po ashtu me kohë janë dezinfektuar të gjitha xhamitë, pastrimi i tepihëve dhe xhamave të xhamisë, objekteve përcjellëse, sallave të mësimit, zyreve, abdeshaneve, toaleteve etj. *(R.S)*

## Rifilloi falja e namazit të xhumasë në të gjitha xhamitë e Kosovës



Më 29 maj, besimtarët myslimanë i janë kthyer përsëri kryerjes së obligimeve fetare në xhami, pas lehtësimit të masave për parandalimin e pandemisë globale COVID – 19. Myslimanët në gjithë territorin e Kosovës sot kanë falur namazin e xhumasë nëpër të gjitha xhamitë në vend, duke respektuar rekomandimet e institucioneve shëndetësore. Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava ka rekomanduar që në komunat më të mëdha si Prishtina, Podujeva, Mitrovica, Ferizaj, Gjilani, Peja, Prizreni, Gjakova të falet edhe xhumaja e dytë, gjithnjë duke respektuar rekomandimet nga institucionet shëndetësore.

Xhumaja është falur edhe në Xhaminë e Madhe në Prishtinë. Këshilltari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Vedat ef. Sahiti, hytbenë e kësaj xhumaje e ka filluar duke falënderuar Zotin që pas dy muaj e gjysmë përsëri të gjithë besimtarët po kanë mundësi që Zotin ta adhurojnë në xhami.

Në këtë hytbe, Vedat ef. Sahiti foli për sprovat e besimtarëve dhe shpërblimet që mund të fitohen nga to. Ai tha se sprovat duhet të shërbejnë për falje të mëkateve dhe të na bëhen momente të reflektimit, por në asnjë mënyrë të mos kthehen në shkëputje nga Zoti i gjithëfuqishëm.

“Sprova duke mbyllur xhamitë ka qenë e rëndë për të gjithë, por meqenëse kjo sprovë erdhi në kohën e Ramazanit, atëherë për të gjithë myslimanët ajo u shndërrua në mirësi që të gjithë besimtarët të jenë të afruar me familjen e tyre”- tha Sahiti.

Në fund të hytbesë, Vedat ef. Sahiti u bëri thirrje besimtarëve që të respektojnë në maksimum të gjitha rekomandimet dhe vendimet e institucioneve shëndetësore, si dhe të tregohet solidaritet e humanizëm, të këshillojnë njëri-tjetrin dhe të urdhërojnë për të mirë e kundër së keqes. Ligjërata e së premtes nuk do të zgjatë më shumë se dhjetë minuta. *(R.S).*

## Ndërroi jetë imami, hafëzi Gani Bajrami nga Kaçaniku (1926-2020)



Në moshën 94-vjeçare ka ndërruar jetë Imami i nderuar Hafëz Gani Bajrami nga Kaçaniku. Ai që në vegjëli nisi mësimin në mejtepe të ndryshme të anës së Kaçanikut dhe rrethinës. Si shtatëvjeçar mëson Elifin arabisht në mejtep te mulla Junuzi në Stagovë, ku më pas mëson edhe sintaksë dhe pas përfundimit të tyre vazhdon me leximin në Kuran.

I etur për dije fetare regjistrohet në mejtep te mulla Rifat ef. Hoxha në Kaçanik, si 11-vjeçar udhëtonte çdo ditë dy orë në këmbë për të ndjekur mësimet tek ai në mejtep. Në këtë mejtep mësonin mbi 60 nxënës nga ora 8-12. Nxënësit që vijonin mësimin aty ishin nga Stagova dhe Nikaj. Mejtepi ishte institucion edukative-arsimor, ku nxënësit pajiseshin me dije elementare rreth fesë. Në këtë mejtep së bashku me të kanë mësuar emra me zë në këtë komunë siç janë: mulla Qamushi, mulla Rexhepi, mulla Minai, mulla Selimi, Imeri nga Krivanjeva etj.

Më pas mësimet i vazhdon në Vojnoc te mulla Veseli, ku edhe përfundon memorizimin e Kuranit (hifz) për 18 muaj dhe pasi e kryen aty vazhdon mësimet në medrese të Prizrenit dhe ishte hoxha i fundit i cili kishte diplomuar në medresenë "Mehmed Pasha" në Prizren.

Ai shërbeu si imam në xhaminë e qytetit në Kaçanik për 25 vjet me radhë deri sa u pensionua. Ishte i dashur e i respektuar shumë në popullatën e kësaj ane dhe më gjerë. Edukoi dhe mësoi shumë nxënës që vinin për mësimbesim në xhaminë e qytetit.

Varrimi i të ndjerit u bë ditën e premte në orën 16:00 në vendlindjen e tij, në fshatin Stagovë-Kaçanik.

Për shkak të pandemisë (Covid 19) ceremonia e varrimit u bë vetëm me anëtarë të ngushtë të familjes.

Zoti ia shpërbleftë mundin dhe punën si dhe e lartësoftë lart në xhenete me pejgamberët, të sinqertët, dëshmorët dhe me njerëzit e mirë. *(R.S).*

# Pushoi së rrahuri zemra e imamit të nderuar mulla Mustafë efendi Dervishollit

Më datën 22. 05.2020 në orën 20:40 (ditën e xhuma), në muajin e shenjtë të Ramazanit, në dhjetëditëshin e fundit të Ramazanit, pas një sëmundjeje të rëndë, ndërroi jetë në moshën 81-vjeçare imami, mual-limi, hatibi, veprimtari, atdhetari, veterani i thirrjes në Islam, Haxhi Mulla Mustafë Efendi Dervisholli. Lindi më 09.05.1939 në fshatin Obrançë KK Podujevë, nga babai Rifati dhe nëna Halimja. Rrjedh prej një familjeje të mesme fshatare, besimtare e njohur si familje me traditë të lashtë fetare dhe kombëtare. Është një nga 12 fëmijët e babait Rifatit, respektivisht 6 vëllezërve dhe gjashtë motrave.

Klasën e parë fillore të ciklit të ulët e kreu në Podujevë, të dytën, të tretën e te katërtën në fshat. Kushtet për mësim i kishin shumë të vështira, pa mjete të nevojshme mësimore.

Në vitin 1951 – 1954 regjistrohet në klasën e parë të Medresesë së ulët. Kushtet në Medrese kanë qenë shumë të vështira. Ka vazhduar 4 (katër) vjet.

Meqë nuk pati mundësi financiare për të vazhduar në Medresenë e Sarajevës, vazhdon edhe 4 vjet në Medrese, vetëm shqip dhe vetëm lëndët fetare. Më 1954 - 1958 përfundon mësimet në Medrese. Pas një pauze 2-vjeçare, më 04.04.1960 emërohet imam në xhaminë e "Alaudinit" në Prishtinë. Ishte kjo njëra prej xhamive të vjetra të qytetit të Prishtinës. Ishte imami i parë prej gjeneratës së parë pas rihapjes së Medresesë së ulët më 1951.

Në xhaminë e "Alaudinit" qëndroi prej 04.04.1960 gjer më 31.12.1961, në kushte tejet të vështira. Të ardhurat ishin shumë të vogla. Detyrohej ta ndihmonte familja, babai ishte shumë kureshtar që djali i tij ta ndiqte këtë rrugë. Gjatë periudhës sa ka qenë imam në xhamin e "Alaudinit" ka banuar në dhomën e xhamisë. Në një moment



kishte menduar ta lëshonte këtë detyrë, por kur i tregon babait, ai i thotë: "Nuk ta bëj kurrë hallall nëse e lëshon këtë detyrë". Meqë nuk kishte zgjidhje tjetër, vendosi të vazhdonte detyrën e imamit. Gjatë kohës sa ka qenë imam në xhaminë e "Alaudinit" Mulla Mustafë efendi Dervisholli është marrë edhe me aktivitete të organizatave ilegale që luftonin për liri dhe pavarësi të Kosovës. Përveç aktiviteteve të vogla, që i organizonin nëpër shtëpi e gjetiu, mbledhjet më serioze i mbanin në xhami.

Me kalimin e kohës njihet me Hfz. Fahri efendi Iljazin – (që në popull njihet si Fahri efendia i Gjakovës). Ai ishte anëtar i Kryesisë, vinte shpesh në mbledhje në Kryesi. Në atë kohë autobusët ishin rrallë e duhej të bunin – flinin në Prishtinë. Vendi për konak ishte në han - bujtinë, i quajtur Hani i Sahit Agës. Nga respekti për hoxhën e nderuar, i thotë: "Hoxhë efendi, nëse nuk të vjen keq, ju mund të flini në dhomën time këtu te xhamia e unë shkoj e fle te nxënësit në konvikt. Hoxhës i erdhi shumë mirë. Në Kryesi diskutohet çështja e inkuadrimit të imamëve të rinj në punët e imamit dhe të administratës nëpër këshilla. Fahri Efendia i propozon Kryesisë që t'ia dërgojnë një imam të ri – talebe, duke e përmendur me emër Mustafa efendi Dervishollin.

Më 01.07.1963, me dekret të Kryesisë transferohet në Këshillin e Bashkësisë Islame në Gjakovë. Inkuadrimi i imamëve të rinj ishte urdhër i Reisul ulemas H. Sulejman ef. Kemures, që gjeneratat e reja të punësohen – inkuadrohen, qoftë imam, qoftë në administratë, sekretar - arkëtar. Kryetari i KBI-së në Gjakovë, në atë kohë Mulla Mustafa efendi Canhasi, kërkon nga Reisul ulemaja që ta dërgojnë në Gjakovë, si nëpunës i administratës, sekretar dhe arkëtar. Marrëdhëniet e tij me xhematin, si në Gjakovë ashtu dhe në Xhaminë e Çarshisë në Prishtinë, ishin në nivelin maksimal të bashkëpunimit. Kur kam dalë në pension para katër vjetësh, disa nga xhematlinjtë kanë qarë edhe me zë nga mërzia, po edhe lagjja ka dalë për të më përcjellë dhe kishte momente të papërshkruara dhe të paharruara, që kishin një domethënie të madhe për mua.

Haxhi Mustafë Efendi Dervisholli ka qenë punëtor i palodhshëm. Një burrë me edukatë, një i ri i formuar, ka qenë i sinqertë, bujar, mikpritës, bamirës, ka edhe shumë cilësi të mira që i ka pasur, ka pasur rreth dhe autoritet edhe respekt si në shoqëri, po ashtu edhe në xhemat, si në Gjakovë, ashtu edhe në Prishtinë, me zërin e tij të bukur … ka kënduar mevlude në të gjitha qytetet e Kosovës. Ka pasur një zë të mrekullueshëm, ka qenë i afërt me të gjithë, prandaj për ato përshtypje që i ka lënë edhe sot e kësaj dite e kujtojnë me nostalgji dhe me miradi gjakovarët. Më 01.07.1963 emërohet sekretar – arkëtar dhe imam në xhaminë e Hankës. Në fillim, për 6 muaj u detyrua të flinte në zyrë. Në xhaminë e Hankës, ka qëndruar gjer më 30.09.1966, tre vjet e diçka.

Haxhi Mustafë Efendi Dervisholli është pritur shumë mirë në Gjakovë, madje ia gjetën edhe një shtëpi. Ky vjen menjëherë pas gjeneratës së vjetër, është shoqëruar me intelektualë të gjeneratës së tij. Nuk ka qenë prej atyre faktikëve, por ka qenë prej imamëve bashkëkohorë, përparimtarë, ka shkuar në kinema, teatër, në ndeshje sportive, bashkë me xhemat – dashamirës të sportit. Disa xhemat të moshuar fanatikë thoshin: "qysh hoxha po shkon në kinema e në sport". Shumë gjakovarë sot e kësaj dite e kujtojnë dhe pyesin për të.

Më 01.01.1966 transferohet prej xh. Hankës në xhaminë e M. Pashës, e cila është karakteristike. Haxhi Mustafë Efendi Dervisholli ka gëzuar respekt edhe te hoxhallarët e vjetër, ata e kanë respektuar edhe pse ka qenë shumë më i ri se ata, por edhe ky i ka respektuar ata. Mulla Mustafa, përveç përgatitjes profesionale si imam, ishte i etur për dituri të fushave të tjera, kështu regjistrohet në Shkollën e Lartë Pedagogjike, dega Gjeografi Histori, të cilën, sa ka qenë Gjakovë, pa shkëputje nga puna, me korrespondencë e kryen me sukses dhe në afat.

Kur është shpërngulur prej Gjakovës, krejt lagjja kanë dalë në përcjellje duke qarë. Në xhaminë e Mahmud Pashës ka qëndruar deri më 30. 08.1981. Në vitin 1982 është transferuar në Kryesi të BI-së në Prishtinë, si referent financiar dhe imam në "Çarshi-xhami". Edhe në Prishtinë, Mulla Mustafa është pritur shumë mirë nga xhemati, sidomos nga rinia, studentët, intelektualët etj. Kanë ndikuar shumë ligjëratat e tij me tematikë të kohës aktuale, ka arritur ta zgjojë ndjenjën kombëtare - atdhetare për liri dhe pavarësi të atdheut. Gjithnjë u thoshte xhematit se na duhet të jetojmë të lirë, të pavarur, teshat tona duhet t'i presim vetë për masë tonën e jo te na i presin të tjerët, se nuk na bien taman. Ka ndodhur që prej xhamisë u ka prirë xhematit në domonstrata. Haxhi Mulla Mustafë efendi Dervisholli do të kujtohet gjithmonë për guximin e tij të pashoq kur në Prishtinë, në xhaminë e Çarshisë, në vitet 1998/99 xhematit i fliste për nevojën që të mbështetej UÇK-ja.

Më 01.01.2005 pensionohet prej detyrës së referentit financiar, më 2006 e lëshon edhe detyrën e imamllëkut.

Kur e ka lëshuar detyrën e imamit të xhamisë së Çarshisë, i gjithë xhemati janë mërzitur, me lot në sy e kanë përcjellë.

Në xhenaze kanë marrë pjesë përveç familjarëve, farefisit, miqve, shokëve, edhe imamët e këshillave të Podujevës, Gjakovës, Pejës etj. si dhe një numër xhemati nga të gjitha xhamitë e territorit të KK Podujevës dhe shumë qytetarë të tjerë. Për shkak të situatës së pandemisë Korona nuk kanë mundur të marrin pjesë të gjithë ata që e kanë njohur e që, në rrethana të tjera, gjithsesi do të prezantonin. Namazin e xhenazes ia ka falur Haxhi Hajrullah ef. Hoxha – shoku i tij i pandashëm gjatë gjithë jetës. Duanë e ka bërë Ahmet ef. Hoxha nga Gjakova, ish-kryetar i KBI-së. Fjalët e fundit të lutjes së tij ishin: "O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar! Hyr në turmën e robërve të Mi! Dhe hyr në xhenetin Tim!

Lus Allahun e Madhërishëm që hoxhën e nderuar ta shpërblejë me Xhennetin Firdeus dhe ta vendosë në shoqëri me Pejgamberin s.a.v.s.! Amin!

....."dhe vërtet ajo që vjen (jeta) do të jetë më e mirë se e shkuara" (Kurani 93:4)

*Esat Rexha*

## Myezinit, haxhi Xhelal Hoxhës

Lajmin për vdekjen e myezinit haxhi Xhelal Hoxhës e mora nëpërmjet rrjetit social të martën në mbrëmje, në ditën e tretë të Fitër-Bajramit. Lajmi për vdekjen e myezinit të xhamisë së Bajraklisë më befasoi, pasi për shkak të pandemisë së virusit COVID-19 nuk kam pasur rast ta shoh afro tre muaj haxhi Xhelalin.

Pasi mora lajmin për vdekjen e tij, lexova një Elham për shpirt të tij dhe bëra dua (lutje) që Krijuesi Fuqiplotë ta mëshirojë me mëshirën e tij të pakufishëm shpirtin e tij të ndritur, që ishte obligimi im moral në aspektin fetar ndaj myezinit të dashur të xhamisë së Bajraklisë. Ndërsa në aspektin shoqëror për respektin e thellë që kisha ndaj tij, si njeri, haxhi, hoxhë, e mbi të gjitha myezin i xhamisë qendrore të Prizrenit, atë të xhamisë së Bajraklisë, me të cilin njihesha dhe shoqërohesha plot gjysmë shekulli, ndjeva një obligim moral që ta përkujtoj me këtë shkrim post mortum (pas vdekjes), myezinin tonë të dashur, haxhi Xhelal Hoxhën.

Haxhi Xhelal ef. Hoxha lindi në vitin 1936 në fshatin Zhur të



Prizrenit, shkollën fillore katërvjeçare e kreu në Vlashnjë, pasi në moshën 5-vjeçare me familje u shpërngul nga Zhuri në Vlashnjë. Dy vjet ka ndjekur mësimet në Medresenë e Gazi Mehmet Pashës në Prizren, nga viti 1945 e gjer në vitin 1947, vit kur u mbyll medreseja nga sistemi komunist i atëhershëm, me atë rast shumë talebe (nxënës) mbetën pa vazhduar, pa përfunduar Medresenë. Pas kësaj vazhdoi mësimet edhe 2 vjet te hafëz Sinan efendiu, i cili përkundër ndalesës, organizoi mësimin me 30-40 talebe (nxënës) në shtëpinë e tij në Marash, gjer në burgosjen e tij dhe shpërnguljen e tij pas presioneve ndaj tij nga pushteti komunist, në Turqi.

Pasi u detyrua të ndërpriste dy herë arsimimin e tij, haxhi Xhelali në vitin 1958 u emërua myezin në xhaminë e Terzimahallës dhe të Sozisë ku shërbeu 2 vjet. Prej vitit 1960 e gjer në vitin 1963 shërbeu si imam në fshatin Gjinoc të Suharekës. Në fillim të vitit 1963 me ftesë të Myftiut të Prizrenit hfz, Safet ef. Bashës u caktua myezin në xhaminë e Bajraklisë, detyrë në të cilën shërbeu me përkushtim të plotë 44 vjet, gjer në vitin 2007.

Edhe me këtë stazh, gjatë 100 viteve të fundit ka qenë myezini me kohëzgjatje më të gjatë shërbimi në këtë detyrë, plot 44 vjet pandërprerë në xhaminë e Bajraklisë, e tejkaloi myezinin paraprak Rexheb efendinë i cili ka shërbyer para tij plot 37 vjet.

Me të vërtetë haxhi Xhelali do të mbetet në kujtim të përhershëm jo vetëm të xhematit të xhamisë së Bajraklisë, por edhe në kujtim të të gjithë qytetarëve të Prizrenit, pasi ka pasur një zë të veçantë e të bukur melankolik si bilbili dhe ishte i vetmi që mund të krahasohej me haxhi Gani Koshin, myezinin gjakovar i cili ka shërbyer plot 40 vjet myezin në xhaminë e mbretit në Sarajevë.

Për herë të parë pasi u emërua myezin në xhaminë e Bajraklisë, në vitin 1963, pasi hipi në minare në namazin e drekës dhe thirri ezanin në Bajrakli xhami, të gjithë nëpunësit që ishin në ndërtesën e Kuvendit Komunal të Prizrenit, i cili në atë kohë ndodhej afër xhamisë, dolën jashtë të habitur se nga doli ky zë tani kaq i bukur, ezani i tij i parë u dëgjua larg gjer në majën e Kurilës, larg në skaj të Bazhdarhanës e gjer në fushat e Arbanës dhe Petrovës. Me të vërtetë ishte dhuntia e Allahut që ia ka falur këtë zë të bukur si bilbil myezinit tonë të dashur haxhi Xhelalit. Akoma ekziston incizimi i ezanit të tij të xhiruar në vitin 1967 nga një studio televizive, e cila qarkullon në You Tube me zërin e tij të bukur si bilbil të këndimit të ezanit. Përveç ezanit të bukur edhe mevludi që e këndonte haxhi Xhelali sillte një kënaqësi dhe bukuri të veçantë.

Kur u caktua në detyrën e myezinit të xhamisë së Bajraklisë nga Myftiu i atëhershëm i Prizrenit, hafëz Safet ef. Basha në vitin 1963, unë atë vit kam lindur. Prej vitit 1970 kur për herë të parë babai më mori për dore për të falur ndonjë namaz në xhaminë e Bajraklisë, pasi kam shtëpinë pranë xhamisë, u njoha me haxhi Xhelalin dhe plot 50 vjet kam qenë pranë tij, plot 30 vjet falesha pranë tij dhe shpesh kur mungonte imami, haxhi Xhelali e zëvendësonte imamin në prirjen e xhematit në namazet e farzit, ndërsa unë e zëvendësoja atë duke bërë ikamet.

Në njërën prej ndejave e pata pyetur myezinin tonë të dashur haxhi Xhelalin të më tregonte se cili më së miri e këndonte Kuranin dhe cili myezin e këndonte më së miri ezanin. Haxhi Xhelali m'u përgjigj: "Pa dyshim kënduesi më i mirë i Kuranit ka qenë hafëz Ismailhaki efendiu, ish-Myftiu i Kosovës gjatë kohës së periudhës së ish-Jugosllavisë dhe mulla Mustafë ef. Dervisholli nga Prishtina (i cili për koincidencë ndërroi jetë tre ditë para Fitër-Bajramit, ndërsa haxhi Xhelali në ditën e tretë të Fitër-Bajramit: shënim i autorit), ndërsa ezanin më të bukur e këndonte gjakovari haxhi Gani Koshi, i cili shërbente në Sarajevë, kryeqytet të Bosnjës". Natyrisht prej modestisë së tij, veten e tij nuk e radhiti në mesin e tyre, edhe pse ai pa mëdyshje ishte njëri prej tyre që këndonte për bukuri ezanin dhe mevludin.

Gjatë jetës sime me të vërtetë ma ka rastisur të dëgjoj këndimin e Kuranit prej hafëz Ismailhaki efendisë sa herë që vinte në Prizren dhe falte ndonjë namaz në xhaminë e Bajraklisë, si dhe këndimin e Kuranit nga mulla Mustafë Dervisholli që e kam dëgjuar në Prishtinë dhe në Mitrovicë, me të vërtetë të dytë e kishin zërin të bukur që shpirti dhe zemra të relaksoheshin dhe të qetësoheshin nga dëgjimi i këndimit të tyre të Kuranit.

Sa herë që dëgjoja këndimin e ezanit, i cili në pesë vaktet e namazeve i këndonte me mekame të ndryshme, por me mekanin që e këndonte namazin e iqindisë ishte i veçantë që do të mbetet përherë në kujtim timin të paharruar. Për atë që më ka thënë për myezinin haxhi Gani Koshi nga Gjakova, ia konfirmoja edhe unë, sepse kisha pasur rast edhe vetë ta dëgjoja në Sarajevë haxhi Gani Koshin, që kishte zë vërtet të veçantë melankolik si bilbil.

Në fund të këtij shkrimi post mortum (pas vdekjes) për myezinin tonë të dashur haxhi Xhelal Hoxhën, do të përfundoj kështu: "Haxhi Xhelal, ke qenë i veçantë, për mua i dashur dhe do të mbetesh përherë në kujtimet e mia si myezin që rallë kishte jo vetëm Prizreni, por edhe Kosova. E lus Allahun fuqiplotë të të mëshirojë me mëshirën e tij të pakufishme, të t'i falë kusuret dhe të ta shpërblejë me xhenetin Firdevs!" Familjes së tij, pesë djemve dhe tri vajzave që la pas, u shpreh ngushëllime të sinqerta dhe u them të jenë krenarë me babanë që patën, me myezinin e paharruar, haxhi Xhelal Hoxhën!

*Av. Faik Miftari*

| AUTOR AGIM GASHI | SHUMË E GJATË | MUNGESA E MORALIT | ISH-SHTET SOVJETIK, TASH ANËTAR I NATO-s | SHTET NË LINDJE TË MESME | FILMI I PARË VIZITMOR "ZANA DHE..." | EKREMI (dim.) | TANTALI | REPUBLIKA | PËREMËR PRONOR | VEPRIM KUNDËR LIGJIT | PAK I ZESHKËT | | LLOJ GURI I ÇMUESHËM | DY ZANORE TË NJËJTA | VEND I VJETËR BALLKANIK |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| SHUMË PREZICE | | | | | | | | | | | | NË KËTË DITË / LLOGORET | | | |
| VERIORE DHE JUGORE? | | | | | | | | I ARSIMIT / SINGLE SIGN ON | | | | | | | |
| LLOJ BIÇIKLETE | | | | | | | PROGRAM MUZIKOR / KYÇ | | | | | | | AMPERI / PASUES IDEALI | |
| ISH-FUTB. HOLANDEZ, VINTER (shq.) | | | | | | JO SIMETRIK / GRUP GJAKU | | | | | | | | | |
| TASH | | | | | MBAJ ANË | | | | | QYTETI NË FOTO | | | | | |
| OLIVIA (dim.) | | | | ZIHEM ME FJALË | | | | | | | KEELE UNIVERSITY | | | | LLOJ ISLAM |
| NIKELI | | | FRANCA / MARRJE E TIPAREVE AMERIKANE | | | | | | | | EMNAK | | | | |
| PARA-ARDHËS I ITALIANËVE | | | | | | | | | | | METRI | | NYJE E FRËNGJ-ISHTES / TË QENËT MUZIKOR | | |
| KEMALI (dim.) | | | | | | | | | | | PRINC ARAB | | | | |
| KAM NEVOJË PËR TË PIRË | | | | | | | | | | | SHKENCË-TAR I NJOHUR PERS | | | | |
| | INSTIT. OF RAILWAY ORGANISAT. / NGACMIM | | | | | | | | | | | ZETA TAU ALPHA / HEDHJE SPIRANCE | | | |
| SEKONDA | | ËSHTË (ang.) / POROSIA | | | | | | | | | PËREMËR VETOR | | | TONI / LLOJ GAZI PA NGJYRË | |
| ISH-KËNGË-TARJA SHQIPTARE, ANIDA | | | | | | | | | | | NAVY KNOWLEDGE ONLINE | | | | I MËNGJESIT, I AGIMIT |
| AI QË I PRIN XHEMATIT NË NAMAZ | | | | | GATESË TRADICION. ME BRUMË | OKATARE | AKTORI E LUFTË-TARI, ÇELAJ | VARIANT I EMRIT YMER (shq.) | | POST-TELECOM INSTITUTE | RADIUSI | | | | |
| LLOJ FRUTI MALOR | | | | SKAJI I KUNDËRT / LUMË NË INDI | | | | | HYRJE / ENERGJIA | | | | | | |
| BASHKIMET | | | | | | | | | | | MOSHË E RE / EMËR M. | | | | |
| E LEZETSHME | | | | | | | | | KOPJIM / EPOS | | | | | | |
| ORARI I QARKULLIMIT TË TRENIT (sh.pashq.) | | | | | | | | | | PËREMËR PRONOR / ZERO | | | | OKSIGJENI / SPANJA | |
| NIMOZA (dim.) | | | | | I EKIPIT | | | | | | | THAJ | | | |



# Savë Batarja dhe Hazir Alija

Savë Batarja ka udhëhequr fushatën konvertuese në Rrafshin e Dukagjinit të shqiptarëve myslimanë në ortodoksë... Ai, sipas vargjeve popullore, është ballafaquar me kryeplakun Hazir Alija, i cili si kundërpërgjigje ndaj kërkesës për konvertim, i përgjigjet:

“Maje n‘men Savë- i ka thanë
Shum selam kralit t’m’i bajsh
Selam kralit, ti, me i çue
S’ke gjetë kishë për m’u kryque... !
Haj medet për Lug t`Baranit
N`kamë u çue Savë Llazari
Don shqiptarët me i shkombtarizue.
Për pa u gri, për pa u coptue.
Shqiptarë jemi, s`kemi fenë me e ndrrue.
Haj medet, shpatën n`qafë ja ka nue
Deri në tokë gjaku i ka shkue
Mos u çartë Hazir, fenë duhet me e ndrrue!
Hazir Alia trim koka qillue
Përpjet gishtin e ka que
Du me u gri e me u coptue
Tybe n`Zotin fenë s`muj me e nrrue
Krisi pushka e dajaku,
Rrugët e shehrit i mbuloj gjaku
Sali Bajraktari u bërtet
Ou, bini vllazen n`shahadet
Edhe një gisht cone përpjetë
Në çdo fshat burrat janë besatue
Me u gri e me u copëtue.
E kurrë fenë mos më ndërrue
Kthehu , more Savë shkau e fol me mue
ku ke ni qi shyptari-musliman fenë me n'rrue
Ramazanat tanë i kem ngjinue,
për Bajram n'xhami jena shkue,
Pa na gri-e pa na coptue
Tybe n'mujsh fenë me naj nrrue
Hasan Bajri n'kam u çue:
Tu nxiftë fjala shka, çka po thue!
Pesqind vjet t'kena sunue,
Asnjer me zor n'xhami s'të kam que,
S'të kena than fen m'e nrrue
Fenë tonë na s'mujm me nrrue,
Se jem m'su n'xhami me shkue
Pasha Allahin koft lavdue
Kurr njat punë s'kam me punue

*(popullore)*




"...E, kur Toka të vishet dhe zbukurohet, dhe kur banorët e saj mendojnë se ata janë zotërues të saj, (atëherë) u vie urdhëri Ynë, natën ose ditën, dhe Na e bëjmë atë si të ketë qenë e korrur, thuajse nuk kishte ekzistuar dje. Kështu, Na ua shpjegojmë argumentet, njerëzve që mendojnë." (Junus, 24)